# ﴿ الصحوة الإسلامية – ضوابط وتوجيهات ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد بن صالح العثيمين

ترجمة: يستنيان توبولي

2011 - 1432

IslamHouse.com

# PËRZGJEDHJE

# RIGJALLËRIMI ISLAM

## RREGULLA DHE UDHËZIME

Për botimin e librit në këtë formë është marrë leje nga
"Fondacioni për bamirësi
i Shejh Muhamed ibn Salih El-Uthejmin"

**Muhamed ibn Salih El-Uthejmin**

tradita
SHOQATE KULTURORE

# Parathënie

Me të vërtetë lavdërimet i takojnë Allahut. Atë e falënderojmë dhe prej Tij ndihmë e falje kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të keqes së shpirtrave tanë dhe prej punëve tona të liga. Atë që Allahu e udhëzon, nuk ka kush e humb e atë që Ai e lë në humbje, nuk ka kush e udhëzon. Dëshmoj dhe deklaroj se nuk ka të adhuruar tjetër *(me të drejtë)* përveç Allahut, Një e i Pashoq. Dëshmoj dhe deklaroj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Allahut, paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të, familjen dhe shokët e tij dhe mbi ata që e ndjekin rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Libri **"Rigjallërimi Islam, rregulla dhe udhëzime"** është botuar disa herë që prej vitit 1414 hixhri (1993 e.s). Për botimin e parë është përkujdesur Shejh Ali bin Husejn Ebu Leuz, të cilit edhe i jemi mirënjohës.

Në zbatim të udhëzimeve dhe këshillave, të cilat i ka përmendur dijetari ynë *Muhamed ibn Salih El-Uthejmini*, Allahu e mëshiroftë, në nxjerrjen e shkrimeve të tij dhe përgatitjen e tyre për botim u realizua –me ndihmën e Zotit- përputhja me kopjen origjinale, të cilën e korrigjoi vetë hirësia e tij.

Duke marrë parasysh këtë fakt, ky është botimi i vetëm që duhet të merret për bazë.

Lusim Allahun e madhëruar ta bëjë këtë punë për hir të Tij, të sinqertë e të dobishme për robërit e tij, dhe ta shpërblejë autorin e ta strehojë në Xhenetet më të larta, se me të vërtetë nuk ka dëgjues të kësaj lutjeje veç Tij.

Falënderimi i takon Allahut, paqja, shpëtimi dhe begatia e Allahut qofshin mbi të Dërguarin tonë Muhamed, mbi familjen dhe të gjithë shokët e tij.

Komisioni shkencor i fondacionit për bamirësi *'Sheh Muhamed ibn Salih El-Uthejmin'*.

*Data 5/3/1424 hixhri.*

## Parathënia e autorit

Me të vërtetë falënderimi i takon Allahut. Atë e falënderojmë e prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të keqes që buron prej nesh dhe prej punëve tona të mbrapshta. Atë që Allahu udhëzon, nuk ka kush e humb e atë që e lë në humbje, askush nuk mund ta udhëzojë.

Dëshmoj dhe deklaroj se nuk ka të adhuruar tjetër (me të drejtë) përveç Allahut, Një e i Pashoq. Dëshmoj dhe deklaroj se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij, të cilin Allahu i Madhëruar e dërgoi me udhëzim dhe fe të vërtetë. Ai e komunikoi shpalljen dhe e çoi në vend amanetin. E këshilloi njerëzimin dhe luftoi për hir të Allahut me një përpjekje të vërtetë. Ai e la popullin e tij në një rrugë të qartë e të bardhë, ku nata dhe dita janë njëlloj.

Mbas Profetit pasuan Kalifët e drejtë, imamët e udhëzuar, të cilët ecën sipas shembullit të të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*, në besim, në adhurim, në sjellje, në bashkëpunim mes tyre, në predikim dhe në luftën për kauzën e Allahut. Allahu me ta qartësoi rrugën dhe ndriçoi errësirën. Në krye të tyre ishte Ebu Bekër Es-Siddik *(radiallahu anhu)*, më pas *Umer el-Faruk, Uthmani dhu Nurejn* dhe *Ali ibn ebi Talib (radiallahu anhum)*. Këtij të fundit i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem,)* kur e dërgoi në Hajber, i tha: ***"Shko ngadalë derisa të futesh në mesin e tyre dhe më pas thirri në Islam, lajmëroji për detyrimin që kanë ndaj Allahut, sepse pasha Zotin! Sikur Allahu të udhëzojë nëpërmjet teje, një njeri do të jetë më mirë***

***për ty sesa të kesh një deve të kuqe".*** [1]

Vëllezër të nderuar! Të gjithë e dimë se sa mirësi na ka dhuruar Allahu i Madhëruar ne si mysliman, në këto vende e në shumë vende të tjera, me këtë lëvizje të begatë e rigjallërim të rinisë islame. Kjo lëvizje e drejtë ka si qëllim që nëpërmjet Kuranit dhe Traditës së Profetit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*, të vendosë zbatimin e fesë së Zotit në tokë.

S'ka dyshim që këtij rigjallërimi të bekuar do t'i kundërvihen armiq të shumtë, ashtu si çdo lëvizjeje të mbarë e të begatshme që lind në këtë umet; sepse sa herë që ndizet drita e së vërtetës, ndizet edhe zjarri i së pavërtetës, e ***"ata duan ta shuajnë dritën e Allahut me gojët e tyre, por Allahu e plotëson dritën e Tij edhe nëse mosbesimtarët e urrejnë atë."*** [2]

Këtë rigjallërim islam që shohim te rinia jonë, meshkuj dhe femra, e që nuk po ndodh vetëm në këtë vend, por në të gjitha vendet islame, ka nevojë për disa elementë që ta shndërrojë atë, me lejen e Allahut, në një lëvizje të dobishme e ripërtëritëse. Më poshtë, me ndihmën e Allahut, unë do t'i sqaroj këto elementë dhe këto rregulla, me të cilat ky rigjallërim do të jetë i suksesshëm dhe dobiprurës. Allahun e madhëruar e lus që ta bëj këtë libër dritë dhe argument për shkruesin e tij, lexuesin dhe të gjithë myslimanët.

AUTORI

---

1 Një nga pasuritë më të shtrenjta në atë kohë për arabët, hadithin e ka transmetuar Buhariu, Nr: 2942/2406.

2 Sure Es-Saf: 8

## PJESA E PARË

## Rregulla të rëndësishme për suksesin e rigjallërimit islam

### Rregulli i parë
### Kapja mbas Kuranit dhe Sunnetit

Me të vërtetë ky rigjallërim, për të cilin falënderojmë Allahun, është i përgjithshëm dhe ka përfshirë mbarë vendet islame, siç kemi dëgjuar, por ky rigjallërim duhet të mbështetet mbi themele të forta të marra nga Libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*. Nëse nuk do të jetë i ndërtuar kështu, atëherë do të jetë zgjim i pakontrolluar e i furtunshëm, ndoshta do të rrënojë më shumë se do të ndërtojë. Ndërsa nëse do të ndërtohej patundur mbi librin e Allahut dhe Sunnetin e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*, efektet pozitive të tij do të dukeshin qartë në umetin islam dhe në popujt e tjerë.

Të gjithë e dimë ndodhinë e Ebu Sufjanit, i cili kur shkoi në Sham, pati një bisedë me mbretin e atëhershëm Heraklin, mbretin e Bizantit, ndërsa vetë Ebu Sufjani në atë kohë ishte jobesimtar. Ebu Sufjani i tregoi për adhurimin që Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* i kushtonte Allahut të madhëruar, urrejtjen që kishte ndaj idhujve, për moralin e tij të lartë, për sjelljen e mirë, besnikërinë e tij e shumë cilësi të tjera të cilat i ka urdhëruar Islami. Atëherë Herakli, i tha Ebu Sufjanit: "*Nëse është e vërtetë ajo që thua, ai (profeti) ka për të sunduar çka (tokën që) kam nën këmbë.*"[3]

---

3 Transmeton Buhari në librin "Fillimi i shpalljes"Nr: (7).

Kush mund ta imagjinonte në atë kohë që një mbret si Herakliu të thoshte mes popullit të tij për Profetin: "*Nëse është e vërtetë ajo që thua, ai (profeti) ka për të sunduar çka (tokën që) kam nën këmbë."* ?! Kush mund ta imagjinonte një gjë të tillë në atë kohë, kur Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* akoma nuk i kishin besuar arabët dhe ndërkohë që as Meka nuk ishte çliruar?! Këtë gjë e përfytyroi Herakliu! A ndodhi me të vërtetë apo jo?! A nuk e sundoi Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* atë çka kishte nën këmbë Herakliu -pra Shamin? Si e bëri një gjë të tillë, Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* vdiq para se të çlirohej Shami. I Dërguari i Allahut *(sallahu alejhi ue selem)* e sundoi çka kishte nën këmbë Herakliu, me thirrjen e tij dhe jo me qenien e tij. Sepse thirrja e tij erdhi në këtë tokë dhe i zhduku idhujt dhe shirkun. Më pas e morën sundimin Kalifët e drejtë, të cilët e sunduan atë (Shamin) me thirrjen dhe fenë e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*.

Ndaj mund të themi: Nëse myslimanët do t'i ktheheshin sinqerisht fesë së Allahut, nëse udhëheqësit dhe populli me të vërtetë do t'i përkushtoheshin Allahut e do t'i merrnin besimtarët për miq, ndërsa jobesimtarët për armiq, ata do ta sundonin të gjithë botën nga lindja në perëndim. Ata nuk do të triumfonin nëpërmjet nacionalizmit e as nëpërmjet autoritetit të tyre, apo sepse i përkasin një fisi të veçantë, por do të triumfonin për shkak se zbatojnë fenë e Allahut. Ai u ka premtuar se do ta lartësoj fenë e Tij mbi të gjitha fetë, Allahu i madhëruar thotë: ***"(Allahu është) Ai, i cili e solli të Dërguarin e Tij me udhëzim dhe fe të vërtetë, që ta ngrejë atë mbi të gjitha fetë."***[4] Dhe rrjedhimisht me triumfin e kësaj feje do të triumfojnë edhe ata që e pasojnë atë.

Nëse ky zgjim që ka përfshirë të rinjtë myslimanë sot, nuk do të mbështetet te libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*, atëherë do të shndërrohet në një rrëmujë, aq sa më shumë mund të shkatërroj se do të ndërtoj.

4 Sure Es-Saf: 9

Nëse bëhet një pyetje: Si t'i kthehemi librit të Allahut dhe Sunnetit të të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*? Unë u them**:**

**Së pari:** Kthimi te Libri i Allahut:

Për sa i përket kthimit te Libri i Allahut, ai plotësohet atëherë kur muslimanët të kujdesen për të marrë kuptimin e saktë të tij, e pastaj të punojnë me çka ka ardhur në të, sepse Allahu i lartësuar thotë: ***"Këtë libër të bekuar ta zbritëm Ty, me qëllim që të thellohen në kuptimin e ajeteve të tij e të përkujtohen të zotët e mendjes së shëndoshë."***[5]

Meditimi dhe thellimi në ajetet e Kuranit të çon në të kuptuarit e domethënies së tyre.

***"...e të përkujtohen të zotët e mendjes së shëndoshë",*** *"përkujtim"* do të thotë të punuarit me këtë Kuran.

Ky Kur'an ka zbritur për këtë qëllim dhe për këtë urti. E nëse ka zbritur për këtë, atëherë le t'i kthehemi që të thellohemi e të mësojmë kuptimet e tij, pastaj të praktikojmë atë që ka ardhur. Sepse me të vërtetë në të gjendet lumturia e kësaj bote dhe e tjetrës. Allahu i madhëruar thotë: ***"....atëherë kushdo që ndjek Udhëzimin Tim, nuk do të humbë e as që do të bjerë në mjerim. E kushdo që ia kthen shpinën Mesazhit Tim, pa dyshim që për të do të ketë jetë të vështirë e në Ditën e Kiametit do ta ringjallim të verbër."***[6]

Ndaj nuk mund të ndeshësh njeri më të qetë, më të çiltër e më të gëzuar sesa besimtari, asnjëherë! Edhe nëse ai është i varfër, sepse besimtari është nga njerëzit më të qetë shpirtërisht dhe më pak i stresuar se çdokush tjetër. Lexoni nëse dëshironi Fjalën e Allahut të Lartësuar: ***"Kushdo që bën të mira prej jush, qoftë mashkull apo femër, duke qenë se është besimtar, Ne do t'i japim jetë të mirë e do ta shpërblejmë për punën e tij më mirë sesa ai ka punuar."***[7]

Ç'është jeta e mirë?

---

5 Sure Sad: 29

6 Sure Taha: 123, 124

7 Sure Nahl: 97

A është jeta e mirë shtimi i pasurisë?

Apo është shtimi i pasardhësve?

Apo është siguria?

Jo, jeta e mirë është qetësia shpirtërore dhe rehatia e zemrës, edhe sikur njeriu të ndodhet në varfërinë më të madhe, por ai me besim është i qetë shpirtërisht.

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Çudi me gjendjen e besimtarit, çdo situatë për të është e mirë! E kjo nuk është veçse për besimtarin! Nëse i vjen ndonjë mirësi, falënderon e kjo është e mirë për të, por nëse i bie ndonjë fatkeqësi, duron dhe kjo gjithashtu është e mirë për të"***[8]

Nëse jobesimtarit i bie ndonjë fatkeqësi, a do të durojë? Sigurisht që jo. Përkundrazi, do të mërzitej e kjo botë do t'i dukej tepër e vogël, e ndoshta edhe mund të shkonte deri në vetëvrasje.

Ndërsa besimtari duron dhe gjen kënaqësi në këtë durim, sepse shpirti e zemra e tij është e qetë dhe e mbushur me besim, prandaj jeta e tij është e mirë. Ndaj këtu mund të themi se Fjala e Allahut të Lartësuar: ***"...Ne do t'i japim jetë të mirë"***, do të thotë: jetë në zemrën dhe shpirtin e tij.

Disa historianë që kanë folur për jetën e Hafidh ibn Haxherit, i cili ka qenë edhe gjykatës në Egjipt në kohën e tij, kanë treguar se kur ai vinte në punë në mëngjes, e sillte një karrocë e tërhequr nga kuajt. Një ditë kaloi pranë një egjiptiani çifut që ishte shitës vaji, zakonisht ata që merreshin me këtë punë rrobat gjithmonë i kishin të papastra. Çifuti i doli përpara, i ndaloi karrocën dhe i tha Hafidh ibn Haxherit –rahmet pastë-: Profeti juaj ka thënë: ***"Dynjaja është burg për besimtarin dhe xhenet për jobesimtarin."***[9] Ndërsa ti je kryegjykatësi i Egjiptit, vjen në këtë shpurë, dhe ke gjithë këto të mira! Ndërsa unë jam në këto vështirësi e këtë mjerim që sheh! Hafidh ibn Haxher i tha: "Unë me gjithë këto të mira dhe kënaqësi që kam, përballë mirësive

8 Transmeton Muslimi (2999)

9 Transmeton Muslimi (2956)

të xhenetit jam si në burg. Ndërsa ti me gjithë mjerimin në të cilin je, përballë mjerimit në zjarr je si në xhenet." Çifuti kur i dëgjoi këto, tha: "Dëshmoj se s'ka zot tjetër veç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij", dhe u bë musliman.

* Pra besimtari është në një mirësi të madhe, cilado qoftë gjendja e tij, sepse e ka fituar dynjanë dhe ahiretin.

* Ndërsa jobesimtari është në mjerim dhe fatkeqësi, sepse e ka humbur dynjanë dhe ahiretin.

Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Pasha kohën! Me të vërtetë njeriu është në humbje. Përveç atyre që besuan, bënë vepra të mira, këshilluan njëri-tjetrin për në rrugë të drejtë dhe këshilluan njëri-tjetrin për durim."***[10]

Jobesimtarët dhe ata që e kanë humbur fenë e Allahut dhe janë zhytur në kënaqësitë e dëfrimet e tyre, ata edhe sikur të ndërtojnë pallate të larta e kjo botë t'ju buzëqeshë, në të vërtetë janë në skëterrë.

Disa nga të parët tanë të mirë kanë thënë: "Sikur ta dinë mbretërit dhe pasardhësit e mbretërve lumturinë në të cilën jemi, do të na luftonin me shpata për të na e marrë atë."

Besimtarët e gjejnë kënaqësinë tek i përulen Allahut dhe e përmendin Atë. Ata janë të kënaqur me caktimin e Allahut, nëse i kaplon ndonjë e keqe, bëjnë durim e nëse u vjen ndonjë e mirë, falënderojnë, kështu ata përherë ndodhen në gjendje të mirë. Në dallim me ata që lakmojnë këtë botë, Allahu i madhëruar i ka cilësuar si të tillë me fjalët e Tij: ***"e nëse marrin hise prej saj, kënaqen, e nëse nuk u jepet gjë prej saj, atëherë sillen si të tërbuar."***[11]

Vëllezër! Librin e Allahut e kemi mes nesh, le t'i kthehemi pra atij, të meditojmë e të thellohemi në mësimin e tij dhe të punojmë me çka ai na këshillon.

---

10 Sure El-Asr

11 Sure Teube: 58

**Së dyti:** Kthimi te Sunneti i të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*.

Sunneti i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* që kemi trashëguar, gjendet para nesh i ruajtur, ashtu siç ka ardhur nga Profeti, dhe për këtë falënderojmë Allahun. Edhe ato thënie të sajuara në emër të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* dijetarët i kanë sqaruar duke na treguar kështu Sunnetin e saktë dhe duke qartësuar hadithet e shpifura, kështu që Sunneti ka mbetur i qartë dhe i ruajtur. Çdo njeri mund të arrijë të përfitojë prej Sunnetit me anë të librave, nëse mundet, e nëse jo, atëherë duke pyetur dijetarët.

Nëse dikush thotë: Si mund të pajtosh ndërmjet asaj që the për kthimin te libri i Allahut të madhëruar e te Sunneti i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, dhe asaj që ne konstatojmë se shumë njerëz pasojnë medh'hebe të ndryshme (shkollave juridike islame), duke thënë se unë jam në filan medh'heb, e tjetri thotë se unë jam në filan medh'heb?!

Sikur t'i thuash dikujt se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë kështu, të thotë se unë jam në medh'hebin Hanefi, për shembull, apo në medh'hebin Hanbeli, apo në medh'hebin Maliki!

**Përgjigjja** ndaj kësaj është: Se ne të gjithë themi: "Dëshmoj se s'ka zot tjetër veç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij." Por ç'kuptim ka dëshmia se Muhamedi është i Dërguari i Allahut? Dijetarët kanë thënë se kuptimi i saj është:

- bindje për çka na ka urdhëruar
- largim nga gjithçka që na e ka ndaluar
- besimi për çdo gjë që na ka lajmëruar
- dhe nuk duhet të adhurohet Allahu veçse në atë mënyrë që Profeti na ka mësuar.

Ky është kuptimi i dëshmisë se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Allahut.

Kështu që nëse dikush thotë: Unë jam prej këtij apo atij medhhebi, ne i themi: Kjo është fjala e të Dërguarit të Allahut (*salallahu alejhi ue selem*), ndaj mos e kundërshto atë me fjalën e askujt. Madje edhe vetë imamët e medhhebeve i ndalojnë

njerëzit nga pasimi i tyre i verbër dhe në mënyrë absolute. Ata vetë thoshin: *"Nëse bëhet e qartë e vërteta, atëherë është obligim pasimi i saj."* Kështu që i themi këtij vëllait tonë, i cili na kundërshton duke thënë se është i filan medhhebi: Ne dhe ti, të gjithë dëshmojmë se Muhamedi është i Dërguari i Allahut e kjo dëshmi nuk plotësohet veçse duke pasuar të Dërguarin e Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*.

Sunneti i Profetit gjendet para nesh i qartë e i kuptueshëm, megjithatë unë nuk kam për qëllim me këto fjalë se duhet t'u ulim vlerën librave të fikhut apo librave të dijetarëve. Përfitimi nga librat e tyre është i nevojshëm për të njohur metodat që kanë përdorur dijetarët për të nxjerrë ligjet e fesë si dhe argumentet që kanë përdorur, metoda pa të cilat nuk mund të realizohet kërkimi i dijes. Ndaj edhe ata që nuk kanë mësuar nëpërmjet dijetarëve, kanë gabime të shumta, sepse i shikojnë gjërat jo me atë rëndësinë e duhur. Marrin për shembull librin e Sahih Buharit dhe predikojnë atë që thuhet në të, mirëpo siç dihet në të ka hadithe përgjithshme e të posaçme, të papërcaktuara e të përcaktuara, apo hadithe të shfuqizuara, por ata nuk i njohin këto gjëra e ndaj ndodhin gabime të mëdha.

E rëndësishme është që ta ngremë zgjimin tonë mbi këto dy baza: Librin e Allahut dhe Sunnetin e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*, e mos t'i japim përparësi fjalës së askujt prej njerëzve para fjalëve të Profetit, kushdo qoftë ai.

## Rregulli i dytë
## DIJA DHE MENDJEMPREHTËSIA

Një nga çështjet kryesore mbi të cilat duhet të përqendrohet ky zgjim është dija. Pra njohja e fesë së Allahut të Madhëruar, e marrë kjo nga dy burime të cilat nuk kanë të tretë. Këto burime janë: Libri i Allahut dhe Sunneti i të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*. Allahu i Madhëruar thotë: ***"ta kemi zbritur ty përkujtuesin (Kuranin), që tu qartësosh njerëzve se çka u është zbritur atyre."***[12]

Gjithashtu Allahu i madhëruar thotë: ***"Allahu të ka zbritur ty librin dhe urtësinë, e të mësoi ty atë çka nuk e dije. E mirësia e Allahut për ty ka qenë e madhe!"***[13]

Pra dija është baza ku mbështetet thirrja dhe lënda e saj. Është e pamundur që thirrja të kryhet ashtu siç dëshiron Allahu i madhëruar vetëm nëse ajo mbështetet në dije. Buhari -Allahu e mëshiroftë- në librin e tij autentik të haditheve e ka titulluar një temë me këtë titull: *"Kapitulli i dijes para fjalës dhe punës."* Dhe është argumentuar me thënien e Allahut të madhëruar ku thotë: ***"Dije se padyshim nuk ka të adhuruar tjetër (me të drejtë) përveç Allahut, dhe kërko falje për gjynahet e tua"***[14]

Kështu që çdo thirrje që bëhet pa dije padyshim që do të çojë në devijime dhe humbje. Ndaj edhe Profeti na ka tërhequr vëmendjen për këtë problem, i cili do dalë në pah atëherë kur do të vdesin dijetarët dhe nuk do të mbesin vetëm se njerëz injorantë

---

12 Sure  Nahl: 44

13 Sure Nisa: 113

14 Sure Muhamed: 19

(nga ana fetare) të cilët do të japin fetva pa dije, ku do të humbin vetveten dhe të tjerët.[15]

Ne shohim se shumë prej vëllezërve, të cilët i ka përfshirë ky rigjallërim, veprojnë të shtyrë nga emocionet fetare, gjë e cila pa dyshim është diçka e mirë, sepse nëse nuk do të ekzistojë zelli, emocioni e ndjenja fetare nuk do të ketë përparim, por vetëm kjo nuk mjafton. Duhet që njeriu patjetër të pajiset me dije që të mund të ecë përpara në thirrjen dhe punën e tij. Prandaj i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Përcillni prej meje qoftë edhe një ajet"***[16]

E ne nuk mund të përcjellim prej tij vetëm atë që kemi mësuar prej fesë së tij. Sepse thënia e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"Përcillni prej meje...."*** do të thotë se ai na ka lënë mëkëmbës të tij në përcjelljen e asaj që ai ka thënë dhe vepruar. Kështu, thirrësi duhet të ketë dije për atë në të cilën thërret. Dije të saktë të marrë nga libri i Allahut dhe Sunneti i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*. Çdo dije që merret nga ndonjë burim tjetër veç Kuranit dhe Sunnetit duhet që të ballafaqohet së pari me këta të dy. Dy mundësi ka: ose do të jetë në përputhje me to ose do të jetë kundra. Nëse është në përputhje me to, merret e nëse jo, atëherë del si detyrë që t'i kthehet mbrapsht atij që e ka thënë këtë, kushdo qoftë ai.

Përcillet nga Ibn Abasi *(radiallahu anhuma)* se ai ka thënë: *"Edhe pak edhe mundet tu bien gurë nga qielli! Unë u them: Ka thënë i Dërguari i Allahut! E ju thoni: Ka thënë Ebu Bekri, ka thënë Umeri!"*

Kur këto fjalë thuhen për Ebu Bekrin dhe Umerin, për ato gjëra që nuk përputhen me thëniet e Profetit, e ç'mund të themi atëherë

---

15 E bazuar kjo në hadithin e *Abdull-llah bin Amr bin A'as radiallahu anhuma* që ka thënë: e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* të thotë: *"Padyshim se Allahu i madhëruar nuk e largon dijen duke e marrë atë nga kraharorët e njerëzve, por e largon atë me vdekjen e dijetarëve. Derisa nuk mbet asnjë dijetar e njerëzit pastaj marrin disa koka injorantësh, të cilët pyeten, e japin fetva pa dije, humbin të tjerët e humbin vetveten"*. Transmeton Buhariu Nr.(100). Dhe Muslimi Nr. (2673).

16 Transmeton Buhariu Nr.(3461)

për të tjerët që janë më të pakët se ata në dije e devotshmëri dhe nuk e kanë shoqëruar Profetin si ata?! Nëse fjala e tyre kthehet kur nuk është në përputhje me librin e Allahut e Sunnetin e Profetit, atëherë të tjerëve më parë duhet t'iu kthehet. Për këtë çështje Allahu i madhëruar ka thënë**:** ***"Le të kenë kujdes ata të cilët kundërshtojnë urdhrin e tij (Profetit) që mos t'u bjerë ndonjë fitne apo tu bjerë ndonjë ndëshkim i dhimbshëm!"[17]***

Imam Ahmedi, Allahu e mëshiroftë për këtë ajet pat thënë: *"A e di se ç'është fitnja? Fitnja është shirku. Sepse ndofta me mosbindjen tënde ndaj disa prej thënieve të tij (Profetit), të devijon zemra dhe të zë shkatërrimi."*

Thirrja që bëhet pa dije, është injorancë. E injoranca, dëmi i saj është më i madh se dobia, sepse ai person që e konsideron veten si predikues dhe këshillues nëse është injorant atëherë ai është i humbur dhe do të humb edhe ata që i shkojnë pas, Allahu na ruajt! Në këtë rast injoranca e tij është injorancë e ndërlikuar. Injoranca e ndërlikuar është më e keqe sesa injoranca e thjeshtë. Injoranca e thjeshtë nuk të lë të flasësh, e kjo mund të largohet duke mësuar. Por, i gjithë problemi është tek injoranca e ndërlikuar. Sepse injoranti i ndërlikuar nuk rri urtë, por përkundrazi do të flasë, qofshin këto fjalë edhe pa dije, e në këtë rast do të shndërrohet në prishës e rrënues më shumë se të jetë ndriçues e përmirësues.

Thirrja në rrugë të Allahut pa dije nuk pajton me metodën e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)* dhe as me metodën e pasuesve të tij. Lexojeni thënien e Allahut ku e urdhëron të Dërguarin e Tij *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"Thuaj: Kjo është rruga ime, ju ftoj për tek Allahu me dije të sigurt, unë dhe kushdo që më ndjek mua. Lavdia i qoftë Allahut, e unë nuk jam prej idhujtarëve."[18]***

Ka thënë: ***Ftoj për tek Allahu me dije të sigurt unë dhe kush më ndjek mua***, pra kush e pason Profetin *(salallahu alejhi ue*

---

17 Sure Nur: 63

18 Sure Jusuf: 108

*selem)*, duhet që patjetër të ftojë në rrugë të Allahut me dije të sigurt e jo me injorancë.

Mendo pak në thënien ***"me dije të sigurt"*** e pra me dije të sigurt nënkuptohen tre çështje:

**Së pari**: të ketë dije të sigurt për atë në të cilën thërret.

Të ketë dije për gjykimin që ka feja për atë çka po flet, sepse mundet të flasë për diçka të cilën ai e mendon se është obligim e ajo nuk është obligim, e kështu i ngarkon njerëzit me atë që nuk i ka ngarkuar Allahu i Madhëruar. Ndoshta ndalon diçka që mendon se është haram, e ajo në fenë e Allahut të madhëruar nuk është e tillë, pra u ndalon robërve të Allahut atë që u është lejuar.

Ne kemi dëgjuar për njerëz që bëjnë thirrje për të lënë çdo gjë të re, edhe nëse kjo gjë e re është e domosdoshme e sipas fesë nuk ka asgjë të keqe në të. Për shembull, ka njerëz që thonë: Mos dëgjo Kur'an nga magnetofoni! Pse?! Sepse kjo nuk ka qenë e njohur në kohën e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)* dhe të sahabëve, kështu që kjo është bidat, sepse Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Çdo bidat është humbje."***![19]

Ky person thërret në rrugë të Allahut, por pa pasur dije dhe mendjemprehtësi, sepse ky magnetofon është mjet për mësimin e fjalëve që dëgjojmë. Mjetet nuk janë si qëllimet, por mjetet gjykohen sipas qëllimeve. Nëse do të ishte kështu siç thotë ky njeri, atëherë a ka pasur në kohën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* biblioteka apo shtypshkronja ku të shtypeshin librat? Përgjigja është "Jo", madje as kalendar nuk ka pasur në kohën e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*. I pari që e ka vënë kalendarin ka qenë Umer ibn el-Khatab *(radiallahu anhu)* në vitin e 16 sipas hixhretit. A mund të themi tani se përdorimi i kalendarit është bidat e nuk lejohet? Patjetër që jo. Prandaj duhet që të kemi dije të sigurt për atë çka flasim.

Ndërsa në të kundërt, ka disa të tjerë të cilët e teprojnë në gjëra të tilla. Për shembull ka të atillë që thonë: Vëreni të thërritet

19 Transmeton Muslimi Nr.867

ezani me kasetë! Ky është e kundërta e të parit. Ky njeri nuk do prej nesh që ta adhurojmë Allahun e madhëruar me thirrjen e ezanit, por do që me anë të kësaj kasete njerëzit të dëgjojnë ezanin nga zëri i një personi i cili mundet edhe mos të jetë gjallë! E kjo gjithashtu është gabim. Pra duhet që njeriu që fton në rrugë të Allahut të ketë dije dhe mençuri.

Ka njerëz që mendojnë për ndonjë çështje se është detyrim, e ai e gjykon një gjë të tillë duke u mbështetur në konkluzione të gabuara që i ka nxjerrë me mendjen e tij. Ah, sikur të mjaftohej me kaq! Por, ai mbi bazën e këtij mendimi që ka marrë apo e mbështet mbi ndonjë iluzion të pa saktë, ndërton miqësitë dhe armiqësitë e tij! Dhe këtu qëndron problemi! Nëse dikush nuk ia pranon mendimin, duke qenë edhe i gabuar në peshoren e argumenteve të Kur'anit dhe Sunnetit, ai e urren këtë person e nuk do ta shikojë me sy atë. Nëse ndonjë bie dakord me mendimin e tij, atëherë ai e do atë, edhe pse ai mund të ketë bidate të tjera, por përderisa ai bie dakord me mendimin e tij, ai bëhet i dashur për të. Këtu qëndron edhe problemi më i madh!

Nuk pretendoj se do t'i japë zgjidhje këtij problemi, e veçanërisht për këtë çështje, pasi ky problem është shumë i përhapur dhe njihet nga shumë të rinj. Disa të rinjve kanë arritur deri aty sa e duan një person dhe e urrejnë një tjetër, vetëm se filan person u ka dhënë fetva sipas asaj që ata e mendojnë se është e vërtetë, dhe e urrejnë atë tjetrin sepse ai u ka dhënë fetva që ata mendojnë se nuk është e drejtë. E kjo është gabim.

Personi i cili jep fetva nuk jep fetva me qëllim që të lavdërohet te njerëzit, e që të jetë i dashur apo i urryer tek ata, porse jep fetva sipas asaj që mendon se pajton me fenë e Allahut. Sepse myftiu në emër të kujt shprehet? Ai shprehet në emër të fesë së Allahut dhe ligjit të Tij. Ndaj myftiu duhet që ta dijë shumë mirë se ku po e vë këmbën para se ta hedhë. Duhet ta dijë mirë para se të japë fetva për këtë apo për atë gjë, që pikërisht ky gjykim që ai po jep është ligji i Allahut. Ai duhet ta dijë se përfaqëson fenë e Zotit. E rëndësishme është që njeriu të ketë dije të sigurt për atë që thotë.

**Së dyti:** Të njoh gjendjen e atyre që fton.

Kur Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* e dërgoi Muadhin në Jemen, ai i tha atij: ***"Ti po shkon tek një popull që është prej ithtarëve të librit..."***[20]

Ai ia tha këtë, që Muadhi të njohë situatën e tyre e të përgatitet për këtë gjendje. A mundet që të thërresësh dikë në fe, e ti të mos njohësh gjendjen në të cilën ai jeton? Ndoshta ky njeri mund të ketë aq dije e mund të jetë aq pehlivan sa mund të të ndalë që në fillim, edhe pse ti mund të jesh në të drejtë.

Kështu që patjetër duhet të njohësh gjendjen e atij që thërret, çfarë niveli dijeje ka? Në ç'nivel duhet bërë dialogu me të? Në mënyrë që të mund të bisedosh dhe ballafaqohesh me të. Sepse nëse ti futesh në bisedë me një person të fortë në dialog, ky dialog do të shndërrohet në humbje të madhe për të vërtetën, e ti do bëhesh shkak për këtë humbje. Mos mendo se ai që ndjek të pavërtetën gjithmonë humbet, sepse Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: **"*Me të vërtetë, ju vini për t'u gjykuar tek unë dhe ndoshta disa prej jush janë më të shkathtë në shfaqjen e argumentit se disa të tjerë. Ndërsa unë gjykoj për të ashtu siç dëgjoj prej tij. Kujtdo që me gjykimin tim i jap të drejtën e vëllait të tij*** *(pra atë që nuk e meriton)****, ai mos ta marrë atë, sepse në këtë rast i kam ndarë*** *(dhënë)* ***atij një pjesë nga zjarri."***[21]

Kjo do të thotë se kundërshtari, edhe nëse është në të kotë, mund të jetë më orator në shfaqjen e argumenteve të tij sesa ai që posedon të vërtetën. Ndaj edhe gjykohet sipas asaj që ka thënë ky njeri. Prandaj e theksoj duhet që patjetër të njohësh gjendjen e atij të cilit i bën thirrje.

**Së treti:** Të ketë mendjemprehtësi në mënyrën e thirrjes.

Kjo cilësi u mungon një pjese të atyre që thërrasin në rrugë të Allahut. Ka nga ata që kanë zell dhe entuziazëm të madh, aq sa nuk munden ta përmbajnë veten e tyre për atë që duan të kryejnë. Dhe

---

20 Transmeton Buhariu Nr/1395. edhe Muslimi Nr/19

21 Transmeton Buhariu Nr/2680. dhe Muslimi Nr/1713

kështu ata ftojnë në fenë e Allahut pa urtësi, e Allahu i madhëruar thotë: ***"Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën më të mirë!"*[22]**

Ky thirrës i mirë, që Allahu ia ka mbushur zemrën plot zell për fenë e tij, nuk e përmban dot veten, dhe sapo shikon ndonjë vepër të keqe e sulmon atë si skifteri që bie mbi prenë e tij! Pa menduar aspak për pasojat e këtij veprimi, që jo vetëm dëmton atë si thirrës, por edhe ata që janë si ai në këtë rrugë të vërtetë.

Ju padyshim e dini se e vërteta ka armiq, Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Kështu pra; Ne i kemi bërë çdo profeti armiq prej kriminelëve."*[23]** Çdo thirrje e Profetëve ka armiq prej kriminelëve. Prandaj duhet që thirrësi, para se të lëvizë, të shikojë rezultatin e t'i masë çështjet, sepse ndoshta ai mund të bëj në atë moment diçka me të cilën shfryn dufin e zjarrit tij. E ndërsa me maturi e urtësi në të ardhmen do të fikë jo vetëm zjarrin e xhelozisë së tij, por edhe të tjerëve përveç tij, e ndoshta kjo do të jetë në të ardhmen e afërt e jo të largët.

Prandaj i porosis vëllezërit e mi thirrës, që mos të nxitohen, të jenë të urtë e të matur në thirrjen e tyre. Ata e dinë se Allahu i Madhëruar ka thënë: ***"Ai i jep urtësi kujt të dojë, e atij që i është dhënë urtësia, i është dhënë mirësi e madhe."*[24]**

Ne mund të japim për këtë pikë shembuj të ndryshëm nga udhëzimi i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, mësuesi i të gjithë të mirave, thirrësi më i mirë e më i drejtë.

Duhet thënë se pajisja e thirrësit me një dije të saktë e mendjemprehtësi, e bazuar kjo në librin e Allahut dhe Sunnetin e Profetit, është detyrim fetar. Ashtu siç është edhe një përfundim logjikë, që nuk shkon pas iluzioneve dhe pasioneve.

Si mund të thërrasësh njerëzit për tek Allahut e ti nuk e njeh rrugën që të shpie tek Ai? Nuk njeh as fenë e Tij? E si atëherë mund të jesh thirrës?!

---

22 Sure Nahl: 125

23 Sure Furkan: 31

24 Sure Bekareh: 269

Nëse njeriu nuk ka dije, atëherë puna e parë që duhet të bëjë është të mësojë, e pastaj së dyti të bëjë thirrje.

Dikush mund të thotë: Kjo a nuk bie në kundërshtim me thënien e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)* ku thotë: ***"Përcillni prej meje qoftë edhe një ajet"***? Përgjigja është: "Jo", sepse i Dërguari *(salallahu alejhi ue selem)* thotë: ***"Përcillni prej meje...***", kështu që duhet patjetër që ajo që përcjellim të ketë dalë prej Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, e pikërisht ne këtë gjë duam. Kur themi se thirrësi duhet të ketë dije, nuk kemi për qëllim se ai duhet të ketë shumë dije, por kemi për qëllim që mos të ftojë vetëm se në atë që ka dije e të mos flasë për atë që nuk e di.

## Rregulli i tretë
## Të kuptuarit e drejtë

Një nga çështjet e rëndësishme që duhet marrë parasysh në këtë zgjim të begatshëm, është edhe të kuptuarit e drejtë dhe të saktë. Pra të kuptojmë qëllimin e Allahut të Madhëruar dhe qëllimin e të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*. Sepse shumë prej njerëzve kanë njohuri, por nuk arrijnë të kapin thelbin e kuptimit. Nuk mjafton që të mësosh nga libri i Allahut apo çka mundesh nga Sunneti i Profetit pa e kuptuar atë. Patjetër duhet që të kuptosh nga thëniet e Allahut dhe të Profetit atë që ka pasur për qëllim Allahu dhe Profeti. Sa e sa njerëz ka që përdorin fjalët e Allahut të madhëruar dhe fjalët e të Dërguarit të Tij *(salallahu alejhi ue selem)* jo sipas qëllimit e tyre të saktë, e me këtë gjë kanë sjellë humbje të mëdha?!

Këtu dua të tërheq vërejtjen për një pikë të rëndësishme, e kjo është: Gabimi në të kuptuar mund të jetë më i rrezikshëm sesa gabimi që vjen nga padija; sepse injoranti i cili gabon nga padija e tij, e di që nuk di dhe mëson, por ai që kupton gabim, ai e heq veten si i ditur dhe mendon se kjo që ai ka kuptuar është qëllimi i Allahut të Madhëruar dhe i të Dërguarit të Tij (*salallahu alejhi ue selem*).

Për të vënë në dukje rëndësinë e të kuptuarit do të përmend disa shembuj.

**Shembulli i parë**: Allahu i Madhëruar thotë: ***"Edhe Daudi dhe Sulejmani kur ata gjykuan për dhentë të cilat kishin ngrënë nga ara e popullit tjetër, e Ne në gjykimin e tyre ishim***

***Dëshmues. Dhe ne e bëmë Sulejmanin ta kuptojë çështjen, dhe secilit prej tyre Ne i dhamë gjykim të drejtë dhe dije. Dhe ia nënshtruam malet dhe zogjtë të lavdërojnë Madhështinë Tonë bashkë me Daudin. E ishim Ne Vepruesit e gjithë këtyre."[25]***

Allahu i Madhëruar e privilegjoi Sulejmanin mbi Daudin në këtë çështje ***"dhe ne e bëmë Sulejmanin ta kuptojë çështjen".*** Por, kjo nuk do të thotë se dija e Daudit *(alejhi selam)* ishte e mangët, sepse ***"të dyve u Dhamë gjykim të drejtë dhe dije".*** Shiko në ajetin ku Allahu i Madhëruar përmend veçorinë e Sulejmanit në të kuptuar. Por, në të njëjtën kohë Ai përmend edhe veçorinë e Daudit *(alejhi selam)* me thënien e Tij: ***"Dhe ia nënshtruam malet dhe zogjtë të lavdërojnë Madhështinë tonë bashkë me Daudin".*** E gjitha kjo me qëllim që të ata të jenë të barabartë. Allahu përmendi gjërat që kanë të përbashkëta: të gjykuarin dhe dijen, përmendi dhe atë që e ka të veçantë secili prej tyre.

Kjo na tregon neve rëndësinë e të kuptuarit dhe se dija nuk është gjithçka.

**Shembulli i dytë:** Nëse në stinën të dimrit kemi dy enë, njëra me ujë të nxehtë e tjetra me ujë të ftohtë. Vjen një njeri që do të lahet nga xhunubllëku. Disa thonë që të lahet me ujë të ftohtë më mirë, sepse larja me ujë të ftohtë ka vështirësi e Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"A doni t'u tregoj për diçka që iu fshin gjynahet dhe iu ngre gradët?"*** Ata thanë: Patjetër o i Dërguari i Allahut. Ai tha: ***"marrja e abdesit mirë e mirë edhe kur ke vështirësi."[26]*** Ky hadith ka për qëllim marrjen e abdesit në ditët e ftohta. Nëse do të merrej abdesi me ujë të ftohtë do të ishte më mirë se të merrej me ujë të ngrohtë, duke iu përshtatur kështu temperaturës së ambientit. Pra ky njeri ka dhënë fetva se përdorimi i ujit të ftohtë është më i mirë, duke marrë si argument hadithin e mësipërm. Gabimi në këtë rast

25 Sure Enbija:78/79

26 Transmeton Muslimi Nr/251

është në dije apo në të kuptuar? Duket qartë se gabimi është në të kuptuar. Sepse i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) thotë: ***"marrja e abdesit mirë e mirë edhe kur ke vështirësi*"**, e nuk ka thënë: *të zgjedhësh ujin e ftohtë për abdes*. Këto dy fjalë ndryshojnë në kuptim. E nëse do të përmendej në hadith fjala e dytë, atëherë do të thoshim të zgjidhte ujin e ftohtë. Por ai thotë: ***"marrja e abdesit mirë e mirë edhe kur ke vështirësi** (nga të ftohtit)**."*** D.m.th. që njeriun nuk duhet ta pengojë ftohtësia e ujit që të marr abdes mirë e mirë. Pastaj ne edhe mund të themi edhe diçka tjetër: A do Allahu i madhëruar për robërit e Tij lehtësi apo vështirësi? Përgjigja gjendet në thënien e Allahut të Madhëruar: ***"Allahu dëshiron për ju të lehtën e nuk dëshiron për ju të vështirën".***[27] Edhe Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* thotë: ***"Padyshim se feja është lehtësim."***[28]

I drejtohem rinisë besimtare duke iu thënë: Çështja e të kuptuarit është çështje me rëndësi. Ne duhet të kuptojmë se çfarë kërkon Allahu i Madhëruar prej robërve të Tij? A kërkon Ai prej tyre që të stërmundohen në kryerjen e adhurimeve apo do që tua lehtësoj atyre? Padyshim se Allahu i Madhëruar dëshiron për ne të lehtën e jo të vështirën.

---

27 Sure Bekare:185

28 Transmeton Buhariu Nr/39

## Rregulli i katërt
## URTËSIA

Një nga çështjet shumë me rëndësi në thirrjen për tek Allahu është edhe urtësia, e sidomos këtë ia them rinisë islame.

Sa e hidhur është ajo urtësi e cila nuk vendoset në vendin e vet!

Thirrja për tek Allahu bëhet në katër shkallë:

Së pari: Me urtësi dhe zgjuarsi.

Së dyti: Me anë të këshillave të urta.

Së treti: Me dialog në mënyrën më të mirë, me atë që nuk është mizor.

Së katërti*:* Me veprim ndalues ndaj mizorit.

Argumenti i pikave të mësipërme gjendet në thënien e Allahut të Madhëruar: ***"Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën më të mirë!"***[29] Gjithashtu Allahu i Madhëruar thotë: ***"E mos diskutoni me ithtarët e librave të parë*** *(çifutët dhe krishterët)****, veçse në mënyrën më të mirë, duke përjashtuar ata që bëjnë padrejtësi prej tyre"***[30]

Urtësi do të thotë: Kryerja e veprave në mënyrën më të plotë dhe më të përsosur që duhet, duke e vendosur çdo gjë në vendin e saj. Nuk është prej urtësisë që të nxitohesh e të kërkosh prej njerëzve të ndryshojnë gjendjen e tyre në të cilën ndodhen, e të bëhen si sahabet brenda një dite. Kushdo që kërkon një gjë të tillë, ai me të vërtetë është mendjelehtë dhe larg urtësisë, sepse

29 Sure Nahl:125

30 Sure Ankebut:46

Urtësia e Allahut nuk e pranon këtë gjë. Këtë gjë e tregon edhe fakti se Muhamedit të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*, atij që i zbriti Kurani, shpallja i zbriti pjesë-pjesë derisa gjeti vend në zemrat e njerëzve dhe kështu u plotësua.

- Namazit u bë obligim në udhëtimin e Miraxhit, tre vjet para hixhretit, por thuhet se ka qenë një vit e gjysmë, apo pesë vjet para hixhretit, dijetarët nuk kanë rënë dakord për këtë çështje, e megjithatë namazi nuk u bë obligim që në fillim kështu siç falemi sot, por dy rekate në sabah, dy në drekë dy në ikindi e dy në darkë, e në aksham tre me qëllim që ai të jetë namazi tek (vitër) i ditës. Pas hixhretit, mbasi Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* kaloi 13 vjet në Mekë, u shtua numri i rekateve të drekës, të ikindisë dhe të darkës, ndërsa sabahu mbeti ashtu siç ishte për shkak se leximi i Kur'anit bëhet më i gjatë në këtë namaz dhe akshami po ashtu mbeti siç është, sepse ai është vitri i ditës.
- Edhe zekati u bë obligim në vitin e dytë të hixhretit, thuhet edhe në Mekë, por nuk u përcaktua sasia e pasurisë që duhet të posedosh për dhënien e tij dhe as se sa duhet të japësh. I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* nuk filloi të mbledh zekatin vetëm se në vitin e nëntë mbas hixhretit. Zbritja e këtij urdhri u bë në tre etapa.
- Etapa e parë në Mekë: ***"...e jepni të drejtën e tij ditën e vjeljes..."***[31] Në këtë ajet nuk është përcaktuar sa është detyrimi as edhe masën që duhet të nxjerrim për këtë detyrim. Kjo çështje u ishte lënë në dorë njerëzve.
- Etapa e dytë në vitin e dytë të hixhretit, u përcaktua se kush e ka detyrim dhënien e zekatit.
- Etapa e tretë në vitin e nëntë të hixhretit, i Dërguari i Allahut filloi të dërgonte nëpunës që të merrnin zekatin e drithit dhe të frutave nga bujqit. Shikojeni pra se si merrej në konsideratë gjendja e njerëzve në zbritjen e urdhrave nga Allahu i Madhëruar, e Ai është Gjithgjykuesi më i Urtë.

31 Sure En'am:141

Gjithashtu edhe agjërimi, të gjithë e dimë se si erdhi obligimi i tij. Në fillim Allahu i Madhëruar i la të lirë njerëzit ose të agjërojnë ose të ushqejnë të varfër. Më pas u detyrua agjërimi për të gjithë, përveç atyre që nuk munden të agjërojnë vazhdimisht, ata duhet ta kompensojnë duke ushqyer të varfër. Me këtë dua të them se urtësia nuk e pranon që bota të ndryshoj brenda një dite, prandaj patjetër duhet që të jemi të durueshëm. Prano prej vëllait tënd të cilin e fton në udhëzimin e drejtë, atë të drejtë që ai posedon nga e vërteta sot, dhe vepro me të shkallë-shkallë derisa ta nxjerrësh nga humbja dhe e kota. Dhe mos i konsidero të gjithë njerëzit njëlloj sepse ndërmjet injorantit dhe kryeneçit ekzistojnë dallime të mëdha.

## Shembuj nga urtësia e të Dërguarit të Allahut (Paqja dhe Bekimi i Allahut qofshin mbi të) në thirrjen për tek Allahu i Lartësuar

**Shembulli i parë:** Qëndrimi i të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*) me beduinin i cili urinoi në xhami:

Përcillet nga Enes ibn Malik se ka thënë: Ishim duke ndenjur me të Dërguarin e Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* në xhami kur na erdhi një beduin, i cili u ngrit e urinoi në xhami. Shokët e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* filluan të thonë: Meh! Meh! (me këtë fjalë ata shprehnin zemërimin).

Enesi thotë: I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* tha: ***"Mos e ndërprisni, lëreni!"*** dhe ata e lanë derisa ai mbaroi urinimin, pastaj Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* e thirri dhe i tha: ***"Këto xhami nuk janë bërë për të urinuar e as për papastërti, por për të përmendur Allahun, për të falur namazin dhe për të lexuar Kur'anin."***

Pastaj ai urdhëroi një burrë të sillte një kovë me ujë të cilën e hodhi sipër vendit (të papastër).[32]

---

32 Transmeton Muslimi, Nr/285.

Gjithashtu, nga Ebu Hurejra përcillet se ka thënë: I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* u ngrit për tu falur dhe ne u ngritëm me të. Kur ishim në namaz, një beduin tha: *O Allah! Më mëshiro mua dhe Muhamedin e mos mëshiro askënd tjetër përveç nesh!* Mbasi dha selam, i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* i tha atij: ***"e ngushtove të gjerën"***, e kish fjalën për mëshirën e Allahut.[33]

Po ashtu, nga Ebu Hurejra *(radiallahu anhu)* përcillet se ka thënë: Një beduin u fut në xhami, e Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ishte ulur. U fal, e mbasi mbaroi namazin tha: *O Allah më fal mua dhe Muhamedin e mos fal me ne asnjë!* I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* u kthye nga ai dhe i tha: ***"e ngushtove të gjerën"***. Pastaj nuk kaloi shumë dhe urinoi në xhami. Njerëzit u drejtuan drejt tij, por i Dërguari *(salallahu alejhi ue selem)* u tha: ***"Hidhni mbi të një kovë të mbushur me ujë"*** pastaj tha: ***"Ju nuk jeni dërguar vetëm se si lehtësues, e nuk jeni dërguar si vështirësues."***[34]

E në një transmetim tjetër thuhet se beduini pat thënë pasi mësoi dhe kuptoi: *Profeti –që i bëfsha nënë e babë kurban për të-, erdhi drejt meje dhe as më shau, as më kritikoi me ashpërsi e as më rrahu."*[35]

Mbasi shqyrtuam këto transmetime, çfarë mund të themi për këtë urtësi që përdori i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* me këtë beduinin?

Mendoj se nëse ndonjë do të vinte e të urinonte në një nga xhamitë tona, do të mblidheshin rreth tij të gjithë duke i thënë: A nuk ke turp?! Ki frikë Allahun....etj. E kjo është mënyrë e gabuar.

Ne nuk besojmë se ndonjë musliman që beson në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit mund të shkojë e të urinojë në xhami vetëm se nga injoranca, e injoranca këto gjëra bën. Beduini padyshim qe një i paditur, sepse ai vinte nga shkretëtira e nuk kish dijeni

---

33 Transmeton Buhariu Nr/6010

34 Transmeton Ahmedi në musnedin 2/239, dhe ebu Daudi Nr/147.

35 Ky trasmetim ndodhet tek musnedi i Ahmedit 2/503, dhe Ibn Maxheh, Nr/529

sesi respektohen xhamitë. Por me anë të urtësisë e me mënyrën më të mirë ai e kuptoi respektin që duhet treguar ndaj xhamive. Nëse ky beduin do të ndërpriste urinimin, ashtu siç donin të vepronin me të sahabët, çdo të ndodhte nga kjo?

1. Ndërprerja e urinës, gjë që ndoshta mund ta dëmtonte nga ana shëndetësore.

2. Ndotja e rrobave të tij.

3. Nëse do t'i ngrinte rrobat në atë moment atij mund të zbulohej dhe t'i dukeshin pjesët e turpshme. E po ashtu edhe papastërtia në xhami mund të shtohej.

Shiko pra o thirrës i Allahut se çfarë gjurmë të mira lë urtësia!

**Shembulli i dytë:** Qëndrimi i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* ndaj *Muauije ibn Hakem Es-sulemij (radiallahu anhu)*:

Nga *Muauije ibn Hakem Es-sulemij* përcillet se ka thënë: Isha duke u falur me të Dërguarin e Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* dhe ndërkohë një njëri teshtiu. Unë i thashë: Allahu të mëshiroftë! (Jerhamukallah!) Të gjithë i kthyen shikimet nga unë. Ç'keni që më shikoni? –i thashë unë. Ata filluan tu bien kofshëve me duar. Kur e pashë se duan që unë të pushoj; pushova. Mbasi i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* mbaroi namazin - betohem në Allahun se nuk kam parë mësues as para tij e as pas tij më të mirë se ai- për Zotin! as më përuli as më goditi e as më shau, por më tha: ***"Në namaz nuk lejohet të bëhen fjalë njerëzish, por në të thuhen vetëm tekbire*** *(Allahu ekber)*, ***tesbihe*** *(subhan Allah)* ***dhe lexim Kur'ani."***[36]

Nga ky hadith nxjerrim një dobi fikhu e cila është: Nëse njeriu flet në namaz nga harresa apo nga padituria, namazi i tij është i saktë.

Për shembull: Nëse dikush është duke u falur, pastaj vjen dikush dhe e pyet: Ku është çelësi i shtëpisë se dua të dalë?

E ai i përgjigjet me harresë, duke i thënë se është tek dritarja e dhomës, a i prishet namazi? Nëse ka harruar me të vërtetë,

36 Transmeton Muslimi Nr/537

namazi i tij është i saktë. Allahu i Madhëruar ka thënë: ***"O Zoti ynë mos na dëno nëse harrojmë apo gabojmë..."***[37]

Nga shembulli i parë dhe i dytë nxjerrim dy dobi:

**Dobia e parë:** Përdorimi i butësisë me të paditurin, sepse i padituri justifikohet. Nëse e mëson, bindet, ndryshe nga kryeneçi e kokëforti.

**Dobia e dytë:** Njeriut nëse i bie ndonjë papastërti, të nxitojë menjëherë në heqjen e saj, siç bëri i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ku menjëherë mbasi beduini mbaroi urinimin, urdhëroi që të hidhej sipër saj një kovë me ujë, pa u vonuar. Kështu që edhe ti o njeri nëse të bie ndonjë ndyrësirë në trup apo në rrobë apo në vendin e faljes, të shpejtosh për pastrimin e saj. Sepse ndoshta harron e falesh me trup të papastër apo me rrobë e vend të papastër.

Një shembull i ngjashëm me këtë është edhe një ngjarje kur i Dërguari i Allahut ishte duke mbajtur në prehër një fëmijë të vogël, sepse ai ishte i dashur dhe i mëshirshëm, por i vogli urinoi dhe ai urdhëroi të sjellin ujë menjëherë dhe e shpëlau vendin e urinimit.[38] Edhe kjo gjithashtu tregon për shpejtimin e largimit të papastërtisë.

**Shembulli i tretë:** Qëndrimi i të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)* me atë që kishte vënë unazë floriri.

Nga Abdullah ibn Abasi *(radiallahu anhuma)* përcillet se i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* pa një burrë me unazë floriri në dorë, të cilit ia hoqi, e flaku dhe i tha: ***"A dëshiron ndonjëri prej jush që të mbajë në dorë thëngjill prej zjarri".*** Më pas atij personit, mbasi u largua i Dërguari i Allahut, i thanë: Merre unazën që të përfitosh prej saj (shite). Ai tha: "Jo. Pasha Zotin! Nuk e marr kurrë mbasi atë e flaku i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*.[39]

37 Sure El-Bekare:286

38 Transmeton Buhari Nr/222

39 Transmeton Muslimi. Nr/2090

Shikoni pra se si veproi i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* me atë që shkel rregullat apo me gjynahqarin. Nëse do ta krahasonim shembullin e beduinit dhe atë të Muavije ibn Hakem-it me shembullin e këtij burri, do të shihnim një ndryshim.

Kjo histori ka pak ashpërsi, sepse ai që e hoqi unazën, ishte i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* e më pas e paralajmëroi se kishte vënë në dorë një thëngjill të zjarrtë.

Pra sipas vendit bëhet edhe kuvendi.

**Shembulli i katërt:** Qëndrimi i të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)* me kujdestarët e Beriras.

Nga Uru'eh përcillet se Aishja *(radiallahu anha)* ka thënë: Berira erdhi të më kërkonte ndihmë që të paguante lirimin e saj, nga i cili nuk kishte paguar asgjë. Aishja i tha: *Shko te familja jote (pronarët) dhe nëse duan që të paguaj të gjithë vlerën për lirimin tënd dhe afërsia*[40] *jote të më kalojë mua, atëherë unë do ta paguaj.* Ajo ia përmendi këtë të Dërguarit të Allahut (Paqja dhe Bekimi i Allahut qofshin mbi të). Ndërsa në një transmetim tjetër thuhet: I Dërguari i Allahut (Paqja dhe Bekimi i Allahut qofshin mbi të) e dëgjoi dhe më pyeti për të, pastaj tha: ***"Merre dhe liroje atë, dhe vëru kusht atyre kalimin e afërsisë te ty, sepse afërsia i takon atij që liron*** *(skllavin)****."*** Aishja thotë: Pastaj i Dërguari i Allahut (Paqja dhe Bekimi i Allahut qofshin mbi të) u ngrit para njerëzve, falënderoi Allahun dhe tha: ***"Si është puna që disa njerëz vendosin kushte, të cilat nuk janë në Librin e Allahut*** *(në përputhje me fenë e Allahut)****?! Çdo kusht që nuk gjendet në Librin e Allahut, është i kotë edhe nëse janë njëqind kushte! Përmbushja e urdhrit të Allahut është më e drejtë, kushti i Allahut është më i forti e afërsia i takon atij që e liron*** *(skllavin)****."***[41]

40 El-uela, që këtu është përkthyer si afërsi, është një normë e sheriatit që tregon një afërsi ligjore që krijohet mes ish-skllavit dhe atij që e liron atë, nga e cila rrjedhin disa dispozita ligjore. Sh.p.

41 Transmeton Buhariu nr. 2563 dhe Muslimi nr. 1504

Ajo që duam të tregojmë këtu, është ky mohim qortues: ***"Si është puna që disa njerëz"***. Kjo mënyrë kritike mund ketë si qëllim mosekspozimin e të kritikuarve ose mund të themi se është një formë e kritikës së ashpër. Këtu nuk është vendi i përmendjes së emrave të këtyre individëve, sepse nuk duhet që në një mbledhje apo ligjërim publik të përmendet dikush me emër, të thuhet p.sh. se filani tha kështu e tha ashtu, e të turpërohet para njerëzve.

Një nga dobitë e këtij hadithi është edhe thënia e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"...vendosin kushte, të cilat nuk janë në Librin e Allahut*** *(në përputhje me fenë e Allahut)****! Çdo kusht që nuk gjendet në Librin e Allahut, është i kotë edhe nëse janë njëqind kushte!"***

Pra çdo kusht që nuk është i përmendur në librin e Allahut dhe Sunnetin e të Dërguarit të Tij *(salallahu alejhi ue selem)*, është i pavlerë dhe nuk pranohet.

Si mendoni ju për ligjet që janë në kundërshtim me fenë? A janë ato të pavlefshme apo jo?! Sigurisht që janë pa vlerë e të kota, kushdo qoftë ai që i ka vënë ato! Ato duhet të refuzohen e nuk i lejohet askujt në asnjë mënyrë që të kapet pas tyre!

Siç e thamë, çdo kusht që nuk ndodhet në librin e Allahut, është i pavlerë edhe sikur të jenë njëqind kushte. Gjykimi i Allahut është më i drejti për t'u zbatuar e meriton të zbatohet më së pari se çdo gjë tjetër. Allahu i Madhëruar ka thënë: ***"... atëherë, a është Ai që udhëzon për në të drejtë më i merituar që të ndiqet, apo ai që nuk udhëzohet vetëm nëse e udhëzon (Allahu)? Atëherë ç'keni, si po gjykoni kështu?*** [42]

Kjo histori a nuk ka pak ashpërsi?

Disa dijetarë kanë thënë se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* kishte nxjerrë më herët vendim se afërsia i takon atij që e liron skllavin, ndërsa ata vunë disa kushte që ishin pak a shumë në kundërshtim me fenë. Prandaj edhe fjalët e Profetit ndaj këtyre njerëzve ishin të ashpra.

42 Sure Junus:35

**Shembulli i pestë:** Qëndrimi i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* ndaj atij që kreu marrëdhënie intime me bashkëshorten në Ramazan.

Nga Ebu Hurejra *(radiallahu anhu)* përcillet: Ishim duke ndenjur tek i Dërguari *(salallahu alejhi ue selem)*, ku erdhi një burrë dhe tha: *O i Dërguari i Allahut, unë mora fund!*

Ai i tha: ***"Çfarë ke?"***

Burri i tha: *Kreva kontakt me gruan time e unë isha agjërueshëm*.

I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* i tha: ***A mund të lirosh ndonjë skllav?***

Ai i tha: *Jo.*

- ***A ke mundësi të agjërosh dy muaj rresht?***

- *Jo*.

- ***A ke mundësi të ushqesh gjashtëdhjetë të varfër?***

- *Jo.*

Transmetuesi i hadithit thotë: I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* heshti dhe qëndroi, ndërkohë kur ne ishim në këtë gjendje, dikush i solli të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* një veshë me hurma (arabe) dhe ai tha: ***Ku është pyetësi?***

Ai u përgjigj: *Unë.*

- ***Merre këtë dhe jepe sadaka.***

- Po *a ka më të varfër se unë o i Dërguari i Allahut? Pasha Zotin, nuk ka ndërmjet këtyre dy lagjeve (ka për qëllim Medinen) familje më të varfër se ajo e imja!*

I Dërguari i Allahut qeshi aq sa iu dukën dhëmballët, pastaj tha: ***Ushqe me të familjen tënde***.[43]

Shikoje këtë rast të çuditshëm, ky burrë erdhi i frikësuar duke thënë: *"kam marrë fund"* e u kthye me duar plot, i qetë e i kënaqur nga kjo fe, me këtë lehtësi që i dhuroi thirrësi i parë në Islam, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të.

Le t'i kthehemi temës sonë, për të cilën dua të theksoj se jam shumë i gëzuar kur shoh te rinia jonë këtë përkushtim dhe kujdes të tyre për të ndaluar të keqen e për të realizuar të drejtën

43 Transmeton Buhariu Nr/1936. Muslimi Nr/1111

dhe të mirën. Por, unë dëshiroj me gjithë zemër që këta të rinj të përdorin urtësinë në atë që bëjnë. Edhe nëse mund të vonohet disi rezultati, por përfundimi do të jetë i mirë. Ai njeri që zemra i është ndezur me zjarrin e zellit, dhe i kundërvihet asaj gjëje që nuk është prej urtësisë t'i kundërvihesh, pa dyshim se kjo mund ta kënaqë përkohësisht, por përfundimi i saj do të jetë një humbje e madhe. Nëse do ta shtynte çështjen derisa ta mendonte mirë, dhe të studionte se nga t'ia fillonte dhe si të dilte, do të arrinte në një të mirë madhe, do të shpëtonte nga përfundimi i keq vetë dhe të tjerët si ai.

Pra, feja kërkon që të përdorim urtësinë në thirrjen për tek Allahu në ndryshimin e të këqijave, në realizimin e së vërtetës dhe urdhërimin në të mira.

Vëlla! Mos e zbato fenë sipas dëshirave të tua, por ashtu siç dëshiron Zoti yt: ***"Fto për në rrugë të Zotit tënd me mençuri dhe fjalë të mira e diskuto me ta në mënyrën më të mirë."***[44]

Zelli pa dyshim që është më i mirë sesa një zemër e vdekur, por urtia është më e mirë se të gjitha këto. Një zemër e vdekur, aq sa nuk reagon nga veprimi i të këqijave apo lënia e të mirave, kjo për Zotin është diçka e keqe! Kjo nuk është prej cilësive të një myslimani, sepse myslimanët urdhërojnë për të mira, ndalojnë nga e keqja dhe thërrasin për tek Allahu, por edhe mos përdorimi i urtësisë është gjithashtu diçka e keqe.

Përdorimi i urtësisë, ruajtja e gjallërisë së zemrës, i entuziazmit dhe lëvizja kah së drejtës, është më e mira.

Unë e ftoj rininë tonë, veçanërisht të zjarrtët, që të pajisen me urti në thirrjen e tyre për tek Allahu e t'i kushtojnë asaj rëndësi. Unë nuk i them rinisë mos lëvizni e mos thirrni për tek Allahu! E as nuk u them që t'i braktisni njerëzit, ai që është i prishur, le të qëndrojë i prishur e ai që është i bindur le të qëndrojë i tillë, por u them ndaloni nga e keqja dhe mbahuni pas së mirës dhe thirrni në rrugë të Allahut aq sa të keni mundësi, ditë e natë: *"O besimtarë! Bëhuni të durueshëm dhe nxiteni njëri-tjetrin të jeni të*

44 Sure Nahl:125

*tillë; bëhuni të vendosur dhe vigjilentë dhe kijeni frikë Allahun që të shpëtoni!"*[45]

Përsëri u them dhe e theksoj përdorimin e urtisë. Mos u nxitoni në punë dhe hyni në shtëpi nga dera që duhet.

Le të supozojmë se pamë një vepër të ndaluar në një shoqëri të caktuar, a është më mirë që ta sulmojmë këtë keqe e ta shkatërrojmë, apo të flasim me ashpërsi me vepruesit e saj? Apo më mirë të flasim me urtësi e butësi dhe nëse nuk sjell rezultat, atëherë e çojmë këtë punë te njerëz të tjerë, të cilët informojnë ata që kanë autoritet mbi ta? Pa dyshim mosnxitimit i jepet përparësi.

Ti ke për detyrë të përdorësh butësinë dhe urtinë, nëse kjo çon në ndalimin e së keqes, që kërkohet, e nëse jo, atëherë e ngre këtë çështje te njerëzit me nivel më të lartë se ti, të cilët e shtrojnë këtë çështje tek autoritetet. Me këtë mënyrë ti e realizove detyrën tënde, sepse Allahu i Madhëruar thotë: ***"Kijeni frikë Allahun sa të keni mundësi."***[46]

Nëse do t'i vërsuleni të keqes, duke thyer e shkatërruar, ose të prishnim sa të prishnim, kjo gjë në të shumtën e rasteve ka rezultate të kundërta dhe nuk realizohet ajo që kemi për qëllim. Nuk shpëtojmë dot as prej pasojave e ndoshta kjo mund të bëhet një njollë turpi për predikimin fetar në përgjithësi.

Prandaj unë ju porosis e ju them fjalë për të cilat do të jem përgjegjës përpara Allahut të Madhëruar. Njerëzit e thjeshtë thonë: "Një njeri që e ka provuar vetë diçka, është më i mirë sesa një mjek." Sepse ai që e ka provuar, e ka kaluar vetë mbi kurriz këtë hall, ndërsa mjeku i rekomandon përdorimin e një ilaçi, i cili mund të bëjë ose jo dobi.

45 Sure Ali Imran:200

46 Sure Tegabun:16

## Rregulli i pestë
## Harmonia dhe dashuria reciproke

E kemi për detyrë që në këtë rigjallërim të jemi vëllezër në fenë e Allahut, të dashur e në harmoni me njëri-tjetrin, sepse Allahu i Madhëruar thotë: ***"Pa dyshim se besimtarët janë vëllezër."***[47] Dhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"E jini robër të Allahut dhe vëllezër."***[48]

Kjo vëllazëri do të thotë që të mos armiqësohemi me njëri-tjetrin, por të jemi si një trup i vetëm, e jo të përçarë në fe, ku secili shkon pas ideve dhe dëshirave të tij. Duke u nisur nga kjo gjë, duhet të shohim se çfarë konfliktesh kanë ndodhur ndërmjet të rinjve, ose më saktë ndërmjet disave prej tyre. Ka mospajtime të cilat në të vërtetë janë të tolerueshme nga feja islame. Mospajtimet në çështje të ixhtihadit janë të tolerueshme, vetë tekstet e Kuranit dhe Sunnetit e lejojnë dhe e krijojnë një hapësirë të tillë. Disa njerëz duan t'i detyrojnë robërit e Allahut që të pranojnë për të vërtetë atë që iu duket atyre si e tillë. Pavarësisht se të tjerët nuk pajtohen, ata mendojnë se ajo që thonë, është e vërteta.

Sot ka disa prej të rinjve, të cilët i ka udhëzuar Allahu dhe janë tepër të përkushtuar për të zbatuar fenë. Megjithatë mes tyre ka një ftohje për shkak të disa mosmarrëveshjeve, të cilat janë të pranueshme, pasi vijnë si rrjedhim i ixhtihadit (mendimeve të pavarura). Tekstet e Kuranit dhe Sunnetit të lënë mundësinë që të shihen nga këndvështrime të ndryshme, megjithatë disa të rinj duan që të gjithë njerëzit të shkojnë mbas mendimit të tyre, dhe

47 Sure Huxhurat:10

48 Transmeton Buhariu Nr/6065, Muslimi Nr/2559

nëse nuk i ndjekin këto mendime, atëherë i konsiderojnë se janë në rrugë të gabuar dhe të humbur. Kjo lloj situate nuk pajtohet me sjelljen e shokëve të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* dhe dijetarëve që erdhën më pas. Unë po iu them**:** Nëse do të thelloheshit në librat e mospajtimeve të fikhut, do të gjenit se kundërshtimet midis dijetarëve janë të shumta, por çdokush prej tyre nuk e bën të humbur tjetrin për shkak të mendimit dhe përpjekjes së tij. Njeriu duhet të ndjekë të vërtetën e të mos të mbajë për hatër asnjë.

Po, thuaj të vërtetën, por ftoji njerëzit te kjo e vërtetë me lehtësim dhe butësi, derisa të arrish në rezultatin e duhur.

Prej çdo të riu dhe çdo nxënësi dije kërkohet: të ndjekë atë të që mendon se është më afër të vërtetës e të jetë i arsyeshëm me atë që e kundërshton, nëse ky mospajtim vjen si rezultat i argumenteve.

Ai njeri që mendon se të gjithë njerëzit duhet ta pasojnë, atëherë ai i ka dhënë vetes pozitën e Profetit! A është e drejtë që të kuptuarin tënd ta bësh argument ndaj të tjerëve, e kuptimi i të tjerëve të mos jetë argument për ty?! Sa e sa njerëz ka që e urrejnë Islamin dhe gëzohen kur shohin këtë përçarje ndërmjet të rinjve myslimanë! Gëzohen dhe dëshirojnë me gjithë zemër që ta shikojnë këtë rini, e cila mori këtë drejtim të mbarë, të përçarë.

Allahu i Madhëruar thotë: ***"E mos u kundërshtoni që të mos humbni dhe t'ju ikë fuqia."***[49] Gjithashtu Allahu i Madhëruar thotë: ***"Ai (Allahu) ka përcaktuar e urdhëruar për ju të njëjtën fe, të cilën e pat urdhëruar për Nuhun, dhe atë të cilën Ne ta kemi frymëzuar ty*** *(O Muhamed)*, ***dhe atë të cilën Ne e urdhëruam për Ibrahimin, Musain dhe Isanë, duke thënë që ju të praktikoni fenë dhe mos u përçani në të."***[50]

Unë ju ftoj, o rini në harmoni. Të jeni të bashkuar në fenë e Allahut të madhëruar, të mos nxitoheni në gjykime dhe të keni urtësi në thirrje. Me këto cilësi do t'ju vijë ndihma dhe triumfi -në dashtë Allahu-, sepse ju do të jeni të qartë në çështjet tuaja dhe do ta kuptoni fenë e Allahut ashtu siç duhet.

49 Sure Enfal: 46

50 Sure Shura: 13

## Rregulli i gjashtë
## DURIMI DHE SINQERITETI I VEPRAVE PËR HIR TË ALLAHUT

Pa dyshim se rinia e këtij zgjimi, qofshin ata meshkuj apo femra, e ndjenë veten ngushtë në disa raste; si në treg, në shkollë, në fakultet, në shtëpi etj. Shumë prej të rinjve ankohen prej nënave dhe baballarëve të tyre nga vështirësitë që u krijojnë, duke i cilësuar shpeshherë me fjalë të papëlqyeshme dhe të shëmtuara.

Cili është qëndrimi ynë ndaj këtyre çështjeve dhe vështirësive?

Detyra jonë është që të durojmë dhe t'i shohim këto vështirësi si pjesë e sprovës, se jemi duke i përballuar për hir të Allahut. Këto vështirësi nuk duhet të bëhen pengesë në thirrjen për tek Allahu i madhëruar, sepse Allahu e dërgoi Muhamedin *(salallahu alejhi ue selem)* me udhëzimin dhe fenë e vërtetë.

A vuajti Profeti kur filloi të ftojë njerëzit në fenë e Allahut, apo ata e lanë të qetë?! Po profetët që erdhën para tij, a i lanë të qetë? Allahu i madhëruar na thotë: ***"Vërtet që u mohuan edhe të Dërguarit para teje, por ata e duruan këtë mohim dhe vuajtën derisa u erdhi ndihma Jonë."***[51] Allahu i madhëruar i drejtohet Profetit dhe i thotë: ***"Pra duro ashtu si duruan të Dërguarit e paepur dhe të fortë (Ulul-azmi) dhe mos u nxito me ta."***[52]

Për ta konkretizuar po iu përmend disa raste nga durimi i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* që të marrim shembull prej tij.

**Shembulli i parë:** Mosbesimtarët hidhnin në pragun e shtëpisë së Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* mbeturina dhe

51 Sure Enam: 34

52 Sure Ahkaf: 35

pisllëqe, megjithatë ai i duronte dhe nuk fyente e as nuk shante për këtë gjë dhe këtë e bënte për hir të Allahut. Ai thoshte: ***"Ç'është kjo fqinjësi?!"***[53] Pra si më lëndoni me këto pisllëqe, e çfarë fqinjësie është kjo?!

**Shembulli i dytë:** Si u sollën me Profetin kur ai bashkë me Zejd ibn Harithen shkoi në Taif për t'i ftuar njerëzit e atjeshëm te Allahu? Ata urdhëruan rrugaçët e tyre që të bënin dy rreshta në rrugë e ta godisnin Profetin me gurë. Ata e goditën atë derisa këmbët iu mbuluan me gjak. I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* u largua nga ai vend dhe më pas tregoi: ***"Erdha në vete vetëm në vendin e quajtur Karnu Thealib*** *(vend ndërmjet Taifit dhe Mekes)"*. Te Profeti erdhi Xhibrili dhe engjëlli i maleve dhe Xhibrili i tha: *Ky është engjëlli i maleve, ai të jep selam*, *ndaj jepi selam edhe ti.* Engjëlli i maleve më pas i tha: *Nëse dëshiron t'ua hedh përsipër atyre këto dy male, do ta bëj.* I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* i tha: ***"Jo, ndoshta Allahu nxjerr prej pasardhësve të tyre dikë që do të adhurojë Allahun."***[54]

**Shembulli i tretë:** Njëherë Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ishte në sexhde pranë Qabes, duke adhuruar Allahun e Madhëruar në këtë vend të sigurt; edhe për kurejshët Qabja konsiderohej e tillë. Qabja është nga vendet më të sigurta, aq sa ndoshta dikush gjente në të vrasësin e të atit e nuk e vriste! Por, ç'bënë kur e gjetën të Dërguarin e Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* në sexhde? Ata urdhëruan një burrë që të sillte plëndësin e një deveje e t'ia hidhte përsipër Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, ndërkohë që ai ishte në sexhde!

Çfarë mund të thoni për këtë siklet që i shkaktuan, gjë që nuk ka ndodhur as në kohët e mëparshme të injorancës?! Megjithatë ai e duroi për hir të Allahut këtë mundim dhe i qëndroi në sexhde Allahut të madhëruar derisa erdhi vajza e tij, Fatimja e vogël, e

53 Transmeton Et-tabari në librin e historisë 2/343.

54 Transmeton Buhariu Nr.3231. dhe Muslimi Nr/1795

cila ia largoi ato fëlliqësira nga kurrizi. Kur mbaroi namazin, ai ngriti duart dhe filloi të lutej kundër Kurejshëve.[55]

O rini! Bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm kundër armikut dhe mos iu ndani adhurimit, e dijeni se Allahu është me ata që ia kanë frikën Atij dhe me ata që janë bamirës.

A t'i ftojmë familjet tona me durim apo të mërzitemi dhe të heshtim?!

Ne duhet t'i ftojmë familjet tona pa e humbur shpresën, me urtësi dhe butësi e jo me ashpërsi dhe inat. Ka njerëz që nga përkushtimi i madh që kanë për fenë e Allahut sillen ashpër, kështu ata më shumë prishin sesa ndreqin. Çdo njeri që i fton të tjetër në fe duhet të sillet me urtësi, duke e vendosur çdo çështje në vendin e duhur.

Duhet ta dish se njerëzit nuk udhëzohen brenda një dite, vetëm nëse do Allahu dhe ky është ligji i Zotit, që çështjet të kryhen dalëngadalë, njëra pas tjetrës, çdo gjë në kohën e vetë. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* qëndroi në Meke 13 vjet duke i ftuar njerëzit, megjithatë thirrja e tij nuk korri sukses të plotë. Ai shkoi në Medine derisa feja u plotësua vetëm 23 vjet mbas ardhjes së shpalljes. Prandaj edhe ti o thirrës, kurrë mos mendo se njerëzit do të ndryshojnë brenda ditës! Patjetër duhet që të keni durim, të bëheni të qëndrueshëm kundër armikut dhe mos i ndaheni të mirës, derisa Allahu i madhëruar t'ju japë sukses.

Shpesh më pyesin: A t'i ndërpres lidhjet me ta? A ta thyej radion? A ta thyej magnetofonin? A ta thyej televizorin? A të bëj kështu? A të bëj ashtu? E unë u them: Thirr për te Zoti yt me urtësi, e nëse nuk ia arrin dot qëllimit pas kësaj, atëherë ty nuk të lejohet të qëndrosh me ata që i kundërvihen Allahut (bëjnë gjynahe). Nuk po ju them që nuk lejohet të qëndrosh me ta në të njëjtën shtëpi. Jo, nuk lejohet të qëndrosh me ta kur bëjnë këtë gjynah. Dil nga ajo dhomë e shko në një dhomë tjetër, për shembull. Ai që rri me ata që bien në kundërshtim me fenë e Allahut (bëjnë gjynahe); ai bëhet bashkëpjesëmarrës i tyre në

55Transmeton Buhariu Nr/ 240

këtë gjynah. Dhe Allahu i madhëruar thotë: ***"Ai iu ka zbritur në Libër** (Kur'an) **se kur të dëgjoni që ajetet e Allahut mohohen apo tallen me to, atëherë mos rrini me ta derisa të ndërrojnë bisedë,** (nëse jo) **atëherë ju do të jeni si ata.***"[56]

Pra, duhet që të jesh sa më i durueshëm e të këshillosh për durim, se ajo që nuk mund të bëhet sot, do të bëhet nesër. Fillo nga më e lehta, në mënyrë që ta kesh më kollaj dhe familja të mësohet me këtë moral.

Unë jam i bindur se njeriu nëse duron dhe bëhet i qëndrueshëm, ai me dëshirën e Allahut, ka për të arritur suksese në thirrje. Allahu i Madhëruar thotë: ***"O besimtarë! Bëhuni të durueshëm dhe nxiteni njëri-tjetrin të jeni të tillë; bëhuni të vendosur dhe vigjilentë dhe kijeni frikë Allahun që të shpëtoni!."***[57] Ndaj dhe unë i këshilloj të rinjtë për durim dhe qëndrueshmëri dhe u them: Përderisa qëndrimi yt sjell dobi qoftë dhe pak, kjo është më e mirë se asgjë, sepse siç e dimë, të ndërtosh duhet më shumë kohë sesa të rrënosh.

Nëse do të përfytyronim se jemi përballë një pallati të madh e të lartë dhe do të donim ta shembnim, sa kohë do të merrte nëse do të përdornim 10 buldozerë? Do të shembej për një ditë, por në anën tjetër nëse do të donim të ndërtonim një pallat të tillë, do të duhej tre vjet ose më tepër. Kështu që çështjet e besimit dhe të bindjes duhet të shihen si ato të botës materiale. Nëse një pallat ndërtohet për tre vjet dhe shembet për tri orë, po ashtu edhe edukimi i kombeve me fenë dhe moralin e saj do të donte shumë kohë, prandaj duhet të jemi të durueshëm e të paepur.

U drejtohem edhe atyre familjeve të cilat i shohin djemtë dhe vajzat e tyre që janë në rrugë të mbarë, se atyre nuk u lejohet që të bëhen pengesë kur ata thërrasin në diçka të drejtë. Por të falënderojnë Allahun e madhëruar për këtë mirësi, që i ka bërë që pasardhësit e tyre të udhëzojnë për të mirë dhe të punojnë me të, tërheqin vëmendjen prej të këqijave dhe ndalojnë nga ato. Pasha

56 Sure Nisa:140
57 Sure Ali Imran:200

Zotin! Kjo është mirësi më e madhe sesa mirësia e pasurisë, më e madhe se mirësia e vilave apo makinave... Pra, le ta falënderojnë Allahun e madhëruar, t'i nxisin djemtë e vajzat e tyre dhe të pranojnë atë çka thonë, edhe nëse sillen pak ashpër dhe nuk tregohen të mesëm. Të rinjtë nëse shohin se u pranohet fjala, kjo gjë ua zbutë dhe ua pakëson gjaknxehtësinë dhe vrullin e saj. Ajo që e bën një predikues të ri të vihet në siklet e të ndihet ngushtë, është fakti se disa prej tyre nuk gjejnë prej anëtarët e familjes asnjë miratim. Familjarët e tij duhet t'ia pranojnë këshillën dhe të sillet me atë që predikon sa më mirë, derisa gjerat të venë në vendin e vet, për të dyja palët.

O rini! O ju thirrës në rrugë të Allahut!

Çdo thirrës për tek Allahu duhet të jetë:

- I duruar në thirrjen e tij dhe i duruar me atë që fton.
- I duruar me pengesat që ndesh predikimi.
- I duruar me vuajtjet që kalon.

## Rregulli i shtatë
## PAJISJA ME NJË MORAL TË LARTË

Nga thirrësi në rrugë të Allahut kërkohet që të sillet me moral të lartë, që të shihet qartë ndikimi që lë dija fetare si në besim dhe adhurim, ashtu edhe në sjellje e në paraqitje të jashtme dhe në çdo aspekt të jetës së tij. Një njeri i tillë e meriton me të vërtetë rolin e thirrësit në fenë e Allahut të madhëruar. Nëse nuk ka një sjellje të tillë, padyshim që thirrja e tij do të dështojë. Edhe nëse do të kishte një farë suksesi, ai do të ishte shumë i pakët.

- Për shembull, çfarë mendoni për një person që u tërheq vëmendjen njerëzve të mos marrin apo japin para me interes (kamatë, fajde)? Ai i thotë atyre që e praktikojnë një gjë të tillë: Ju me të vërtetë keni dalë në luftë kundër Allahut të madhëruar dhe të të Dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem), sepse Allahu thotë në Kur'anin fisnik: ***"O ju që keni besuar! Kijeni frikë Allahun dhe ndërprisni çka ju ka mbetur nga kamata, nëse me të vërtetë jeni besimtarë. E në qoftë se nuk do ta bëni, atëherë dijeni se do të keni luftë nga Allahu dhe i Dërguari i Tij.***[58] Ndërkohë vetë ky thirrës, i cili i mëson njerëzit, i përkujton dhe u thotë t'i frikëson Allahut, edhe merr vetë fajde! A është ky morali i thirrësit për tek Allahu i madhëruar?! Në asnjë mënyrë jo!
- Ndërsa një njeri tjetër, që u tërheq vëmendjen njerëzve të mos lënë namazin me xhemat, duke thënë se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: "Namazi më i rëndë për munafikët

58 Sure Bekareh:278/279

është ai i darkës dhe i sabahut, por sikur ta dinin se çka në to, do të vinin edhe sikur këmba-doras..."[59] Më pas e gjejmë po të njëjtin person, që vetë nuk është i rregullt në namazin e sabahut dhe të darkës! A është ky morali i një thirrësi në rrugë të Allahut?! Pa dyshim që jo!

- Një i tretë thotë: O robër të Allahut, ruajuni nga përgojimi, sepse është një nga gjynahet e mëdha. Allahu i madhëruar e ka krahasuar personin që merr nëpër gojë të tjerët, me një njeri që ha mishin e vëllait të tij të vdekur. Ai u tërheq vëmendjen shumë rreth kësaj gjëje, por vetë në bisedat e tij s'e ka për gjë t'i përgojojë njerëzit, sikur të ishe duke ngrënë ndonjë frut të ëmbël! Ky nuk mund dhe nuk duhet të jetë morali i thirrësit në fenë e Allahut.
- Një person i katërt u tërheq vëmendjen njerëzve që të mos merren me thashetheme; me thashetheme (këtu) nënkuptojmë fjalët që thuhen ndërmjet njerëzve, me qëllim prishjen ndërmjet tyre. Ky thirrës u thotë njerëzve se thashethemet janë shkak për dënimin e varrit, siç thuhet në hadithin e Profetit (salallahu alejhi ue selem), që kaloi pranë dy varreve dhe tha: "Këta të dy tani po dënohen, e nuk po dënohen për diçka të madhe. Njëri prej tyre nuk pastrohej nga urina e tjetri merrej me thashetheme."[60] Por vetë ky thirrës merret mes njerëzve me ngatërresa dhe thashetheme e nuk i bëhet vonë për asgjë! A është ky morali i thirrësit në fenë e Allahut?! Pa dyshim që jo!

Thirrësi në fenë e Allahut duhet të jetë vetë i pajisur me atë moral në të cilin fton, qofshin këto anë fetare apo marrëdhënie me njerëzit, në mënyrë që thirrja e tij të pranohet e të mos të bëhet nga të parët që do të futen në zjarr. Allahu na ruajt!

Vëllezër! Nëse do të hidhnim një sy gjendjes tonë, do të gjenim se në realitet mund të ftojmë njerëzit për diçka që ne vetë nuk e bëjmë! E kjo padyshim është një mangësi e madhe. Këtu

59 Transmeton Buhariu Nr/657 Muslimi Nr/651

60 Transmeton Buhariu Nr/216 Muslimi Nr/292

mund të përjashtohet rasti kur ajo që bëjmë mund të jetë më e mirë se ajo për të cilën thërrasim. Si për shembull, dikush do të bënte thirrje për luftë në rrugë të Allahut, duke nxitur njerëzit që të kontribuojnë me të holla dhe me veten e tyre, me aq sa kanë mundësi, por vetë ky njeri gjatë kësaj kohe merret me diçka më të rëndësishme. Këtij personi në këtë rast nuk i thuhet se ia ka kthyer shpinën asaj që thotë.

Le të përfytyrojmë një njeri që fton për luftë në rrugë të Allahut, por vendi në të cilin ai ndodhet, ka nevojë për dije dhe përhapjen e saj mes njerëzve. Në këtë rast lufta e tij me dije dhe komunikim është më e mirë për të sesa lufta me armë, sepse sipas vendit bëhet kuvendi. Mundet që diçka e mirë të jetë për momentin më pak e mirë se diçka tjetër që në vetvete ka qenë më pak e mirë se ajo.

Ndaj edhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ftonte për disa gjëra, por nganjëherë merrej me diçka tjetër që ishte më e rëndësishme për momentin. Ndonjëherë agjëronte derisa njerëzit mendonin se nuk do ta ndërpriste, e ndonjëherë nuk agjëronte për ditë të tëra derisa njerëzit mendonin se ai nuk agjëronte (agjërim fakultativ).

Vëllezër! Unë me të vërtetë dëshiroj që çdo thirrës në rrugë të Allahut të pajiset me moralin që i takon një thirrësi. Në këtë mënyrë ai do të jetë me të vërtetë një thirrës në rrugë të Allahut, e fjalët dhe predikimi i tij do të kenë më tepër mundësi për t'u pranuar.

## Rregulli i tetë

## Thyerja e barrierave ndërmjet thirrësit dhe njerëzve

Shumë prej vëllezërve tanë thirrës në rrugë të Allahut nëse shikojnë në ndonjë vend ndonjë të keqe apo vepër të papëlqyer, nga urrejtja që kanë për këtë vepër, mund të mos shkojnë për t'i këshilluar ata që e bëjnë atë dhe kjo është diçka e gabuar. Kjo kurrsesi nuk është mënyra e atij që gjykon me urtësi. Urtësia e do që të shkosh dhe t'i ftosh e t'u predikosh atyre, t'u tërheqësh vërejtjen e t'u premtosh për shpërblimin e Allahut. Mos thuaj se këta janë njerëz të prishur e unë nuk mund të ulem me ta!

- Nëse ti, o thirrës, nuk ke dëshirë të qëndrosh me ata njerëz, as të ecësh me ta e as të shkosh tek ata e t'i ftosh në fenë e Allahut, atëherë kush do të merret me ta, kush do t'i udhëzojë?! A do të udhëzohen nga njerëz si vetë ata?! Apo do të udhëzohen nga ata njerëz që nuk dinë?!
- Pa dyshim që thirrësi në fenë e Allahut duhet t'i japë durim vetes, e ta detyrojë veten t'i thyejë barrierat ndërmjet tij dhe njerëzve, që të ketë mundësi t'ia përcjellë thirrjen atij që ka nevojë. Ndërsa ai që rri duarlidhur dhe thotë se nëse vjen dikush prej tyre, do t'ua përcjell thirrjen e nëse jo, atëherë unë nuk e kam për detyrë! Një qëndrim i tillë është në kundërshtim me atë çka vepronte i Dërguari i Allahut.

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*, siç dihet nga ata që e kanë lexuar historinë e tij, shkonte te jobesimtarët në ditët e Haxhit, atje ku ata gjendeshin, dhe i ftonte për tek Allahu. Transmetohet se Profeti pat thënë: ***"A ka ndonjëri që të më shpjerë te populli***

***i tij, e unë t'u komunikoj fjalët e Zotit tim, sepse Kurejshët më kanë penguar që unë të komunikoj fjalët e Zotit tim të madhëruar."*** [61]

Kjo ishte praktika e të Dërguarit, prijësit dhe shembullit tonë më të mirë, Muhamedit *(salallahu alejhi ue selem)*, kështu që e kemi për detyrë që edhe ne të jemi të tillë në thirrjen për tek Allahu.

---

61 Transmeton Ahmedi (3/390). Ebu Daudi Nr/4734 Tirmidhiu nr/2925 Ibn Maxheh nr/201

## Rregulli i nëntë
## PËRDORIMI I MËSHIRËS DHE BUTËSISË

Padyshim se prej nesh kërkohet që në thirrjen tonë për tek Allahu i madhëruar, të përdorim sa të mundemi mëshirën dhe butësinë. Profeti ka thënë: ***"O Aishe! Me të vërtetë Allahu është i butë dhe e do butësinë. Ai jep nëpërmjet butësisë atë që nuk e jep nëpërmjet ashpërsisë e as nëpërmjet diçkaje tjetër."***[62]

Allahu i kujton Profetit të Tij mirësinë e madhe që i pat dhuruar, duke e bërë njeri të butë me krijesat e Tij, Ai thotë: ***"Dhe nga mëshira e Allahut (ti Muhamed) u solle butë me ta. Po të ishe i rreptë e me zemër të ashpër, ata do të kishin hequr dorë prej teje"***[63]

Vërini vetë gjërat në peshë, për shembull nëse një njeri do të fliste ashpër me ju për ndonjë çështje? Do të shohësh se si edhe ju vetë do të ndienit nevojën t'i përgjigjeshit me të njëjtën mënyrë. Mundet që edhe shejtani të të hedhë në zemër mendimin se ky njeri nuk do të të këshillojë, por do vetëm të të kritikojë! Nëse njeriu mendon se ai që e këshillon do vetëm ta kritikojë për t'i nxjerrë të metat, ai nuk ka për t'i pranuar as fjalët dhe as predikimin e tij. Por, nëse dikush do të fliste me dikë tjetër me mëshirë dhe butësi, duke i thënë se kjo çështje nuk bën kështu. Duke i vënë pritë së keqes njëkohësisht hap edhe portën e së lejuarës që mbush këtë boshllëk, në mënyrë që t'ia bësh sa më të lehtë, kështu do të arrihen shumë rezultate poziteve.

---

62 Transmeton Muslimi Nr/2593

63 Sure Al-imran: 159

Kjo është një nga udhëzimet e Allahut të madhëruar dhe të Dërguarit të Tij, kjo ka qenë edhe praktika e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*.

Po ju sjell një shembull me thënien e Allahut të madhëruar: ***"O besimtarë! Mos thoni "Rá'iná", por thoni: "Undhurná! – "Na shiko!" dhe dëgjoni!"***[64] Pra Allahu i Madhëruar, kur i ndaloi nga një fjalë, u tregoi një fjalë tjetër në vend të saj, duke u thënë: ***"Mos thoni Ra'ina, por thoni Undhurna -"Na shiko!" dhe dëgjoni!"***

Edhe ti, nëse ua mbyll njerëzve një derë të cilën e ka ndaluar Allahu, atëherë hapu një derë tjetër të hallallit! Njerëzve patjetër u duhet diçka që të lëvizin e të punojnë, siç përmendet edhe në një hadith: ***"Emrat më të vërtetë janë Harith*** *(bujk, kultivues)* ***dhe Hemmam*** *(energjik, aktiv)."*[65]

Edhe i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ka ndjekur po të njëjtën metodë, kur njëherë i sollën disa hurma të mira ai tha: *A të gjitha hurmat e Hajberit kështu janë?*

Një nga sahabit i tha: *Jo, por ne marrim një masë nga kjo me dy masa (me hurma të tjetra), e dy masa nga kjo me tri masa*.

Dhe Profeti i tha: ***"Mos bëj kështu, shiti të këqijat me para, pastaj me këto para bli të mirat"***[66] Pra, siç shihet, i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* e udhëzoi në rrugën e hallallit, të shitnin hurmat e këqia me para dhe të blinin hurmat e mira po me para. Ai pasi ua mbyllli derën e haramit, u hapi derën e hallallit. E pra duhet që thirrësi në rrugë të Allahut, nëse u përmend njerëzve diçka të ndaluar, t'u përmendë edhe atë që është e lejuar.

Ndërsa për sa i përket butësisë dhe përdorimit të saj, ai që e ndjek udhëzimin e të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue*

---

64 Fjala râina, në arabisht do të thotë "na dëgjo" ose "na shiko me respekt", por në hebraishten-arabe të shekullit të shtatë ishte sharje me kuptimin "O i keqi ynë". Shih përkth. Hasan Nahit Sure Bekareh: 104

65 Transmeton Ahmedi 4/345, ebu Daudi Nr/4950

66 Transmeton Buhariu Nr/2201;2202.

*selem)*, do të shikojë sesa me butësi është sjellë ai me popullin e tij. Shembull më i mirë për këtë është historia e beduinit, i cili shkoi në një qoshe të xhamisë dhe urinoi në të. Të gjithë njerëzit që ndodheshin në atë moment, u mërzitën nga kjo vepër e pështirë. Por, i Dërguari i Allahut u foli dhe ata pushuan. Kur mbaroi së urinuar, i Profeti urdhëroi që të sillnin një kovë me ujë dhe t'ia hidhnin sipër urinës në mënyrë që të largohej pisllëku. Pastaj ai e thirri beduinin dhe i tha: ***"Këto xhami nuk janë bërë për të urinuar e as për papastërti, por për të përmendur Allahun, falur namazin dhe për të lexuar Kur'anin."***

Në një transmetim tjetër tek Ahmedi thuhet se ky burri tha: *"O Allah! Më mëshiro mua dhe Muhamedin dhe mos mëshiro me ne asnjë tjetër."* Dhe kjo sepse i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* iu përgjigj këtij veprimi me butësi dhe mençuri.

Unë i ftoj vëllezërit e mi, që të ndjekin këtë rrugë në thirrjen e tyre për tek Allahu dhe në ndalimin nga të këqijat, vetëm me butësi do të arrijnë atë çka nuk e arrijnë dot me ashpërsi.

## Rregulli i dhjetë

## TOLERANCA E TË RINJVE NDAJ MOSPAJTIMEVE QË KA MES DIJETARËVE

Nga rinia që fton për në rrugë të Allahut dhe i është përkushtuar fesë, kërkohet të jetë tolerante ndaj mendimeve të ndryshme, të cilat i ndeshin ndërmjet dijetarëve dhe të tjerëve. Këtë tolerancë duhet ta shpreh duke e justifikuar atë që, sipas tij, ndjek mendimin e gabuar. Kjo pikë është shumë e rëndësishme, sepse ka njerëz që gërmojnë në gabimet e të tjerëve, që të krijojnë qëndrime të pamerituara ndaj këtyre njerëzve e për të prishur imazhin e tyre. Ky është një gabim i madh. Nëse marrja nëpër gojë e njerëzve në përgjithësi është gjynah i madh, atëherë padyshim se përgojimi i dijetarëve është edhe më i madh. Përgojimi i një dijetari nuk dëmton vetëm atë, por edhe dijen e fesë që ai mbart me vete. E njerëzit, nëse nuk u hyn në sy dijetari, gjithashtu edhe fjala e tij nuk zë vend.

Edhe nëse ai thotë të vërtetën e udhëzon për tek ajo, përgojimi që ky njeri i bën këtij dijetari, bëhet pengesë ndërmjet njerëzve dhe dijes së tij, prandaj rreziku i përgojimi është shumë i madh. Nga të rinjtë kërkohet që t'i shohin me sy tolerant mospajtimet që ndodhin ndërmjet dijetarëve, t'i konsiderojnë mendimet e tyre si ixhtihade (përpjekje). T'i justifikojnë për çka kanë gabuar dhe nuk është gabim nëse flasin me ta për ato çështje që u duken si të gabuara, në mënyrë që të qartësohet se ky gabim është nga ata apo nga ai që thotë se kanë gabuar?! Nganjëherë dikujt i duket se dijetari ka gabuar e kur ulet e bisedon me të, del në pah se nuk ka gabuar. Njeriu është qenie e gjallë dhe gabon,

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* thotë: ***"Të gjithë bijtë e Ademit gabojnë e gabuesit më të mirë janë ata që pendohen."***[67]

Ndërsa të gëzohesh me gafat e dijetarit dhe gabimet e tij në mënyrë që t'i përhapësh ndërmjet njerëzve e të sjellësh përçarje, padyshim se kjo nuk është rruga e të parëve tanë të mirë (selefëve).

Gjithashtu edhe gabimet që kryhen nga udhëheqësit myslimanë, nuk na lejohet që ta shfrytëzojmë këtë rast duke i fyer në çdo drejtim, pa përmendur asgjë nga të mirat e tyre, sepse Allahu i Madhëruar thotë: ***"O ju që keni besuar! Jini të fortë për Allahun dhe jini dëshmitarë të drejtë e mos lejoni që armiku dhe urrejtja ndaj të tjerëve t'ju bëjë që t'i shmangeni drejtësisë."***[68]

Kjo do të thotë të mos iu shtyjë urrejtja për dikë që të mos flasësh drejtë për të, sepse drejtësia është obligim. Nuk i lejohet askujt që të mbledhë mangësitë e udhëheqësve myslimanë apo dijetarëve dhe t'i përhapë ato mes njerëzve, duke mos u përmendur atyre asnjë të mirë, këtu nuk ka drejtësi.

Mendoje këtë gjë si për veten tënde! Nëse dikush të përvishet ty dhe të nxjerr në dukje vetëm mangësitë dhe gabimet, e t'i fsheh të mirat dhe veprat e drejta, këtë gjë ti do ta quaje krim ndaj teje. Nëse e shikon me këtë sy për veten tënde, atëherë duhet që kështu ta shikosh edhe për të tjerët. Siç e përmenda edhe më sipër, ilaçi i kësaj është që të lidhesh me atë që ti e shikon gabim e të diskutosh me të. Pas diskutimit do të bëhet i qartë qëndrimi që ke mbajtur.

Sa e sa persona kanë ndërruar mendje mbas diskutimit, duke e kuptuar se kanë qenë gabim, e sa thënie të personave të tjerë mbas diskutimit kanë dalë të sakta, e për të cilat kishin menduar se ishin gabim. Profeti thotë: ***"Besimtari për besimtarin është si një ndërtesë, pjesët e së cilës shtrëngojnë njëra-tjetrën."***[69] I

67 Transmeton Ahmedi 3/198, Tirmidhiu. Nr/2499. ibn Maxheh. Nr/4251

68 Sure Maide: 8

69 Transmeton Buhari Nr/6026.. Nr/2585

Dërguari i Allahut po ashtu ka thënë: ***"Ai që do të shpëtojë nga zjarri dhe do të futet në Xhenet, le ta gjejë vdekja duke besuar në Allah dhe në Ditën e Gjykimit, e të flasë për njerëzit ashtu siç do që njerëzit të flasin për të."***[70] Pikërisht kjo është drejtësi dhe veprim me vend.

70 Transmeton Muslimi. Nr/1844

## Rregulli i njëmbëdhjetë

## Kufizimi i emocioneve

### sipas rregullave të fesë dhe arsyes

Pjesëtarët e këtij zgjimi të begatshëm dhe kësaj lëvizjeje të bekuar duhet që të mos shtyhen nga emocionet e t'i largohen të menduarit të logjikshëm, duke u larguar kështu nga rruga e fesë. Nëse ndjenjat nuk kufizohen sipas rregullave të fesë dhe arsyes, atëherë ato shndërrohen në furtunë dhe sjellin më shumë dëm sesa dobi. Prandaj duhet që vështrimin tonë ta hedhim larg, nuk dua të them me këtë të heshtim para të pavërtetës apo ta mbështesim atë! Unë dua që *'të hyjmë në shtëpi nga dyert'* e të mundohemi sa të kemi mundësi që me urtësi dhe zgjuarsi të largojmë këtë të pavërtetë, derisa ta zhdukim, sepse ndjekja e rrugës së urtësisë, edhe pse mund të zgjasë, rezultati i saj do të jetë i kënaqshëm për të gjithë.

Ndoshta zelli për fenë mund të shuajë flakën e zjarrit (që kemi përbrenda), por ai nuk e shuan prushin që mund të ndizet më pas.

Prandaj i porosis vëllezërit dhe djemtë tanë të rinj, pjesëtarët e këtij zgjimi dhe kësaj lëvizjeje që të jenë shumë të matur, t'i shikojnë gjërat gjatë dhe me mençuri. Çdo veprim ta kryejnë ashtu siç urdhëron feja. Të shikojnë se si ka qenë urtësia e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)* në thirrjen e tij për tek Allahu dhe në ndryshimin e të këqijave. Le të bëhet Profeti shembulli më i mirë për ta, e ku ka shembull më të mirë sesa i Dërguari i Allahut?

**Vëllezërve të mi të rinj të këtij zgjimi islam u them:** Nëse duam të zgjojmë umetin islam nga gjumi dhe moskokëçarja, prej nesh kërkohet të ecim me plane të qëndrueshme dhe mbi baza të forta. Sepse ne duam që të zbatohet ligji i Allahut, të forcohet te njerëzit feja e Zotit në këtë tokën të Tij, e ky vërtet është një qëllim i madh. Vetëm me shtysa emocionale kjo nuk realizohet, prandaj duhet që ndjenjat të udhëhiqen nga feja dhe arsyeja.

## Rregulli i dymbëdhjetë
## ORGANIZIMI I VIZITAVE
### DHE I PIKNIKËVE NDËRMJET TË RINJVE

I këshilloj të rinjtë që të zhvillojnë vizita ndërmjet tyre, derisa të krijohet ngrohtësi dhe dashuri mes zemrave. Të studiojnë gjendjen e tyre dhe atë të umetit, dhe kështu do të jenë si një zemër e vetme, si një trup i vetëm. E ku ka frute më të mira sesa ato që japin vizitat ndërmjet njëri-tjetrit! Nëse këto shoqërohen edhe me piknikë në vende të afërta apo të largëta, pa dyshim që lënë mbresa të fuqishme në këtë drejtim. Drejtuesve, edukuesve dhe thirrësve u takon të luajnë një rol të madh në këtë drejtim.

## Rregulli i trembëdhjetë

## MOSHUMBJA E SHPRESËS PËR SHKAK TË TË KËQIJAVE TË SHUMTA QË SHOHIM

Ne nuk duhet të humbasim shpresat për të përmirësuar gjendjen e popullit, edhe pse ligësitë mund të jenë të shumta. Edhe nëse shohim se të drejtës i kundërvihen me forcë, sepse e vërteta është ashtu siç ka thënë edhe Ibn El-Kajimi:

E vërteta sprovohet dhe gjithmonë fiton

Ndaj mos u çudit se ky është ligji i Zotit që sundon

Patjetër që e vërteta do të përleshet me të kotën: ***"Kështu pra, Ne i kemi bërë çdo profeti armiq nga kriminelët e ty të mjafton Zoti yt si Udhëzues dhe Ndihmës."*** [71]

Mizorët kërkojnë që t'i humbin njerëzit dhe ta fshehin të vërtetën. Ata duan që të mbizotërojnë mbi njerëzit e t'i bëjnë të heshtin, por Allahu i madhëruar thotë: ***"e ty të mjafton Zoti yt si Udhëzues"*** për atë që armiqtë e Profetëve kërkojnë ta devijojnë nga rruga, dhe ***"Ndihmës"*** i atij që kërkojnë ta cenojnë armiqtë e Profetëve.

Pra, nuk na lejohet të humbim shpresat dhe të bëhemi pesimist, por duhet të jemi të durueshëm e të presim, se padyshim përfundimi është për të devotshmit. Ka njerëz, të cilët duan t'i ndryshojnë mendimet e drejta të rinisë me mendime të prishura. Ata mundohen ta realizojnë këtë qëllim, derisa t'i humbin njerëzit e t'i bëjnë të dyshojnë, t'i ndalin nga ato të vërteta që e zotërojnë. Por, intrigat e tyre do t'u bien vetë mbi kokë. Çdo njeri që kërkon t'i kundërvihet të vërtetës me mendimet e tij,

71 Sure Furkan: 31

padyshim që do të jetë i humbur, sepse Allahu do ta nxjerrë fitimtare fenë dhe Librin e Tij.

Pra, shpresat janë nxitëse të forta për përparimin e thirrjes dhe ecjen drejt suksesit të saj, ashtu si edhe humbja e shpresave është shkak për dështim dhe vonim në rrugën e thirrjes.

Kujto shpresat e mëdha të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* dhe largpamësia e tij në ditën më të vështirë që u përball me popullin e tij. Atë ditë kur ai kthehej nga Taifi, ku shkoi për të ftuar banorët e tij për në adhurimin e Allahut të madhëruar. Ata e refuzuan thirrjen e tij e i vunë pas rrugaçët e vendit duke e goditur me gurë. Kur Profeti arriti në "Karn eth-thealib" (vend në të dalë të Taifit), i erdhi Xhibrili *(alejhi selam)* dhe i tha: "Me të vërtetë Allahu e dëgjoi atë që tha populli yt dhe si t'u përgjigjën. Ai të ka sjellë engjëllin e maleve, ku mund ta urdhërosh me çka të duash. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* tha: "Engjëlli i maleve më thirri, më dha selam e pastaj më tha: O Muhamed, nëse do, unë mund t'ua palos këto dy male atyre përsipër."'

Profeti *(alejhi salatu ue selam)* i tha: ***"Përkundrazi, kam shpresë se mos nxjerr Allahu nga pasardhësit e tyre ndokënd që e adhuron e nuk i shoqëron Atij askënd."***

## Rregulli i katërmbëdhjetë

## KONTAKTI ME UDHËHEQËSIT DHE PUSHTETARËT

Duhet të kemi lidhje me udhëheqësit myslimanë, siç mund të jenë kryetarët, drejtorët e të tjerë drejtues të punëve shtetërore.[72] Të mos jemi të ftohtë në marrëdhënie me ta, aq sa të ndiheni se ju jeni në një anë e ata në anën tjetër. Kur krijohet një marrëdhënie e tillë, pa dyshim se përmirësimi është i largët. Le të jemi sa më të thjeshtë me njëri-tjetrin për të arritur tek e vërteta ***"Sepse kush tregohet modest për hir të Allahut, Ai e lartëson atë."***[73]

Nëse kemi lidhje me udhëheqësit dhe prijësit tanë, dhe me çdo person që është përgjegjës për çështjet e muslimanëve, dhe kemi mirëkuptim ndërmjet nesh, patjetër që rezultati do të jetë i mirë në dashtë Allahu i madhëruar.[74]

Lus Allahun e madhëruar që të na i bashkojë zemrat! Të na bëjë prej atyre që kthehen për gjykim tek Allahu i Madhëruar dhe i Dërguari i Tij! Të na i pastrojë qëllimet! Të na e mësojë atë që nuk e dimë prej fesë së Allahut! Me të vërtetë Ai është më Fisniku, Bujari më i Madh.

E falënderimi i takon vetëm Allahut, paqja dhe shpëtimi i Tij qofshin mbi të Dërguarin tonë, familjen dhe të gjithë shokët e Tij.

---

72 Në vendin tonë, në radhë të parë këtu hyjnë drejtuesit e institucioneve tona fetare islame si dhe njerëzit me autoritet në radhët e muslimanëve. (sh.r)

73 Transmeton Muslimi Nr/2088

74 Këto fjalë vlejnë më së shumti në ato vende ku sundon Islami, vend nga i cili flet edhe dijetari Ibn Uthejmin, kurse në rastin tonë këto këshilla mund të jenë më të volitshme në marrëdhënie me Bashkësinë tonë Islame, dhe aty ku është e mundur edhe me përgjegjës të shtetit, Allahu e di më së miri. (shënim i recensuesit).

## Pjesa e Dytë

## Udhëzime drejtuar rinisë së këtij zgjimi
## Pyetje dhe përgjigje

### Ç'gjykim ka të ftosh në fenë e Allahut

**A është të ftuarit në fenë e Allahut detyrë e çdo myslimani dhe myslimaneje apo është vetëm për dijetarët dhe studentët e fesë? A lejohet që një besimtar i thjeshtë të ftojë në fenë e Allahut?**

Nëse njeriu është i dijshëm për atë që po fton, nuk ka dallim ndërmjet tij dhe një dijetari të njohur, një student feje apo dhe një njeriu të thjeshtë, por e rëndësishme është që ai të ketë dije dhe siguri për atë që thotë. Sepse Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Përcillni prej meje qoftë edhe një ajet."*** Nuk është kusht që thirrësi të ketë arritur nivele të larta në dije, por është kusht që të jetë i dijshëm për atë që fton. Ndërsa të ftojë me padije vetëm se ka dëshirë ta bëjë një gjë të tillë, kjo nuk lejohet. Ndaj dhe gjejmë vëllezër, të cilët ftojnë në fenë e Allahut dhe kanë pak dije, por me entuziazmin që kanë për fenë, bëjnë haram atë që Allahu i madhëruar nuk e ka bërë, e i detyrojnë njerëzit me atë çka nuk i ka detyruar Allahu. Kjo gjë është shumë e rrezikshme, sepse ndalimi i asaj që nuk e ka ndaluar Allahu është njësoj si ajo që e ka bërë Allahu haram e ne e bëjmë hallall! Pra, nëse ata kritikojnë të tjerët për lejimin e ndonjë gjëje, të tjerë do t'i kritikojnë ata për ndalimin e kësaj gjëje, sepse Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Por mos thoni në lidhje me atë që jua***

***thotë goja duke gënjyer: "Kjo është hallall e kjo është haram" që të shpifni për Allahun gënjeshtër. Pa dyshim se ata që shpifin për Allahun gënjeshtër, nuk do të shpëtojnë. Kënaqësi të paktë*** *(do të shijojnë)* ***e për ta do të ketë dënim të dhimbshëm."***[75]

Ndërsa një njeri i thjeshtë nuk duhet të ftojë pa ditur gjë, por duhet që patjetër të mësojë fillimisht, e kjo siç thotë Allahu: ***"Thuaj: Kjo është rruga ime. Ftoj për tek Allahu*** *(te feja e Allahut)* ***me dije të sigurt."***[76]

Pra duhet patjetër të ftojë në fenë e Allahut me dije të sigurt, ndërsa për atë të keqe që duket qartazi, apo atë të mirë që është tepër e qartë, këtë ai mund ta bëjë; të urdhërojë për diçka nëse është vepër e mirë e të ndalojë nga diçka nëse është vepër e keqe. Ndërsa thirrja dhe predikimi duhet që patjetër ta paraprihen nga dija, sepse ai që fton pa dije, më shumë prish sesa ndreq, ashtu siç edhe dihet. Pra duhet që njeriu së pari të mësojë e të marrë dije e pastaj të ftojë për në atë që mësoi. Ndërsa për sa u përket veprave që duken qartë se janë të këqija dhe ato që duken qartë se janë të mira, çdokush mund të ndalojë nga e keqja dhe të urdhërojë për të mirë (edhe ai që nuk ka dije të hollësishme).

## Dallimi ndërmjet dijetarit dhe thirrësit në fenë e Allahut

**Çfarë ndryshimi ka ndërmjet dijetarit dhe thirrësit në fenë e Allahut?**

Dallimi ndërmjet dijetarit dhe thirrësit në fenë e Allahut është i dukshëm. Thirrësi në fenë e Allahut është ai që mundohet t'u komunikojë fenë njerëzve, duke i ftuar ata herë në shpërblimin e Allahut e herë duke i frikësuar nga dënimi i Tij. Ndërsa dijetari është ai, të cilit Allahu i ka dhënë dije e mund të jetë edhe thirrës

75 Sure Nahl: 116/117

76 Sure Jusuf: 108

ose mund të mos jetë i tillë. Por nëse ai nuk është thirrës, dija e tij është shumë e mangët dhe nuk është trashëgimtar i plotë i Profetit, sepse Profetët *(alejhim selam)* nuk kanë lënë trashëgimi as flori e as argjend, por kanë lënë trashëgimi dijen. I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Me të vërtetë dijetarët janë trashëgimtarët e Profetëve dhe Profetët nuk kanë lënë trashëgimi as dinar e as dirhem, por kanë lënë trashëgimi dijen. Ai që e merr këtë, pa dyshim se ka marrë një hise të mirë."***[77]

Pra ai që merr dije dhe fton për në fenë e Allahut, ai me të vërtetë ka trashëguar nga trashëgimia e Profetëve për aq sa ai ka zbatuar fenë e tyre.

Ndërsa thënia e disave: Mund të jesh thirrës pa pasur dije. Nëse kanë për qëllim thirrës me jo shumë dije për të nxjerrë fetva për çështje të ndryshme nga argumentet e tyre përkatëse, kjo mund të pranohet. Ndërsa të jetë thirrës në fenë e Allahut e nuk e di se për çfarë fton, e me çfarë fton, kjo padyshim se nuk duhet të ekzistojë. E unë tërheq vëmendjen që askush të mos ftojë për tek e vërteta në këtë mënyrë, sepse ai më shumë prish sesa rregullon, siç edhe kuptohet.

## SHEMBULLI I BESIMTARËVE NË DASHURINË PËR NJËRI-TJETRIN

**A ekziston ndonjë hadith i saktë në lidhje me interesimin për çështjet e muslimanëve, sepse shumë prej thirrësve përmendin këtë hadith: *"Kush nuk interesohet për çështjet e muslimanëve, ai nuk është prej tyre."***[78]

Ky hadith është i përhapur mes njerëzve dhe nuk e di nëse është autentik nga i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* apo jo?! Por kuptimi i tij është i saktë, sepse ai që nuk interesohet

77 Transmeton Ebu Daudi Nr/3641. Ibn Maxheh Nr/223. Tirmidhiu Nr/2682

78 Këtë hadith e ka dobësuar Albani, shiko 'Silsiletu Edaife': 1/309-312

për çështjet e muslimanëve, me të vërtetë është me islam të mangët. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Shembulli i besimtarëve në dashurinë për njëri-tjetrin, në mëshirën ndaj njëri-tjetrit dhe në butësinë ndaj njëri-tjetrit është si shembulli i një trupi të vetëm, nëse ankon prej tij një organ, sëmuret i gjithë trupi nga ethet dhe pagjumësia."***[79]

Po ashtu i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Besimtari për besimtarin është si ndërtesa, ku pjesët e saj shtrëngojnë njëra-tjetrën."***

## DUHET PATJETËR QË THIRRËSI NË FENË E ALLAHUT TË KETË NJOHURI TË PËRGJITHSHME PËR ÇDO GJË

**A duhet që thirrësi në fenë e Allahut të ketë depërtim të thellë në dije?**

Fjala *'et-daijeh'* në gjuhën arabe (shqip thirrës), siç thonë gjuhëtarët është një fjalë e stërmadhuar, në shkallën sipërore, si p.sh, *'alameh'* që do të thotë 'me shumë dije'. E pra thirrës është ai person, puna e të cilit është thirrja për në fenë e Allahut të Madhëruar. Kështu që duhet patjetër që ky person të ketë njohuri të përgjithshme e të gjerë. Ndërsa ai që fton për një çështje të veçantë, si p.sh, nëse do të ftosh dikë që të falë namazin me xhemat, për këtë mjafton të dish se prania e namazit me xhemat është obligim dhe se lënia e tij është kundërshtim i Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Lënia e tij është dalje nga rruga e besimtarëve, sepse besimtarët në namazin me xhemat janë siç i ka cilësuar Abdullah ibn Mesudi: *"Atij nuk i shmanget veçse një munafik (dyfytyrësh) ose një i sëmurë. Ka pasur njerëz, të cilët vinin për krahu mes dy burrave të tjerë, derisa vendoseshin në rresht për t'u falur."*[80]

---

79 Transmeton Buhari Nr/6011 Muslimi Nr/2086

80 Transmeton Muslimi nr. 654

Pra ti mund ta ftosh këtë person që e ka lënë pas dore namazin me xhemat të kthehet përsëri, përderisa ti i di argumentet që flasin për këtë pikë, në mënyrë që të jesh i sigurt. Por ti mos u tërhiq vërejtjen njerëzve që të mos bien në shitblerje haram, ndërsa nuk di asgjë rreth kësaj gjëje.

E rëndësishme është që thirrësi me kuptimin e plotë të kësaj fjale është ai që ka horizont të gjerë njohurish, përderisa puna e tij është predikimi dhe thirrja për tek Allahu. Ndërsa ai që fton për ndonjë çështje të veçantë, duhet që për atë të cilën ai fton të ketë vetë më parë njohuri e pastaj t'i mësojë të tjerët. Kjo nuk kundërshton atë që thamë më parë, se është kusht që thirrësi të ketë dije për atë që fton, sepse nëse ti do të ftosh në një çështje të caktuar dhe ke njohuri për këtë, atëherë plotëson atë që ka thënë i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"Përcillni prej meje qoftë edhe një ajet."***

## PËRCILLNI PREJ MEJE QOFTË EDHE NJË AJET

Çfarë kuptimi ka thënia e të Profetit *(salallahu alejhi ue selem):* ***"Përcillni prej meje qoftë edhe një ajet"?*** Sepse ka njerëz që justifikohen me këtë hadith për praktikën e tyre në thirrje.

Qëllimi i këtij hadithi është se kur i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* tha: ***"përcillni prej meje",*** kjo do të thotë të dish me siguri se kjo ftesë është nga thëniet e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, nga veprat e tij apo nga vendimet e tij. E ai ka thënë: ***"përcillni prej meje"***, d.m.th, nga vetë ai. Njeriu atë që s'di, nuk duhet t'ia mveshi Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* sikur e ka thënë apo vepruar ai, sepse kështu nuk quhesh që e ke përcjellë prej tij, por përkundrazi e ke sjellë nga xhepi yt. Në këtë rast, ky hadith është argument që nuk i lejohet askujt të përcjellë fjalë, të cilat nuk i përkasin me të vërtetë të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*.

## A mund të konsiderohet mësimdhënia si thirrje në fenë e Allahut

**A konsiderohet dhënia mësim e lëndëve të fesë nëpër shkolla dhe fakultete thirrje në fenë e Allahut, duke ditur se mësuesi merr rrogë mujore për këtë?**

Nuk ka dyshim se mësimi i fesë është diçka e pëlqyer dhe konsiderohet prej kërkimit të dijes. Por, a konsiderohet kjo thirrje në fenë e Allahut? Kjo varet nga mësuesi. Nëse mësuesi e shfrytëzon rastin e ndodhjes mes nxënësve duke i drejtuar për në të mira e bëhet për ta shembull i mirë në punën e tij, natyrisht që kjo është thirrje në rrugë të Allahut.

Ndërsa nëse ua jep mësimin ashtu thatë, thjesht ua lexon e ua shpjegon dhe kaq, sikur ky mësim të ishte thjesht teori, kjo ndoshta nuk mund të quhet thirrje në rrugë të Allahut. Pra, nëse mësuesi është si ai i pari, ky është thirrës në rrugë të Allahut edhe pse mund të marrë për këtë rrogë, por kjo nuk e dëmton. Shumë prej njerëzve ftojnë në rrugë të Allahut, me paraqitjen e tyre e jo me fjalë. Te shumë prej nxënësve të fesë shikon shenjat e dijes dhe të adhurimit, dhe njerëzit e marrin si shembull më shumë se ai që flet.

## Kush shikon prej jush një vepër të shëmtuar

I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* thotë: ***"Kush shikon prej jush një vepër të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij, nëse nuk mundet, atëherë me gjuhën e tij e nëse nuk mundet, atëherë me zemrën e tij e ky është besimi më i dobët"***[81] Deri ku qëndron kufiri i kësaj mundësie, sepse shikojmë se shumë prej njerëzve marrin fundin e hadithit, pra "me zemër"?

Kjo mundësi do të thotë kompetencë, nëse njeriu ka kompetencë që ta largojë këtë të keqe me dorën e tij, atëherë del si detyrë për të

81 Transmeton Muslimi Nr/49

që ta largojë. Për shembull, shikon dikë me një mjet të dëmshëm në dorë, dhe ti mundesh që t'ia marrësh e t'ia largosh atë, atëherë e ke për detyrë që ta bësh diçka të tillë. Ndërsa nëse kjo është kompetencë e pushtetarëve, në këtë rast është detyrë për ty që të kalosh në shkallën e dytë e cila është ndryshimi me gjuhë. T'i thuash këtij personi që ta flakë vetë këtë mjet të ndaluar, ose ta çosh çështjen deri tek organi kompetent i cili ka mundësi ta asgjesojë këtë mjet. Nëse nuk mundesh as me këtë atëherë gjëja me e pakët është ndryshimi me zemër, pra ta urresh këtë gjë e të mos rrish me ata persona atje ku përdoren gjëra të tilla. Në këtë pikë ka një çështje që shumë prej njerëzve nuk e dinë. Disa njerëz rrinë tek ai që kryen gjynahe dhe thonë se gjynahet që ai bën, i ka për vete. Kjo nuk është e saktë, por përkundrazi është detyrë për këtë njeri të përdorë këto tri shkallë: me dorë, ose me gjuhë, ose me zemër. Ai që urren diçka me zemrën e tij, nuk mund të rrijë tek ai që e kryen këtë gjë të urryer. Pra menjëherë çohu dhe largohu nga ky vend, dëgjo thënien e Allahut të madhëruar kur thotë: ***"(Allahu) ju ka zbritur në Libër se kur të dëgjoni të mohohen dhe të tallen ajetet e Allahut, atëherë mos rrini me ta, derisa të kalojnë në bisedë tjetër. Pa dyshim se ju atëherë do të ishit si ata."***[82]

E pra, ai që qëndron me të atje ku bën gjynahe, ai merr pjesë në gjynah me të, edhe pse ai vetë nuk e bën këtë. Vetëm në rast detyrimi me kërcënim që të ulet me të, atëherë të detyruarit i falet.

## Ç'QËNDRIM DUHET TË MBAJË MYSLIMANI NDAJ GJYNAHEVE TË PËRHAPURA NË VENDET MYSLIMANE

**Ç'qëndrim duhet të mbajë myslimani ndaj shumë prej gjynaheve të përhapura në vendet myslimane, si p.sh, kamata, lakuriqësia e femrave, lënia e namazit...etj?**

Qëndrimin e myslimanit e ka përcaktuar i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* kur ka thënë: ***"Kush shikon prej jush***

82 Sure Nisa: 140

***një vepër të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij, nëse nuk mundet, me gjuhën e tij e nëse nuk mundet, atëherë me zemrën e tij, e ky është besimi më i dobët"*** Nga ky hadith mësojmë se si ta ndryshojmë veprën e keqe në tri shkallë.

*Shkalla e parë*: Ndryshimi me dorë.

Nëse ke pushtet për ndryshim me dorë, bëje. Kjo është e mundshme për njeriun nëse ky gjynah është në shtëpinë e tij dhe ai është i zoti i shtëpisë. Ai në këtë rast mund të ndryshojë me dorën e tij. Nëse p.sh. një burrë futet në shtëpi e gjen në shtëpi diçka të ndaluar, e dihet se shtëpia është shtëpia e tij e fëmija, fëmija i tij, pra familja e tij, në këtë rast ai mundet që ta ndryshojë këtë me dorë si p.sh. ta marrë e ta eliminojë.

*Shkalla e dytë*: Ndryshimi me gjuhë.

Nëse nuk ke mundësi ta ndryshosh të keqen me dorë, atëherë kalo në shkallën e dytë, e cila është gjuha. Ndryshimi me gjuhë ka dy mënyra.

Mënyra e parë: T'i thuash bërësit të së keqes: Mos e bëj këtë! Të flasësh me të e të mundohesh ta bindësh apo edhe t'i flasësh me të ashpër nëse ambienti e lejon një gjë të tillë.

Mënyra e dytë: Nëse nuk mundet ta bëjë këtë, atëherë të lajmërojë ata që kanë kompetencë për ta ndryshuar atë.

*Shkalla e tretë*: Ndryshimi me zemër.

Nëse nuk mundet ta ndryshojë të keqen me dorë e me gjuhë, atëherë le ta dënojë atë me zemër, e ky është besimi më i dobët. Mohimi me zemër do të thotë të urresh me zemër këtë të keqe, të urresh ndodhjen e saj e të dëshirosh që ajo të mos ndodhë.

Këtu ka diçka që duhet parë me kujdes. I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* në këtë hadith ka thënë: ***"Kush shikon"***, shikimi këtu është me sy, me dije apo me hamendje? Për sa i përket hamendjes, nuk ka vend këtu, sepse nuk lejohet që të mendojmë keq për myslimanin. Atëherë mbetet shikimi me sy apo me dije. Për sa i përket shikimit me sy, do të thotë që ai vetë ta shohë të keqen me sy. Ndërsa me dije është atëherë kur dëgjon për diçka të tillë, nëse vetë nuk mund ta shohë, apo e vë në dijeni

dikush që është i besueshëm. Këtu i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ka për qëllim që të mos ngutemi në gjykim, për ndonjë person derisa ta shikojmë vetë atë. ***"Kush shikon prej jush një vepër të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij, nëse nuk mundet, me gjuhën e tij e nëse nuk mundet, atëherë me zemrën e tij, e ky është besimi më i dobët."***

Një njeri më pat thënë: Unë rri me persona, të cilët bëjnë vepra që janë në kundërshtim me fenë, por unë e urrej dhe e mohoj këtë me zemër, a bie në gjynah apo jo? Ai thoshte: Dëshmoj para Allahut se kam neveri dhe e urrej këtë gjynah me gjithë zemër.

Në këtë rast ne i themi: Ti nuk e ke mohuar me gjithë zemër, se po ta mohonte zemra, do ta kishin vërtetuar këtë gjymtyrët e tua. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"E në trup ka një pjesë, e cila nëse rregullohet, i gjithë trupi rregullohet e nëse prishet, i gjithë trupi prishet, e kjo është zemra."***[83] Sikur zemra me të vërtetë ta urrente a mundesh të rrish me bërësit e këtij gjynahu?! Për këtë Allahu i madhëruar ka thënë: ***"(Allahu) ju ka zbritur në Libër se kur të dëgjoni të mohohen dhe të tallen ajetet e Allahut, atëherë mos rrini me ta, derisa të kalojnë në bisedë tjetër. Pa dyshim se ju atëherë do të ishit si ata."***[84] Prandaj edhe disa njerëz të thjeshtë mendojnë se po të rrinë në një vend ku kryhen gjynahe e i urrejnë me zemër, ky është kuptimi i hadithit të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"...e nëse nuk mundet, atëherë me zemër..."*** dhe në fakt nuk është kështu.

## Duhet që së pari të shpjegohet Islami

**Shumë prej të rinjve nuk dinë me çfarë mënyre t'u përgjigjen gjynaheve të përhapura në shumë prej vendeve myslimane, a t'u përgjigjen me egërsi, ashtu siç veprojnë disa të rinj, apo t'i përballojnë me ndonjë mënyrë tjetër. Të rinjtë nuk gjejnë**

83 Pjesë prej hadithit, të cilin e transmeton Buhariu nr/52. Muslimi nr/1599
84 Sure Nisa: 140

**përgjigje pozitive nga njerëzit e kjo veçanërisht në ato vende ku nuk gjykojnë me fenë e Allahut ashtu siç duhet. Çfarë mendimi ka hirësia juaj për metodën që duhet të ndjekin këta të rinj?**

Ajo që mendoj unë, është që të fillojnë një herë me shpjegimin e Islamit të vërtetë duke filluar nga besimi, veprat dhe moralin e tij. E të mos i sulmojnë aq sa t'i bëjnë të largohen. Mendoj se nëse Islami shpjegohet në pamjen e tij të vërtetë, natyra e njeriut e pranon, sido që të jetë puna. Sepse feja islame është në përputhje me natyrën e pastër njerëzore. Për sa i përket sulmit ndaj dikujt për atë që ai bën qysh prej shumë kohësh dhe që kanë bërë edhe gjyshërit dhe baballarët e tij, natyrisht që kjo shkakton largim dhe urrejtje ndaj së vërtetës për të cilën thirrësi fton në të. Prandaj edhe Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Dhe mos i fyej atë që jobesimtarët i luten përveç Allahut, sepse e fyejnë Atë armiqësisht nga padija. Kështu, Ne ia zbukuruam çdo populli punët e tyre."***[85]

Prandaj mendoj se vëllezërit e mi thirrës, të cilët jetojnë në të tilla shoqëri, të kujdesen së pari për shpjegimin e së vërtetës ashtu siç është e qartësimin e të kotës ashtu siç është, pa i sulmuar njerëzit direkt për punët e tyre.

## Kërkimi i dijes apo të ftuarit në Fenë e Allahut?

**Kush është më e rëndësishme: Kërkimi i dijes së fesë apo thirrja në fenë e Allahut, duke ditur se ai që fton, ka dije mbi atë që flet?**

Unë them se patjetër duhet të kemi dije, sepse njerëzit, siç e dimë, janë të ndryshëm. Çdonjëri ka veçori dhe ka një fushë që do të specializohet në të. Prandaj gjen prej nxënësve, të cilët i drejtohen anës së akides (doktrinës) dhe studimit të saj, dhe librave që flasin për këtë degë. Dikush tjetër i drejtohet fikhut (jurisprudencës islame), çka thuhet dhe çka është shkruar për të.

85 Sure El En'am: 108

E një i tretë i drejtohet urdhërimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja. Kjo është mirësi e Allahut të madhëruar, i Cili i ka bërë njerëzit të kenë dëshira të ndryshme. Sikur të kishin të gjithë të njëjtën dëshirë, shumë gjëra do të çalonin. Pra ai person që e shikon veten se ka vullnet në kërkimin e dijes e të thellimit në të, mendoj që për të është më mirë që t'i përkushtohet kërkimit të dijes, derisa të përfitojë sa më shumë prej saj. Sepse vendet myslimane luftohen nga çdo drejtim, në besim, në moral e në shumë aspekte të tjera. Nëse njeriu nuk ka dije të fortë, të ngritur mbi baza të fesë e mbi argumente logjike, padyshim se do të humbasë.

Me këtë rast dëshiroj për nxënësit e dijes fetare që të kenë edhe dije logjike. Pse? Sepse njerëzit sot binden më tepër me fakte konkrete, të prekshme – e kjo nga dobësimi i besimit - sesa binden me teori, pra me argumente nga feja. Kam për qëllim me këtë që të ftoj vëllezërit e mi, nxënësit e dijes fetare që të pajisen me argumente logjike dhe shkencore. Nëse duan që ta saktësojnë këtë që po them, le të shikojnë në fjalët e dijetarit islam Ibn Tejmije në debatet e tij me filozofët, kelamistët (apologjetët islam) dhe racionalistët, ku ai përdor argumente nga feja si dhe argumente logjike. Nëse njeriu nuk ka mundësi të thellohet dhe të zgjerohet në dije, atëherë le të fillojë të ftojë në rrugë të Allahut, por duhet të ftojë vetëm në atë që ai e di se është e vërtetë. Të mos shpikë e të mos bëjë siç bëjnë disa thirrës, duke treguar hadithe të cilave nuk u dihet transmetimi, hadithe të dobëta apo të shpifura, në mënyrë që t'i bëjë njerëzit të qajnë apo për t'i udhëzuar ata! Ky veprim është i gabuar, nuk është e drejtë që t'i drejtojmë njerëzit me hadithe të dobëta apo të shpikura. Kjo nuk është prej fesë. Po, është e vërtetë se disa dijetarë e kanë lejuar përmendjen e haditheve të dobëta që flasin për mirësitë dhe ndalimet, por me këto tri kushte:

1- Të mos jetë i dobët në gradën më të ulët.

2- Të ketë për temën që trajton ky hadith argumente të tjera të sakta.

3- Të mos besojë se ky hadith është vërtet nga i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*.

Njerëzit ndryshojnë, ka prej tyre që anojnë nga përfitimi i dijeve, ka prej tyre që nuk munden ta bëjnë këtë e gjithsecili gjen atë drejtim që i përshtatet.

## Cilat janë mënyrat më të mira për marrjen e dijes fetare?

**Cila janë mënyrat më të mira për marrjen e dijes së saktë të fesë, duke pasur parasysh kushtet aktuale në të cilat jetojmë?**

Nuk ka dyshim se mënyra më e mirë është që njeriu të fillojë me Librin e Allahut të madhëruar, më pas me çka mundet prej Sunnetit të saktë të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* e më pas nga ajo çka kanë shkruar dijetarët e fikhut apo të tjerët. Por ajo që dua prej nxënësve të dijes fetare, që të përqendrohen në to, janë bazat e fesë dhe jo çështjet anësore. Pra të mos interesohen vetëm në mësimin e çështjeve të veçanta, por më tepër t'i kushtojnë rëndësi mësimit të bazave të fesë, rregullave të përgjithshme dhe normave. Nëse ndeshen me çdo lloj çështjeje praktike, janë në gjendje që në bazë të këtyre rregullave të përgjithshme që njohin; munden ta vlerësojnë çështjen ashtu siç duhet. Siç thonë edhe dijetarët: ai që nuk njeh rregullat bazë, nuk mund të arrijë askund.

Shumë prej nxënësve të dijes fetare e kanë mbushur mendjen me hollësira të veçanta e nëse dalin jashtë tyre qoftë edhe sa maja e gishtit, nuk janë në gjendje të të japin përgjigje, sepse nuk njohin mirë bazat dhe rregullat. Në radhë të parë duhet që nxënësi i dijes fetare të ketë dije mbi rregullat e përgjithshme bazë të fesë, mbi të cilat mbështeten më pas edhe zbatimet praktike e hollësitë.

Kur kemi qenë nxënës, na kanë treguar se një ri që i dinte gjërat përmendësh pa i kuptuar, kishte memorizuar librin 'El-Furu' (libër fikhu) në medhhebin e imam Ahmed ibn Hanbelit. Ky libër është

nga ata më përmbledhës në fikhun hanbeli. Në të përmenden të katër medhhebet e më gjerë. Këtë libër e ka shkruar Muhamed ibn Muflih – rahmet pastë- një prej nxënësve të dalluar të dijetarit islam Ibn Tejmije, i cili njihte më mirë se çdokush tjetër përzgjedhjet që Ibn Tejmija kishte bërë në çështjet e fikhut, saqë edhe vetë Ibn Kajim konsultohej me të për opinionet e Ibn Tejmijes në këtë fushë. E rëndësishme është që ky njeri shkroi librin "El-Furu", të cilin e mësoi përmendësh një prej nxënësve të dijes e që nuk kuptonte gjë prej tij. Nxënësit e fesë shpeshherë ktheheshin te ky njeri si të ishte një libër. Kur atyre u dilte ndonjë problem, i thonin: Çfarë ka thënë Ibn Muflih për këtë kapitull apo në atë temë? Ai ua recitonte pa e ditur kuptimin e asaj që thoshte.

Ajo që dua të them, është fakti se njeriu duhet t'u kushtojë rëndësi kuptimeve dhe rregullave bazë – rregullat bazë të jurisprudencës (usul fikh) - kjo është nga gjërat më të rëndësishme për nxënësin e dijes fetare.

## Thirrja në fenë e Allahut është detyrë

**Çfarë obligimi ka nxënësi i dijes dhe dijetari ndaj thirrjes në fenë e Allahut dhe ç'gjykim ka ai që e lë thirrjen, ndërkohë që ka mundësi ta kryejë atë?**

Thirrja në fenë e Allahut është detyrë, siç ka thënë Allahu i madhëruar: ***"Fto për në rrugë të Zotit tënd me urtësi dhe fjalë të mira e diskuto me ta në mënyrën më të mirë."***[86]

Allahu i madhëruar e ka ndarë thirrjen në tri etapa: Thirrje me urtësi, me këshillim dhe me polemikë.

Ai që ftohet, mund të mos ketë dije për atë në të cilën ftohet, por ai nuk të kundërshton dhe as që polemizon, në këtë rast një njeri i tillë ftohet me urtësi. Çfarë është urtësia? Urtësia është sqarimi i së vërtetës dhe urtësisë së saj, nëse ke mundësi.

86 Sure Nahl: 125

Ndërsa këshillimi kryhet me ata që kanë njëfarë mospranimi dhe indiference ndaj së vërtetës. Nëse shikon një person të tillë, i cili ka njëfarë kundërshtimi e mospranimi, atëherë ftoje herë duke e përgëzuar me shpërblimin e Allahut e herë duke e frikësuar nga ndëshkimi i tij, ose me të dyja në të njëjtën kohë, nëse e kërkon puna një gjë të tillë. Ndërsa polemika kryhet me ata që kundërshtojnë dhe grinden rreth së vërtetës. Në këtë rast kërkohet të diskutosh me të në mënyrën më të mirë, me fjalë apo me fakte bindëse.

Ajeti i mësipërm i përmbledh të dyja kuptimet.

1. Në mënyrën më të mirë me fjalë e me fakte bindëse, të shkurtuara e të qarta.

2. Gjithashtu në mënyrën më të mirë bindëse, duke përdorur rrugë të ndryshme, në mënyrë që argumenti të jetë sa më i qartë që ta kuptojë të vërtetën. Shiko dialogun e Ibrahimit *(alejhi selam)* me atë që e kundërshtoi Zotin e tij. Allahu i madhëruar thotë: ***"A nuk e ke parë atë që kundërshtoi Ibrahimin për Zotin e tij (Allahun), sepse Allahu i kishte dhënë mbretërinë? Kur Ibrahimi i tha: "Zoti im (Allahu) është Ai që jep jetë dhe sjell vdekje." Ai tha: "(Edhe) unë ngjall dhe vdes." Ibrahimi i tha: "Allahu e sjell diellin nga lindja atëherë sille ti nga perëndimi." Në këtë mënyrë jobesimtari u mund plotësisht. Dhe Allahu nuk e drejton atë popull që është zullumqar*** *(keqbërës, jobesimtar)*.**"**[87]

Si ngjall dhe vdes?! Atij i sjellin një njeri që meriton të vritet e ai nuk e vret. E kjo, sipas tij, është ngjallje! Pastaj i sjellin një burrë tjetër, i cili nuk ka bërë asnjë faj dhe e vret, e kjo gjithashtu sipas mendimit të tij është vdekje e shkaktuar nga ai! Ky fakt mund të polemizohet duke i thënë: nëse ti do të sjellësh një njeri që meriton vdekjen e nuk e vret, ti nuk e ke ngjallur sepse ai ishte gjallë, porse ti e le të gjallë duke mos e vrarë. E mund t'i themi gjithashtu se nëse do të vrasësh atë që nuk e ka hak, ti në këtë rast nuk ke i sjellë vdekjen, por bëre shkakun që i solli vdekjen. Ndaj

87 Suretu Bekare: 258

edhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* në tregimin për dexhalin kur thotë se dexhalit do t'i sjellin një djalosh i cili do t'i dëshmoj atij se ai është dexhali për të cilin na ka lajmëruar i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*, atëherë ai do ta vrasë dhe do ta ndaj në dy pjesë, e më pas do të ecë mes tyre për të treguar se e ka ndarë në dy pjesë. Pastaj dexhali do ta thërrasë atë dhe ai do të çohet i gëzuar duke qeshur dhe thotë: me të vërtetë unë dëshmoj se ti je dexhali për të cilin na ka lajmëruar Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*, pastaj drejtohet që ta vrasë e nuk do të mundet dot. E gjithë kjo na tregon se çdo çështje është në dorë të kujt? Në dorë të Allahut të madhëruar.

Pra mundet që këtij personi t'i kundërvihesh me këtë mënyrë, por Ibrahimi alejhi selam deshi të sillte një argument tjetër, i cili nuk ka nevojë as të kundërshtohet e as të diskutohet. Çfarë i tha atij? Ibrahimi i tha: ***"Allahu e sjell diellin nga lindja, sille ti nga perëndimi!"*** e për këtë pyetje nuk ka përgjigje, prandaj vjen më pas thënia ***"u mund ai që nuk besonte"***.

Thënia e Allahut ***"... e diskuto me ta në mënyrën më të mirë"***, do të thotë në mënyrën më të mirë në të folur, në mënyrën më të mirë bindëse dhe në mënyrën më të mirë dhe më të qartë në dhënien e argumenteve. Në mënyrë që të mos sillet biseda vërdallë pa pasur rrugëdalje. Pra ne duhet të ftojmë në rrugë të Allahut për aq sa kemi mundësi.

Për sa i përket gjykimit për atë që e lë thirrjen e ai ka mundësi për këtë, mund të themi: Pa dyshim se thirrja në rrugë të Allahut është detyrim kolektiv (farz-kifaje), nëse e kryen këtë dikush që mjafton, atëherë bie përgjegjësia nga të tjerët. Nëse shikon ndonjë person, i cili kundërshton Allahun e nuk ka rreth teje kush ta ftojë, atëherë ky është obligim i domosdoshëm për ty. Sepse dijetarët thonë për farzin kifaje, nëse nuk ka askush tjetër përveç këtij personi, atëherë bëhet obligim individual (farz ajn) i domosdoshëm për të.

## NUK KA MOSPAJTIM NDËRMJET KËRKIMIT TË DIJES DHE THIRRJES NË RRUGË TË ALLAHUT

**A keni ndonjë këshillë për nxënësit e dijes fetare, në mënyrë që të jenë thirrës në rrugë të Allahut?**

Me thënë të drejtën, ajo thirrje që kryhet pa kërkim dijeje, nuk ka hajër, pra mirësia në të është i pakët. Prandaj duhet që nxënësi i dijes të mësojë dhe të ftojë në rrugë të Allahut në të njëjtën kohë.

Çfarë e pengon një nxënës dijeje nëse shikon dikë që bie në kundërshtim me urdhëresat e Allahut, qoftë edhe në xhami aty ku merret dija, që ta ftojë atë në të drejtën?!

* Çfarë e pengon nxënësin e dijes nëse shkon në treg për të mbaruar nevojat e tij dhe njëkohësisht të ftojë për tek Allahu sa herë që shikon një njeri që nuk i bindet Atij?!

* Çfarë e pengon atë nëse ndodhet në shkollë e shikon nxënës të pabindur ndaj urdhëresave të Allahut, që ai t'i ftojë ata në rrugë të drejtë, të shoqërohet me ta e t'i ndihmojë për zgjidhjen e këtij problemi?!

Nëse dikush shikon njerëz që bëjnë gjynahe, duke lënë urdhëresat e Allahut dhe duke rënë në ndalesat e Tij, dhe e urren diçka të tillë e largohet nga ata, duke e humbur shpresën për ndreqjen e tyre, ky do të ishte vërtet një problem i madh. Allahu i madhëruar na bën thirrje për durim dhe shpresë te shpërblimi i Tij. Ai i thotë të Dërguarit të Tij: ***"Kështu pra, ji i duruar** (O Muhamed) **ashtu siç bënë durim të Dërguarit e vendosur e me vullnet të fortë dhe mos u nxito për ta** (mosbesimtarët)**."***[88]

Pra njeriu duhet të durojë dhe ta llogarisë çdo vepër tek Allahu i madhëruar dhe nëse shikon në veten e tij ndonjë vështirësi apo mundim, le ta bëjë këtë për hir të Allahut. I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* kur iu gjakos gishti në luftë, tha:

***E ti nuk je veç se një gisht i gjakosur***
***Në rrugë të Allahut çka të ka pllakosur.***[89]

88 Sure Ahkaf 35
89 Transmeton Buhariu nr. 2802, Muslimi nr. 1796

## Nuk ekziston kontradiktë mes dijes së pakët, popullaritetit dhe thirrjes për në fenë e Zotit

**Disa nxënës të dijes fetare nuk e kryejnë si duhet detyrën e thirrjes në fenë e Allahut dhe edukimin e njerëzve, duke u justifikuar se kanë pak dije, e disa të tjerë justifikohen se duan të qëndrojnë larg popullaritetit si dhe justifikime të tjera. Ç'këshillë mund të jepni për këta persona?**

Për sa i përket justifikimit të parë për dijen e pakët, nga i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* përcillet se ka thënë: ***"Përcillni prej meje qoftë edhe një ajet."*** Pra le t'u përcjellë njerëzve aq dije sa ka, e kjo është diçka e mirë dhe ka shpërblim tek Allahu.

Ndërsa e dyta që ka të bëjë me popullaritetin, për njeriun është obligim të bëjë atë që ka urdhëruar Allahu i madhëruar: adhurimet, dhënien e dijes e të tjera, e ta lërë famën mënjanë. Të mos i kushtojë asaj rëndësi, edhe pse fama në dije dhe njohuri është një gjë e kërkuar, ajo nuk i bën dëm njeriut. Kur i Dërguari i Allahut u solli sahabëve një shembull, tha: ***"Ndërmjet pemëve ka një pemë së cilës nuk i bien gjethet, ajo është si myslimani. Më tregoni kush është ajo pemë?"*** Abdullah ibn Umeri thotë: Njerëzit filluan të përmendin lloj-lloj pemësh, ndërsa mua më erdhi në mendje se ajo është palma. Abdullahi thotë: Më erdhi turp ta them. Sahabët i thanë: O Dërguari i Allahut, na thuaj kush është kjo? E i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* u tha: ***"Ajo është palma."*** Abdullahi më pas tregon: Unë ia tregova këtë tim ati për atë që më erdhi në mendje, por më erdhi turp ta them, e ai më tha: Sikur ta kishe thënë, do të ishte më e dashur për mua sesa të kem këtë e atë.[90]

Shikoni sesi Umer ibn El-hatabi dëshiroi që djali i tij të kishte folur në këtë çështje, edhe pse nëse do të fliste, do të bëhej i njohur në këtë rast.

---

90 Transmeton Buhariu nr. 131. Muslimi nr. 2811.

Me një fjalë, nëse njeriu bëhet i njohur me dijen dhe thirrjen e tij në rrugë të Allahut, kjo nuk e dëmton e as nuk ia ul shpërblimin. Por, të punosh me qëllim që të bëhesh i famshëm, kjo nuk lejohet.

## CILI ËSHTË DALLIMI NDËRMJET HIPOKRIZISË DHE SHTIRJES

**Çfarë dallimi ka ndërmjet hipokrizisë dhe shtirjes dhe cila prej tyre është më e dëmshme për thirrësin mysliman?**

Që të dyja janë të këqija, si shtirja ashtu edhe hipokrizia. Por, hipokrizia është më e poshtër, sepse hipokrizi do të thotë që njeriu ta shfaqë veten si të mirë e në zemër mban sherr. Qoftë kjo në besim, ashtu edhe në vepra. Por, hipokrizia në besim të nxjerr nga Islami – Allahu na ruajt - ndërsa hipokrizia në vepra mund të të nxjerrë nga Islami ose jo.

Ndërsa shtirja: Njeriu kryen punë të mira për hir të Allahut të madhëruar, por ai shtiret në të, duke e zbukuruar dhe duke kërkuar pëlqimin e njerëzve. Ai e ka qëllimin e mirë, por kur dëgjon lavdërimin e njerëzve, e përmirëson punën për hir të këtyre fjalëve. Nga kjo kuptohet se hipokrizia është më e keqe. Shtirja është cilësi e munafikëve. Allahu i madhëruar ka thënë për munafikët: ***"U shtiren njerëzve dhe nuk e përkujtojnë Allahun veçse pak."***[91]

## I KUSHTOJNË RËNDËSI MËSIMIT TË KUR'ANIT DHE HADITHEVE TË DISPOZITAVE

**Shumë prej nxënësve të dijes i kushtojnë rëndësi memorizmit të Kur'anit dhe haditheve të dispozitave. Por ata e lënë pas dore mësimin e bazave të fikhut *(usul el fikh)*,**

91 Suretu Nisa/142

**duke u mjaftuar me mësimin e Kur'anit dhe haditheve. Duke ditur se baza e fikhut është dija, e cila të shpjegon mënyrën e të kuptuarit të këtyre teksteve. Kërkojmë një këshillë nga hirësia juaj për këtë çështje**?

Ajo me të cilën mendoj të fillojë njeriu në kërkimin e dijes, e aq më tepër i vogli në moshë, është mësimi i Kuranit përmendësh para çdo gjëje. Sepse kjo ka qenë edhe praktika e sahabëve *(radiallahu anhum)*, të cilët mësonin Kur'anin, e kuptonin dhe e zbatonin çka mësonin. Kërkimi i dijes ka nevojë për Kur'anin. Imagjino nëse po ligjëron në një tubim, ku do që të argumentosh me ajete nga Kur'ani, të cilin ti nuk e ke mësuar; pa dyshim nuk do të mundesh të argumentosh me të.

Pra unë i porosis studentët e fesë, veçanërisht të rinjtë, që të mësojnë Kur'anin e Allahut të madhëruar, pastaj të mësojnë çka të mundin prej haditheve si p.sh., librin "Umdetul-Ahkam" ose "Bulugul-Meram" nëse munden, më pas fikhun dhe bazat e tij. Nuk ka dyshim se bazat e fikhut janë nga dijet më të mira e i jep kënaqësi atij që e njeh atë. Në të ka baza dhe rregulla, të cilat nëse njeriu i kupton, ushtron mendjen e tij në nxjerrjen e gjykimeve nga argumentet përkatëse nëpërmjet këtyre bazave dhe rregullave.

## DOMOSDOSHMËRIA E TË QENIT I THJESHTË PËR TË PËRCJELLË TË VËRTETËN

**Ç'gjykim ka për ata thirrës, të cilët i ftojnë njerëzit si të ishin duke lypur para tyre? Si dhe ç'mund të na thoni për ajetin: *"O Jahja, merre librin me forcë."*?**[92]

Po, është e vërtetë se ka thirrës të cilët, siç i ka përshkruar edhe pyetësi, i ftojnë njerëzit në fenë Allahut sikur po u lypin atyre pasuri! Mundet që kjo të jetë dobësi në thirrjen e tyre apo

92 Sure Merjem: 12

dobësi e personalitetit. Ose arsyeja mund të jetë kokëfortësia e atij që i bëhet thirrja. Pra ky person nuk ka mangësi as në thirrje e as në personalitetin e tij, por gjendja e të ftuarit e kërkon që të ndjehet i qetë, e t'i vijë me lehtësi dhe butësi. Në këtë rast nuk mundemi të gjykojmë për të tillë thirrës, i cili i fton njerëzit sikur iu lutet, nëse është i mangët apo ka ndonjë mangësi.

Ajo që duhet, është që njeriu të jetë me autoritet në thirrjen e tij, kjo gjë duhet të zbatohet sipas gjendjes.

Çdonjëri prej njerëzve duhet ta marrë librin e Allahut me forcë, me vendosmëri, siç Zoti thotë për bijtë e Israelit: ***"Mbahuni mbas asaj që u kemi dhënë me forcë."***[93]

Jo vetëm kaq, por Allahu i madhëruar ngriti sipër tyre malin, në mënyrë që t'i detyronte për këtë: ***"E kur Ne ngritëm sipër tyre malin sikur të ishte tendë, e ata menduan se do të binte mbi ta, mbahuni mbas asaj që u kemi dhënë me forcë."***[94]

Patjetër se njeriu duhet të jetë me personalitet të fortë, por thirrja mund të kërkojë nganjëherë që njeriu jetë modest ndaj një personi, me qëllim që të përcjellë tek ai të vërtetën dhe ai ta pranojë atë.

## PREJ NESH KËRKOHET QË TË PËRMIRËSOJMË VETEN NË RADHË TË PARË

**Çfarë kuptimi ka ajeti: *"Ju mjafton vetja juaj dhe nuk ju bën dëm ai që është në humbje nëse ju udhëzoheni..."*[95] dhe çfarë do të thoni për të?**

Për të do të them se Allahu i madhëruar na urdhëron të përmirësojmë veten, e ta ruajmë këtë përmirësim. Nëse kushdo qoftë prej njerëzve është në rrugë të humbur, ai nuk na dëmton, Allahu i madhëruar thotë: ***"Përkujto*** *(o Muhamed)* ***se ti nuk***

93 Sure Bekare: 63
94 Sure Araf: 171
95 Sure Maideh: 105

***je veçse përkujtues. Nuk je mbizotërues mbi ta. Përveç atij që kthen shpinën dhe mohon. Atë do ta dënojë Allahu me dënimin më të madh."***[96]

Pra nëse njeriu udhëzohet, nuk e dëmton ai që kundërshton. Por nëse njerëzit nuk përpiqen të ndreqnin të këqijat, mund t'i kaplojë të gjithë dënimi i Allahut, siç thotë Allahu i madhëruar: ***"E ruajuni fatkeqësisë, e cila nuk bie vetëm ndaj atyre që kanë vepruar në mënyrë të padrejtë prej jush, e dijeni se Allahu është i ashpër në ndëshkim."***[97]

Pra këta kundërshtues të urdhrave të Allahut nuk të bëjnë dëm Ditën e Kiametit, as të marrin nga të mirat dhe as të shtojnë të këqijat. Vetëm nëse nuk e ke kryer detyrën tënde për t'i ftuar në të mirë dhe ndaluar nga e keqja, kjo të dëmton. Ky dëm nuk të vjen prej tyre, por prej vetes tënde, sepse ti nuk e ke kryer atë çka të ka urdhëruar Allahu ta bësh. Në këtë rast ti nuk je udhëzuar, sepse Allahu i madhëruar ka vënë kusht, ku ka thënë: ***"Nuk ju bën dëm ai që është në humbje nëse udhëzoheni."***

Dihet se ai që e lë urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja e të ftuarit në rrugë të Allahut, e cila është detyrë për të, pa dyshim se nuk është udhëzuar siç duhet.

## Mjetet gjykohen sipas qëllimeve

**A konsiderohen mjetet e të ftuarit në rrugë të Allahut si të përcaktuara nga feja dhe të pandryshueshme? Me një fjalë, nuk lejohet të përfitojmë nga mjetet bashkëkohore në thirrje, si mjetet e informacionit etj? Apo është e kufizuar me ato mënyra që janë përdorur në kohën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*?**

Duhet të dimë një rregull, që është përcaktuar nga dijetarët e që thotë se *mjetet gjykohen sipas qëllimeve*. Mjetet gjykohen sipas

96 Sure Gashijeh/21-24

97 Sure Enfal/25

qëllimeve, përderisa ky mjet nuk është haram e nëse është i tillë, atëherë nuk ka mirë në të.

Në qoftë se një mjet është i lejuar dhe arrin qëllimin e kërkuar të fesë, atëherë nuk ka ndonjë ndalesë në përdorimin e tij. Por, kjo nuk do të thotë që të lëmë mënjanë Librin e Allahut të madhëruar, Sunnetin e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* e mësimet që janë në to për të shkuar mbas metodave, të cilat na duken si mjete për thirrje. Mundet që ne ta shikojmë këtë si mjet e dikush tjetër nuk e shikon si të tillë. Prandaj duhet që secili në thirrjen e tij të përdorë atë mjet, për të cilin bien dakord të gjithë njerëzit, në mënyrë që thirrja e tij të mos plasaritet mes kontradiktave ndërmjet njerëzve. Duhet të dimë dallimin që ka ndërmjet mënyrës së afrimit të njerëzve dhe vetë thirrjes. Mund të jetë e përshtatshme që t'i afrojmë apo t'u lidhim zemrat të rinjve që i janë përgjigjur thirrjes, mbasi i kemi ftuar në librin e Allahut dhe Sunnetin e Profetit me gjëra të lejuara, të cilat nuk na dëmtojnë as në fe e as në thirrjen tonë për të fituar zemrat e tyre. Të mos bëhemi shkak që ata të largohen duke menduar se çdo gjë duhet të ketë pamje serioze.

## Librin e Allahut dhe Sunnetin e Profetit së pari e pastaj çdo lloj metodë tjetër të lejuar

**Thirrësit në rrugë të Allahut kanë rënë në kontradiktë për sa u përket metodave që përdorin për thirrje. Ka prej tyre, të cilët e konsiderojnë këtë si adhurim i përcaktuar dhe janë kundër aktiviteteve të ndryshme. Shpresojmë të na sqaroni të vërtetën për këtë gjë.**

Nuk ka dyshim se thirrja për në rrugë të Allahut është adhurim. Siç na urdhëron Allahu i madhëruar në thënien e Tij: ***"Fto për në rrugë të Zotit tënd me urtësi dhe fjalë të mira dhe diskuto me ta në mënyrën më të mirë."***[98]

98 Suretu Nahl/125

Pra ai që fton për në rrugë të Allahut, ndien në këtë thirrje se përfaqëson urdhrat e Tij me anë të të cilave kërkon afrimin tek Allahu i madhëruar. Gjithashtu nuk ka dyshim se mjeti më e mirë me të cilën ftojmë, është libri i Allahut të madhëruar dhe Sunneti i të Dërguarit të Tij *(salallahu alejhi ue selem)*. Pra libri i Allahut është këshilluesi më madhështor për njerëzit, ***"O ju njerëz, ju erdhi këshillë nga Zoti juaj e shërim për atë çka ndodhet në gjokse, udhëzim e mëshirë për besimtarët."***[99]

Gjithashtu fjalët e të Dërguarit të Allahut janë këshilla më e mirë. Nganjëherë ai fliste me shokët e tij, të cilët pohonin se zemrat iu drithëroheshin dhe sytë iu përloteshin. Nëse njeriut i jepet mundësia që ta pajisë bisedën e tij me këto mënyra, nuk ka dyshim se këto janë mënyrat më të mira. Nëse e shikon të arsyeshme të shtojë mënyra të tjera veç këtyre, të cilat i ka lejuar Allahu, atëherë nuk ka asgjë të keqe, por me kusht që këto të jenë jashtë çdo harami si p.sh, gënjeshtra, luajtja e rolit të mosbesimtarit nëpër pjesë teatrale, të sahabëve *(radiallahu anhum)*, ndonjë nga imamët mbas sahabëve apo ndonjë të ngjashëm me ta, të cilit mund t'i cenohet personaliteti i lartë në këtë mënyrë. Gjithashtu nëpër pjesë teatrale të mos luhen role ku u ngjatohet grave apo e kundërta, sepse kjo është ndaluar nga Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*, i cili i ka mallkuar ata burra që u ngjasojnë grave dhe ato gra që u ngjasojnë burrave. Me një fjalë, nëse përdoret ndonjëherë ndonjë mjet për të fituar zemrat, e nuk ka në të asgjë haram nuk mendoj se ka ndonjë gjë të ndaluar në të. Ndërsa shtimi i përdorimit të këtyre metodave, e bërjen e tyre të vetmet mjete për thirrje dhe lënien mënjanë të Kuranit dhe Sunetit të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, saqë kjo mbetet mënyra e vetme ndikuese tek i ftuari, diçka të tillë nuk më duket e përshtatshme. Jo vetëm si jo të përshtatshme, por më duket e ndaluar. Sepse drejtimi i njerëzve jashtë Kuranit dhe Sunnetit në thirrje është çështje e gabuar. Por nëse ndonjëherë praktikohen metoda të tjera, nuk mendoj se ka ndonjë gjë, por me kusht që të mos ketë në to diçka haram.

99 Suretu Junus/57

## Duhet që thirrësi të përdorë mënyrën më të dobishme

**Ka prej thirrësve, të cilët ndjekin mënyrën e edukimit dhe të mësimdhënies, e ka prej tyre që ndjekin mënyrën e predikimit dhe këshillave. Cila mënyrë është më e suksesshme?**

Unë mendoj se është prej mirësisë së Allahut ndaj robërve të Tij që ata të ndryshojnë në rrugët apo mënyrat e tyre në thirrje. Nëse një personi Allahu i ka dhënë aftësi që fjala e tij të ketë ndikim te njerëzit, atëherë këtij i themi se predikimi është më i mirë për ty. Po kështu nëse një personi tjetër Allahu i madhëruar i ka dhënë butësi, ëmbëlsi dhe pëlqim që të edukojë njerëzit. E që t'u afrohet atyre nga kjo anë, atëherë këtij i themi: Kjo mënyrë është më e mirë për ty. Aq më tepër nëse nuk ka aftësi të flasë bukur, sepse disa njerëz janë thirrës në rrugë të Allahut, por nuk janë oratorë. Padyshim se mirësitë e Allahut janë të shpërndara ndërmjet robërve të Tij, Ai ka ngritur disa mbi disa të tjerë në nivele të ndryshme.

Unë mendoj që secili të përdorë mënyrën më të dobishme dhe më të përshtatshme, e të e mos fusë veten në atë drejtim ku nuk ecën dot. Të jetë i sigurt në vetvete duke kërkuar ndihmën e Allahut e nëse përballet me ndonjë pengesë, e kalon atë pa vështirësi.

## Fto për në rrugë të Zotit tënd me urtësi dhe fjalë të mira dhe diskuto me ta në mënyrën më të mirë

**Thirrësit në rrugë të Allahut të madhëruar përdorin metoda të ndryshme në thirrje. A mund të na thoni se cila është mënyra që keni përdorur ju në thirrjen e njerëzve në rrugë të Allahut, nëpërmjet së cilës mund t'i këshilloni të rinjtë? Veçanërisht mënyrën se si duhen ftuar pushtetarët, gjithashtu edhe të rinjtë në përgjithësi, si ata fetarë ashtu edhe ata që s'janë të tillë, e çdo lloj tjetër njerëzish.**

Unë për veten time mund të them se me të vërtetë kam mangësi dhe padyshim shumë çështjeve nuk u kam dhënë hakun e duhur. Të vegjëlve apo të mëdhenjve unë u drejtohem me mënyrën që e shikoj se është më e përshtatshme në arritjen e qëllimit të kërkuar.

Unë i këshilloj, me atë që i ka drejtuar Allahu i madhëruar robërit e tij: ***"Fto për në rrugë të Zotit tënd me urtësi dhe fjalë të mira dhe diskuto me ta në mënyrën më të mirë."***[100]

Kjo ndryshon nga një person te tjetri nuk mundemi të japim një rregull të përgjithshëm, i cili përmbledh çdokënd e çdo gjendje. Nganjëherë është mënyra më e mirë që të mos flasim fare me ndonjë person për punë feje, sepse ai është në atë gjendje ku nuk pranon nga ti çfarëdo që t'i thuash apo ndoshta të përgjigjet me diçka që e fut në gjynah. Nganjëherë shikon ndonjë vepër të keqe e nëse do ta urdhëroje për lënien e saj, ai do të thellohej ndoshta në një gjynah më të madh. Pra sidoqoftë njeriu të shikojë se ç'mënyrë kërkon situata e si duhet të diskutojë me një person.

## PËRDORIMI I MJETEVE TË INFORMACIONIT NË THIRRJE SI P.SH, TELEVIZIONI

**Mjetet e informacionit luajnë një rol tepër ndikues në kohën tonë, a mendoni se duhet t'i përdorim – si p.sh, televizionin - në përhapjen e shumë çështjeve, të cilat nuk mund të përhapen në asnjë mënyrë tjetër. Çfarë mendimi keni për atë që thotë se nuk lejohet pjesëmarrja në media me këtë gjendje që janë sot, sepse përhapin gjynahet dhe marrja pjesë në to do të thotë aprovim i tyre?**

Unë mendoj se është e domosdoshme t'i përdorim këto mjete informacioni në thirrje, sepse me anë të tyre çështja u bëhet e qartë njerëzve. Gjithashtu mendoj se mjetet e informacionit

100 Suretu Nahl/125

duhet të përdoren për të ftuar në fenë e Allahut të madhëruar në forma të ndryshme, si p.sh:

Të përcaktojmë një program për thirrjen në njësimin e Zotit, një program për besimin për sa i përket emrave dhe cilësive të Allahut, një program tjetër për sa i përket adhurimit të Allahut dhe sinqeritetit në të, që njeriu të mos e ulë veten para askujt qofshin këta njerëz me pushtet apo kushdo tjetër, apo edhe gjëra të tjera të ngjashme me këtë. Një program tjetër për shembull mund të jetë për fikhun për adhurimet etj. Një program tjetër për sa u përket marrëdhënieve ndër njerëzore si martesa etj. Pra aktiviteti në media të jetë i gjerë dhe i përgjithshëm.

Trajtimi i temave të mos bëhet i ngjeshur, me qëllim që të mos mërziten teleshikuesit, por të shkurtohen aq sa të mos bëhen të bezdisshme e të lodhshme për njerëzit, në mënyrë që të përfitojnë sa më shumë, me kusht që të mos zëvendësohet mbas kësaj me atë çka i çon në humbje apo u prish moralin njerëzve.

Nëse bojkotimi i këtyre mjeteve dhe mospjesëmarrja në to bëhet shkak për lënien e të këqijave, atëherë duhet t'i bojkotojmë derisa të lihet kjo e keqe e derisa të zëvendësohen me më të mira. Nëse edhe kjo nuk sjell dobi, por përkundrazi shtohet më tepër, ku nuk bëjmë asgjë tjetër përveç se u krijojmë hapësira të reja të keqes, atëherë duhet ta shfrytëzojmë këtë rast, në mënyrë që të përhapin thirrjen në rrugë të Allahut nëpërmjet këtyre mjeteve.

Pastaj, kjo e keqe që shfaqet – siç thotë pyetësi - nuk shfaqet në të njëjtën kohë kur ti po flet për të mirë, por është e shkëputur për në një kohë tjetër. Në këtë rast ai që do të shikojë të mirën, e shikon, e nëse vjen koha ku fillojnë haramet, e ndryshon kanalin apo e mbyll televizionin fare dhe mbaron me kaq.

## Unë mendoj se kasetat islame kanë shumë vlerë

**Kasetat islame janë bërë mjet shumë me rëndësi në të ftuarit në fenë e Allahut të madhëruar. Si e shikon hirësia juaj këtë gjë? A keni ndonjë këshillë, me të cilën mund t'u drejtoheni prodhuesve të këtyre kasetave?**

Unë mendoj se kaseta islame është shumë me rëndësi të zhvillohet dhe të përhapet. Në të ka shumë dobi, por desha t'u drejtohem vëllezërve të mi të cilët punojnë në këtë fushë, që të mos jetë qëllimi i tyre kryesor sasia, por cilësia. Sepse disa nga këto kaseta kanë brenda lloj-lloj gjërash, të mira e të këqija, mund të dëgjosh dikë që flet e ta tërheq zemrën, por njëkohësisht dëgjon edhe gjëra të dobëta e hadithe të shpifura ndaj të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*. Kjo kasetë sjell më shumë dëm sesa bën mirë. Ajo mund të të tërheqë zemrën për pak çaste për sa je duke e dëgjuar, por thëniet e kota dhe gënjeshtrat ndaj Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* nguliten në mendje e vështirë të hiqen më pas.

Mendoj se incizuesit e këtyre kasetave duhet të kujdesen më shumë nga kjo anë e ta dinë se çdo mangësi që shkaktohet në dëm të besimit të myslimanëve, si rezultat i asaj që kanë përhapur, si për sa i përket besimit ashtu edhe moralit, ata janë përgjegjës për to përpara Allahut të madhëruar. Pra kujdesi për këtë çështje është obligim, në mënyrë që njerëzit të mos rrëshqasin. Sepse njerëzit në përgjithësi nëse do të dëgjonin një kasetë që ua tërheq zemrat e i bën të qajnë, jepen pas saj dhe kështu nguliten në tru këto të dhëna të kota, e kjo është shumë e rrezikshme.

## Nuk lejohet që thirrësit të qëndrojnë të përçarë me njëri-tjetrin

**A lejohet që thirrësit në fenë e Allahut të përçahen e të braktisin njëri-tjetrin, për shkak të mënyrave të ndryshme të thirrjes që praktikojnë?**

Nuk lejohet që besimtarët të mos flasin mes njëri-tjetrit, sepse Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Nuk i lejohet besimtarit të mos i flasë vëllait të tij më shumë se tri (ditë)"[101],*** edhe sikur të ketë bërë ndonjë gjynah. Pra shkëputja e marrëdhënieve me të nuk lejohet vetëm nëse nga kjo gjë ka dobi si p.sh, lënia e gjynahut. Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem)* i ndërpreu kontaktet me Ka'b ibn Malik dhe dy shokët e tij *(radiallahu anhum)*, kur ata nuk morën pjesë në betejën e Tebukut. Nëse në shkëputjen e marrëdhënieve me njerëzit që bëjnë gjynahe ka interes, atëherë kryhet një gjë e tillë, e nëse jo, atëherë nuk shkëputen marrëdhëniet me ta. Kjo për sa u përket atyre që bëjnë gjynahe në përgjithësi, ndërsa thirrësve në rrugë të Allahut nuk u takon, madje as nuk u lejohet të mos i flasin njëri-tjetrit, për shkak të mënyrave të ndryshme në thirrje. Por, secili duhet të përfitojë nga mënyra e tjetrit, nëse është më e dobishme dhe më e suksesshme.

## NUK LEJOHET OFENDIMI I NJË DIJETARI KUR NUK PAJTON ME DIJETARËT E TJERË PËR NJË ÇËSHTJE, NËSE ARGUMENTI ËSHTË NË ANËN E TIJ

**Supozojmë se një person nuk bie dakord me shumë dijetarë në ndonjë çështje, në të cilën ka mospajtime, a lejohet që ta urrejmë këtë person për hir të Allahut? Dhe, a lejohet të sulmohet për këtë gjë?**

Jo, në asnjë mënyrë! Nëse një njeri bie në kundërshtim me shumicën e dijetarëve në një çështje, për të cilën argumenti tregon se ai e ka të saktë, atëherë nuk lejohet të ofendohet e as të sillemi me të ashpër. Gjithashtu nuk lejohet në asnjë mënyrë të mbrohen gjithë njerëzit, vetëm ai jo, por diskutohet dhe flitet me të për t'u qartësuar çështja.

---

101 Transmeton Buhariu nr.6065

Sa e sa çështje të pakuptueshme ka për mendjet e njerëzve, të cilët mendojnë se për të ka edhe unanimitet (ixhma), por nëse kjo çështje do t'i nënshtrohej një studimi të hollësishëm, do të gjenim se mendimin e këtij personi e mbështesin aq argumente, sa njerëzit e paanshëm do t'i jepnin të drejtë dhe do ta pasonin në këtë mendim!

Është e vërtetë se në pamje të parë e vërteta është me shumicën e dijetarëve. Kjo në të shumtën e rasteve është e saktë, por kjo nuk do të thotë se e vërteta patjetër është gjithmonë me ta. Argumenti i atyre që nuk i përkasin shumicës, mund të jetë i saktë, dhe përderisa çështja nuk është unanime *(ixhma)*, nuk ka pse t'i kundërvihemi këtij personi as ta urrejmë, e as të mos merret nëpër gojë, por kontaktojmë me të dhe e studiojmë këtë çështje. E diskutojmë me të, diskutim me anë të të cilit kërkohet e vërteta. Allahu i madhëruar thotë: ***"Dhe me të vërtetë që Ne e kemi bërë Kur'anin të lehtë për ta kuptuar dhe kujtuar, pra a ka ndonjë që merr këshillë."*** [102]

Çdokush që kërkon të vërtetën dhe mediton në tekstin e Kur'anit, Allahu i madhëruar ia hap derën e së vërtetës. Siç ka thënë edhe shejhul islam Ibn Tejmije *(Allahu e mëshiroftë)* në librin e tij *"El-Akide el- Uasitije"*: *"Kush e studion Kur'anin duke kërkuar udhëzimin dhe të vërtetën, atij do t'i bëhet e qartë rruga e së vërtetës."*

## NËSE NDODH MOSMARRËVESHJE NË NDONJË ÇËSHTJE, ATËHERË DREJTOJUNI ALLAHUT DHE TË DËRGUARIT TË TIJ

**Cilat janë ato rregulla bazë që mendoni se duhet të kihen parasysh nga thirrësit gjatë bashkëpunimit, që të mund të shmangin mosmarrëveshjet?**

Nuk ka dyshim se rregulli bazë për shuarjen e këtyre konflikteve është kthimi tek ajo që na thotë Allahu i madhëruar: ***"O ju që***

102 Sure Kamer/17

***keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit dhe udhëheqësve tuaj, e nëse kini mosmarrëveshje në ndonjë gjë, atëherë drejtohuni Allahut dhe të Dërguarit, nëse besoni Allahun dhe ditën e Fundit. Kjo është më e mirë dhe më e përshtatshme për përcaktimin e fundit."***[103] E po ashtu në ajetin: ***"Dhe në çdo gjë që bini në konflikt gjykimi për të, është tek Allahu."***[104]

Është e detyrueshme që ndaj çdokujt që ka devijuar nga besimi i drejtë dhe veprat e tij – pra në dije dhe në punë - të diskutohet me të derisa të kuptojë të vërtetën e t'i kthehet asaj. Ndërsa gabimin e tij e kemi detyrë që t'ia vëmë në dukje e të tërheqim vëmendjen nga ky gabim aq sa të kemi mundësi, e mos t'i humbim shpresat. Allahu i madhëruar ka drejtuar njerëz, të cilët kanë qenë në bidate të mëdha, derisa u bënë prej pasuesve të Sunnetit. Të gjithë e dimë se çfarë është thënë për Ebu Hasan el-Esharij *(Allahu e mëshiroftë)*, i cili qëndroi në grupin e Mu'tezilëve (grup kelamist i devijuar) 40 vjet, pastaj për disa kohë u drejtua pak, më pas Allahu e udhëzoi në rrugë të drejtë, në rrugën e Imam Ahmedit *(Allahu e mëshiroftë)* që është rruga e "Pasuesve të Sunetit dhe Xhematit. Pra ajo që dua të them, është se çështjet e besimit janë të rëndësishme, prandaj kërkohet këshillimi në to, ashtu siç kërkohet këshillimi edhe në çështjet e veprave *(adhurimeve)*.

## NUK KA GJË TË KEQE NËSE BËHET DEBAT, ME QËLLIM QË TË DALË NË SHESH E VËRTETA

**Mënyrën e debateve ndërmjet dy kundërshtarëve e kanë përdorur të parët tanë, por në kohën tonë pothuajse nuk praktikohet, a mendoni të ripraktikohet një mënyrë e tillë? A ka ndonjë përfitim në praktikimin e saj?**

103 Sure Nisa'/59
104 Sure Shura/10

Mendoj se diskutimi ndërmjet kundërshtarëve është punë e mirë, por me kusht që ta shoqërojë këtë diskutim qëllimi i mirë. Qëllimi të jetë ngritja lart e fjalës së Allahut. Nëse qëllimi i debateve është nxjerrja fitimtar e ndonjë mendimi të veçantë, atëherë më mirë është të lihet. Pikësynimi që e vërteta të dilte në shesh, ka qenë më i theksuar në kohën e të parëve tanë sesa në kohën tonë. Në disa raste gjejmë njerëz që të kundërshtojnë në ndonjë çështje dhe mundohen ta mbështesin mendimin e tyre me argumente të dobëta, të cilat nuk kanë vlerë në peshoren e diskutimit. E pikërisht kjo gjë i shtyn shumë njerëz që t'u largohen këtyre debateve e sidomos para njerëzve apo spektatorëve. Sepse ai ka frikë se mos iu futen njerëzve dyshime dhe u ngatërrohet e drejta me të kotën, për shkak të guximit të paturpshëm apo dhe oratorisë që ka kundërshtari. Në këtë rast dëmi është shumë i madh jo vetëm për debatuesin, por për të dhe për të gjithë ata që si ai përfaqësojnë të vërtetën, madje dëm i bëhet edhe vetë të vërtetës. Ndaj njerëzit duan që t'u largohen këtyre debateve.

Unë mendoj se mund të shmanget rreziku i debateve, duke shkruar dijetari një libër ku të përmendë në to thëniet e tij të mbështetura mbi argumente e më pas të përmendë argumentet e kundërshtarit, ndërsa më tej të sqarojë argumentet mbi të cilat ai ka mbështetur mendimin e tij. Kjo mënyrë pa dyshim se është mënyrë e rregullt dhe me të arrihet qëllimi i debatit.

Unë nuk kam parë ndonjë e as që më ka kaluar nëpër duar ndonjë autor, i cili të ketë ndjekur këtë mënyrë si shejhul Islam ibn Tejmije dhe nxënësi i tij Ibn el-Kajim. Ata kur diskutojnë një çështje, sjellin argumentet e kundërshtarit madje argumente që as vetë kundërshtarët e tyre nuk i përdorin, pastaj u përgjigjen duke përmendur argumentet e mendimit të tyre. Kjo është drejtësi e paanësi e plotë. Njeriu duhet ta dijë se është përgjegjës përpara Allahut të madhëruar dhe ta dijë se nuk mund t'i zgjedhë mendimet sipas qejfit, sepse çdo gjë do t'i vihet në peshore në Ditën e Gjykimit.

## Mohimi i shkaqeve vjen nga mosnjohja e fesë dhe mendjelehtësia

**Si t'u përgjigjemi atyre që thonë se: Allahu i madhëruar e ka marrë përsipër mbrojtjen e kësaj feje dhe se çka bëjnë thirrësit në rrugë të Allahut në shërbim të Islamit, është një përpjekje e panevojshme?**

Përgjigjja ndaj këtyre njerëzve është shumë e lehtë, sepse këta lloj njerëzish kanë të njëjtat prirje si të atyre që mohojnë shkaqet. E nuk ka dyshim se mohimi i shkaqeve vjen nga mosnjohja e fesë dhe marrëzia. Allahu i madhëruar e ka marrë përsipër ruajtjen e kësaj feje, por me anë të shkaqeve ama. Nga këto shkaqe është edhe ajo që bëjnë thirrësit në këtë fe, duke përhapur dijen dhe sqaruar njerëzit. Këto fjalë janë tamam sikur dikush të thotë: Mos u marto, sepse nëse është shkruar që të kesh fëmijë, ai do të vijë edhe pa martesë! Mos e kërko rrëskun, sepse rrësku që të është shkruar, do të të vijë edhe pa e kërkuar atë!

Ne e dimë se Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Ne e zbritëm këtë përkujtim (Kur'anin) e Ne jemi mbrojtës të tij."*** [105]

Allahu e thotë këtë ndërkohë, që e di se nuk bëhet asgjë veçse me shkaqet përkatëse. E Ai përcakton për ruajtjen e kësaj feje, shkaqe të cilat e ruajnë atë. Për këtë arsye do të gjejmë se shumë dijetarë të parë të këtij umeti, me të cilët Allahu ruajti fenë nga bidatet në akide dhe në vepra, filluan të flasin dhe të shkruajnë e t'u sqarojnë njerëzve të vërtetën.

Pra është e domosdoshme të kryejmë ato që na ka urdhëruar Allahu në mbrojtje të fesë dhe në përhapjen e saj në mesin e njerëzve, kështu realizohet ruajtja e fesë.

105 Sure Hixhr/9

## Njeriu duhet të bashkojë ndërmjet dy të mirave

**Shumë prej nxënësve të dijes i largohen leximit të librave të dijetarëve të kohës sonë, ata mjaftohen vetëm me leximin e librave të të parëve – Allahu i mëshiroftë - si mendoni ju për këtë?**

Mendoj se metoda e thirrjes duhet marrë nga libri i Allahut dhe Sunneti i Profetit para së gjithash, e për këtë të gjithë jemi dakord. Më pas duhet të përfitojmë nga puna e Kalifëve të drejtë dhe sahabëve në përgjithësi, si dhe nga dijetarët tanë të parë. Ndërsa për çështjet që flasin dijetarët e sotëm, s'ka dyshim se e njohin më mirë gjendjen e sotme. Nëse një njeri do të përfitojë nga kjo anë nga librat e tyre, pa dyshim që ia ka qëlluar. Ne e dimë se dijetarët e sotëm e kanë marrë dijen nga ata që kanë qenë para tyre, prej të parëve tanë. Pra edhe ne të marrim prej nga kanë marrë ata, sepse në kohën tonë kanë dalë çështje të reja, të cilat nuk kanë qenë të njohura në kohën e selefëve (të parët e mirë të muslimanëve).

Mendoj se njeriu duhet të përfitojë prej dy të mirave dhe të mbështetet:

Së pari: Te Libri i Allahut dhe Suneti i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*.

Së dyti: Te fjalët e të parëve tanë të mirë: Kalifët e drejtë, sahabët dhe dijetarët e brezave të parë të Islamit.

Së treti: Tek ajo që kanë shkruar dijetarët e sotëm, për ato çështje që kanë dalë sot e nuk kanë qenë të njohura më parë.

## Përçarja ndërmjet rinisë besimtare çon në dobësimin e fuqisë që sjell besimi dhe kthimi nga Allahu i Madhëruar

**Cila do të ishte këshilla juaj për çka ndodh ndërmjet të rinjve besimtarë, në lidhje me përçarjen dhe distancën që mbajnë ndaj njëri-tjetrit?**

Nuk ka dyshim se ajo çka po ndodh ndërmjet të rinjve të kapur mbas fesë, duke u ndarë e duke akuzuar njëri-tjetrin për të humbur e duke mbjell armiqësi dhe urrejtje ndaj atyre që nuk pajtojnë me metodologjinë *(menhexhin)* e tyre, është me të vërtetë një fatkeqësi e për të të ardhur keq. Kjo gjë ndoshta mund të çojë në një dështim të madh të punës. Një përçarje e tillë kënaq shejtanët xhind dhe njerëz. Sepse shejtanët prej njerëzve dhe xhindëve nuk duan që njerëzit e mirë të bashkohen në asgjë. Ata duan që të ndahen, sepse e dinë se përçarja e dobëson fuqinë që vjen si rezultat i kapjes në fe dhe të drejtuarit drejt Allahut të madhëruar. Këtë e argumentojmë me thënien e Allahut të madhëruar ku thotë: ***"E mos u kundërshtoni që të mos dështoni dhe ta humbni fuqinë!"***[106] e po ashtu: ***"E mos u bëni si ata që u përçanë e nuk ranë dakord mbasi u erdhën argumentet e qarta."***[107] si dhe thënia tjetër e Allahut të madhëruar: ***"Me të vërtetë se ata që e ndanë fenë e tyre në sekte, ti*** *(o Muhamed)* ***nuk ke të bësh me ta aspak."***[108] Si dhe fjala e Tij: ***"Ai ju përcaktoi juve për fé atë që ia pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë me çka e patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain; ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të."***[109]

Pra Allahu i madhëruar na e ka ndaluar përçarjen dhe na ka treguar përfundimin e saj të keq. Ne duhet patjetër që të jemi një umet i vetëm e si një trup i vetëm. Ndarja sjell vetëm shkatërrim dhe shpërbërje të bashkësisë, për rrjedhojë sjell dobësimin e umetit islam.

Edhe ndërmjet sahabëve *(radiallahu anhum)* kanë ndodhur mospajtime, por nuk ka pasur përçarje, armiqësi dhe urrejtje. Ndërmjet tyre ka pasur mospajtime edhe në kohën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* si p.sh., kur i Dërguari i Allahut

---

106 Sure Enfal/46

107 Sure Ali-Imran/105

108 Sure Enam/159

109 Sure Esh-shura/13

mbaroi betejën e Hendekut, i erdhi Xhibrili me urdhrin që të sulmonin Beni Kurejdhën, sepse kishin prishur marrëveshjen. I Dërguari i Allahut u tha shokëve të tij: ***"Askush prej jush të mos e falë ikindinë veçse në Beni Kurejdha."***[110] Sahabet dolën nga Medina për te fisi Beni Kurejdha dhe ndërkohë erdhi koha e ikindisë. Disa thanë: Nuk do të falemi veçse në Beni Kurejdha, edhe sikur të perëndojë dielli, sepse Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* na tha: ***"Askush prej jush të mos e falë ikindinë vetëm se në Beni Kurejdha."*** ne vetëm dëgjojmë dhe bindemi. E disa të tjerë thanë se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* pati për qëllim që ne të shpejtonim dhe të dilnim sa më parë, ai nuk pati për qëllim vonimin e namazit. Kur sahabët e lajmëruan Profetin *(salallahu alejhi ue selem)* për këtë mospërputhje mendimesh, ai nuk qortoi asnjërin prej tyre. Edhe ata vetë nuk u përçanë, edhe pse nuk e kuptuan thënien e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)* të gjithë njëlloj. Edhe ne kështu duhet të jemi të mos ndahemi, por të jemi një trup i vetëm. Ndërsa të përçahen njerëzit e të thuhet: ky është selefi, ky është ihuani, ky është tabligi, ky s'ka medhheb, ky është imitues i medhhebit, ky është kështu e ky është ashtu, duke u përçarë, kjo gjë është tepër e rrezikshme! Nëse do të mësonim se ky zgjim do të krijojë grupe të përçara, të cilët e quajnë njëri-tjetrin të humbur e të lajthitur, atëherë shpresat që kemi te ky zgjim Islam, do të shuhen.

Zgjidhja e këtij problemi është e mundur vetëm nëse ndjekim atë që ndoqën sahabët *(radiallahu anhum)*. Duhet ta dimë se ky mospajtim vjen për shkak të ixhtihadi (mendimit të lirë islam), në një çështje ku mund të ketë disa mendime. Ky mospajtim nuk ndikon në përçarje, por përkundrazi është bashkim! Si është e mundur diçka e tillë?! Po ja, unë p.sh., nuk bie dakord me ty në ndonjë çështje, sepse argumenti që kam është në kundërshtim me thënien tënde. Po kështu edhe argumenti që ke ti nuk pajton me thënien time. Dhe kështu në të vërtetë ne nuk jemi në kundërshtim, sepse secili prej nesh ka marrë një argument dhe

110 Transmeton Buhariu Nr/ 946. dhe Muslimi Nr/ 1770

mbështetet në të. Atëherë argumenti është ai që ne mundohemi të pasojmë të gjithë e secili prej nesh në të vërtetë nuk pason gjë tjetër veçse argumentin. Unë të falënderoj, sepse more guximin të më kundërshtosh, me qëllim që të mbrosh argumentin. Dhe unë mbetem vëllai dhe shoku yt, sepse ky kundërshtim erdhi si rezultat që ti u mbështete në argument. Duhet që unë të mos mbaj mëri në vetvete ndaj teje, por të falënderoj për rezultatin e arritur nga ana jote e po ashtu edhe ti.

Sikur të detyroheshim të pranonim thëniet e njëri-tjetrit, detyrimi im ndaj teje që të pranosh thënien time nuk është aspak më parësor sesa detyrimi yt ndaj meje që të pranoj thënien tënde. Prandaj them se duhet ta kthejmë këtë mospajtim të bazuar mbi ixhtihad, në bashkim e jo në përçarje, me qëllim që të bashkohet fjala e të burojnë të mirat.

Por, nëse dikush thotë se ndoshta ky lloj ilaçi nuk mund të ndiqet me të gjithë njerëzit në përgjithësi, atëherë si do t'i japim zgjidhje? Zgjidhja do të ishte që të bashkoheshin kokat dhe elita e çdo grupi e ta studionim çdo çështjet që nuk biem dakord ndërmjet nesh. Në këtë mënyrë të bashkohemi e të duhemi mes njëri-tjetrit.

Njëherë kur ndodheshim në Mina gjatë Haxhit na ndodhi diçka që mund të duket e çuditshme për ju. Na u paraqitën dy grupe njerëzish, ku çdo grup kishte nga tre ose katër burra. Secili prej tyre e akuzonte palën tjetër për kufër duke e mallkuar atë, duke qenë edhe në Haxh! Arsyeja qe se njëra palë kur falej, e vinte dorën e djathtë mbi dorën e majtë mbi gjoks. E kjo sipas palës tjetër është mohim i sunnetit, sepse sipas tyre sunnet ishte lëshimi i duarve. Ndërsa pala tjetër thoshte se lëshimi i duarve duke mos e vendosur të djathtën mbi të majtën është kufër, e kështu që lejohet mallkimi. Përçarja ndërmjet tyre ishte shumë e fortë. Por, me mirësinë e Allahut dhe më pas me mundin që bënë disa vëllezër dhe qartësimin e bashkimit që duhet të ketë umeti islam, secila palë shkoi e kënaqur me tjetrën.

Shih se si shejtani luajti me ta deri në atë pikë, sa arritën të akuzojnë njëri-tjetrin për kufër si shkak i kësaj

mosmarrëveshjeje! Kjo gjë nuk është veçse një sunnet nga sunnetet e shumta dhe jo një nga shtyllat e Islamit e detyrimet e tij. Çështja është se disa dijetarë thonë se vendosja mbi gjoks e dorës së djathtë mbi të majtën është sunnet, e disa dijetarë të tjerë thonë se të lëshuarit është sunnet. Edhe pse e sakta e argumentuar është vendosja e dorës së djathtë mbi parakrahun e së majtës, siç ka thënë Sehl bin Sa'ad *(radiallahu anhu)*: ***"Njerëzit urdhëroheshin të vinin dorën e djathtë mbi parakrahun e së majtës në namaz."***[111]

Lus Allahun e madhëruar që t'u dhurojë vëllezërve tanë, të cilët ndjekin metoda dhe mënyra të ndryshme në thirrje, dashuri të pashuar për njëri-tjetrin dhe t'ua përmirësojë zemrat!

Nëse përmirësohen qëllimet, edhe ilaçi është i lehtë, nëse nuk përmirësohen e çdonjërit i pëlqen mendimi i tij e nuk i intereson askush tjetër, atëherë suksesi do të jetë vërtet larg.

**Vërejtje:** Nëse kontradiktat janë në çështjet e akides (doktrinës islame), duhet që patjetër ato të saktësohen. Nëse ato bien në kundërshtim me metodën *(menhexhin)* e të parëve, e kemi për detyrë t'i kundërshtojmë dhe paralajmërojmë njerëzit për t'u ruajtur nga ata që ndjekin këtë rrugë të gabuar në këtë pikë.

## Nuk lejohet për kërkuesit e dijes që të akuzojnë njëri-tjetrin

**A lejohet që disa të rinj të merren gjithë kohën me akuza ndaj njëri-tjetrit dhe të largojnë njerëzit, duke i paralajmëruar që të largohen prej tyre?**

Pa dyshim se përgojimi i dijetarëve ndaj njëri-tjetrit është vepër e ndaluar. Nëse është e ndaluar të përgojojë muslimani vëllanë e tij edhe nëse nuk është dijetar, e si i lejohet atij që të përgojojë vëllezërit e tij dijetarë besimtarë?!

111 Transmeton Buhariu , Nr/740

Duhet që njeriu besimtar ta ruajë gjuhën prej përgojimit të vëllezërve të tij besimtarë. Allahu i madhëruar ka thënë: ***"O ju që keni besuar! Shmangni shumë prej dyshimeve, me të vërtetë që disa prej dyshimeve përbëjnë gjynahe. Dhe mos përgjoni e përgojoni njëri-tjetrin. A do të donte dikush që të hante mishin e vëllait të tij të vdekur? Pa dyshim që do ta urrenit, pra kijeni frikë Allahun."***[112]

Le ta dijë ai, të cilit i ka rënë kjo bela, se me akuzimin e dijetarëve nuk ka lënduar vetëm ata personalisht, por ka lënduar trashëgiminë e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*. Sepse dijetarët janë trashëguesit e Profetëve. Nëse do të flitej keq për dijetarët dhe do të ofendoheshin, askush nuk do të besonte në dijen që kanë. Kjo dije është trashëguar nga Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* e në këtë rast njerëzit nuk do të kishin besim më te dija e fesë që transmeton ky njeri për shkak të këtij përgojimi.

Nuk them se çdo dijetar është i pagabueshëm, por përkundrazi çdo njeri pritet që të gabojë. Dhe ti nëse shikon ndonjë gjë që të duket gabim prej ndonjë dijetari, atëherë fol me të dhe merruni vesh me njëri-tjetrin. Nëse del se e drejta është me të, atëherë të obligohet ty pasimi i tij. Nëse del se thënia e tij është gabim, atëherë kërkohet prej teje ta sqarosh gabimin. Sepse vazhdimi në gabim nuk lejohet. Por pa e lënduar e kije parasysh se ai është dijetar e i njohur për nijetin e mirë që ka. Nëse mundesh t'i thuash se disa njerëz kanë thënë kështu e kështu e kjo thënie është e dobët, e më pas sqaroji dobësinë dhe vëre në dukje thënien e saktë, kjo do të ishte shumë më mirë. Sikur të donim të lëndonim me fjalë dijetarët, të njohur për nijetin e tyre të mirë, për ndonjë gabim në të cilin kanë rënë nga çështjet e fesë, do të kishim lënduar dijetarë të mëdhenj. Por detyrë për ne është ajo që përmenda. Nëse shikon ndonjë gabim prej dijetarit, diskuto me të. Nëse del se e drejta është me ty atëherë duhet që ai të pasojë, por nëse nuk arrini në një përfundim të njëjtë, atëherë çështja hyn në grupin e çështjeve të diskutueshme. Në këtë rast

112 suretu Huxhurat/12

duhet që të mos flasësh kundër tij, por ti mbaj mendimin tënd dhe ai të tijin.

Kontradikta nuk ka vetëm në kohën tonë, por ka pasur qysh në kohën e sahabëve e deri në ditët tona. Nëse del në shesh gabimi i një personi, por ai ngulmon për të mbrojtur thënien e tij, atëherë del si detyrë që të kritikosh gabimin, por jo me qëllim për të ofenduar këtë person apo për hakmarrje ndaj tij, sepse ai mund të thotë të vërtetën në mjaft çështje të tjera përveç kësaj. E rëndësishme është se unë i këshilloj vëllezërit e mi t'i largohen kësaj belaje dhe kësaj sëmundjeje, dhe lus Allahun e madhëruar për vete dhe për ju shërim nga çdo e metë e dëmshme në dynja dhe ahiret.

## Lus Allahun t'i ruajë dijetarët nga fjalët dhe përgojimet e mendjelehtëve

**Zmadhimi i gabimeve të dijetarëve është një fenomen shumë i përhapur te të rinjtë, si mund t'i këshilloni në këtë drejtim?**

Lus Allahun t'i ruajë dijetarët nga fjalët dhe përgojimet e mendjelehtëve, sepse atyre u ngarkohen shumë gjëra.

**Së pari:** Dëgjojmë çka iu mvishet disa dijetarëve të shquar e nëse do ta studionim këtë çështje, do të gjenim se e kundërta është e saktë. Shumë thuhet: Filani ka thënë kështu... E nëse kërkojmë, do të gjenim se kjo gjë, nuk është e vërtetë. E ky është krim i madh. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Me të vërtetë gënjeshtra ndaj meje nuk është sikur gënjeshtra ndaj dikujt tjetër."***

Pra gënjeshtrat ndaj dijetarëve në çështje të fesë nuk janë si gënjeshtrat ndaj ndonjë njeriu të thjeshtë. Sepse kjo gënjeshtër përmban një ligj të fesë dhe i atribuohet këtij dijetari të besueshëm. Prandaj sa më i madh të jetë besimi i njerëzve në këtë dijetar, aq më shumë jepet mundësia që të gënjehet në emër të tij në këto çështje. Nëse dikujt nga njerëzit e thjeshtë i thua se ka thënë filani, nuk do të përgjigjej, por nëse i thua se ka thënë filan dijetar i njohur, do të të besonte. Disa njerëz kanë ndonjë

mendim apo opinion, të cilin mendojnë se e kanë të saktë. E ata mundohen t'i bindin njerëzit për këtë. Kur nuk gjejnë mënyrë tjetër, atëherë gënjejnë në emër të ndonjë dijetari të njohur. Thonë p.sh: kjo është thënia e filanit! Kjo është çështje shumë e rrezikshme! Jo vetëm që prek dijetarin personalisht, por kjo ka të bëjë edhe me një nga ligjet e Allahut të madhëruar.

**Së dyti:** Zmadhimi i gabimeve sikur u përmend. Edhe kjo është gabim, gabim dhe padrejtësi. Dijetari është njeri, gabon dhe ia qëllon, kjo nuk ka dyshim, por nëse dijetari gabon, atëherë është detyrë për ne që të flasim me të e t'i themi: a ke thënë ti kështu? Nëse thotë: Po, dhe ne e shikojmë se është gabim, atëherë i themi: A keni argument? Nëse futemi me të në bisedë dhe del në shesh e drejta, atëherë çdo dijetar i drejtë që ia ka frikën Allahut, duhet të kthehet tek e vërteta e duhet që ta bëjë të ditur kthimin e tij. Ndërsa zmadhimi i gabimeve dhe përçimi i tij në pamjen më të shëmtuar, nuk ka dyshim se është armiqësi ndaj vëllait tënd mysliman. Jo vetëm kaq, por mund të them armiqësi edhe ndaj fesë, sepse njerëzit nëse kanë besim te një njeri e pastaj lëkundet besimi i tyre për të, te kush do të drejtohen? A të qëndrojnë njerëzit kështu të shpërndarë pa prijës që t'i drejtojë në rrugën fesë së Allahut, apo të drejtohen nga ndonjë injorant, i cili do t'i humbë pa dashje, apo drejt ndonjë dijetari të prishur që do t'i largojë nga rruga e Allahut me vetëdije?!

## Duhet që thirrësi të ftojë për në fenë e Allahut në atë vend ku ka dobi më shumë

### Ç'detyrim kanë thirrësit në fenë e Allahut karshi mjeteve të informacionit, ku dihet ndikimi i tyre në shoqëri?

Mendoj se nëse dikujt i jepet mundësia të ftojë në rrugë të Allahut në një vend ku ka më shumë dobi, nuk duhet ta pengojë veten nga kjo në asnjë mënyrë. Përkundrazi, të shpejtojë e të falënderojë Allahun për këtë mirësi, sepse këto vende po nuk

u mbushën me mirësi, do të mbushen me të kundërtën. Pra mendoj që të bashkëpunojmë, të këshillojmë dhe të pranojmë ftesën nëse kërkohet prej nesh pjesëmarrja në këto organizma.

## Ndoshta ky veprim është prej urtësisë

**Çfarë mendimi keni për një thirrës që e shikon të keqen e nuk flet kundër saj, me qëllim që ta përmirësojë më pas?**

Ndoshta kjo është shfaqje e përdorimit të urtësisë në thirrje, në vonimin e të ndaluarit nga kjo e keqe, sepse ndoshta nuk është e përshtatshme të flitet me vepruesin e këtij veprimi në këtë moment. Por e ruaj në vetvete, me qëllim që të flas me të e ta sqaroj kur të jetë rasti më i përshtatshëm. Pa dyshim që kjo është mënyrë e saktë, sepse kjo fe, siç e dimë të gjithë, ka filluar gradualisht. Në fillim i ka lejuar njerëzit të kryenin gjëra, të cilat më pas u bënë haram. Për shembull alkooli, Allahu i Madhëruar e sqaroi për njerëzit se përdorimi i tij është gjynah i madh, por ka dhe dobi për njerëzit, mirëpo e keqja e tij është më e madhe se dobia. Njerëzit vazhduan me këtë rregull, derisa zbriti ajeti i fundit që e bëri haram përfundimisht.

Nëse njeriu mendon se është më mirë që të mos e ftojë një person në këtë moment e në këtë vend, duke e vonuar këtë ftesë për më vonë dhe në një vend tjetër, sepse ai e shikon se është më mirë dhe më e dobishme kështu, atëherë nuk ka asgjë të keqe.

Ndërsa, nëse ka frikë se nuk i jepet mundësia herë tjetër apo mund të harrojë një sqarim të tillë, në këtë rast duhet të shpejtojë në sqarimin e së vërtetës dhe thirrjen në rrugë të Allahut. Kjo për sa i përket një personi të veçantë.

Nëse do që të flasë në përgjithësi, sikur të jetë në një mbledhje, shikon njerëz që kanë ardhur këtu duke kryer ndonjë gjë për të cilën u duhet tërhequr vërejtja atëherë të flitet pa nguruar, sepse në këtë situatë nuk duhet të humbasë rastin. Nëse ai do ta vononte këtë, do të ishte e pamundur që t'i mblidhte këta njerëz sërish më pas.

## Rëndësia e namazit të natës varet nga gjendja e njerëzve

**Pa dyshim se e dini rëndësinë e namazit të natës në jetën e thirrësit musliman, a mund të na nxisni për të dhe të na sqaroni dobitë të tij?**

Me thënë të drejtën, vendi më i përshtatshëm që nxit në faljen e natës, janë librat për vepra të mira dhe që frikësojnë nga veprat e këqija. Për faljen e natës do të mjaftonte nëse nuk do të kishim përmendur asgjë tjetër veç thënies së Allahut të madhëruar: ***"Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që ju kemi dhënë Ne. Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ata*** *(në jetën tjetër)* ***si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."***[113]

Sikur të mos ishte për këtë çështje veçse ky ajet, do të mjaftonte për nxitjen e muslimanëve në namazin e natës. Namazi i natës ndryshon sipas gjendjes së njerëzve. Ka nga ata që falja e namazit të natës është më mirë dhe ka nga ata që mosfalja e namazit të natës është më e mirë. Nëse dikush në fillim të natës merret me dijen e fesë duke mësuar, kuptuar dhe zbatuar, por në fund të natës fle, këtë gjë Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ua ka lejuar disa prej shokëve të tij. Si p.sh, Ebu Hurejra, të cilin e këshilloi i Dërguari i Allahut ***"që të falë vitrin para se të flejë"***[114]

Ndërsa nëse dikush ka natyrë tjetër, atëherë ai bie të flejë herët për t'u çuar për namaz nate. Nëse e shikon se kënaqësia shpirtërore ndaj Allahut i shtohet duke kënduar pjesë të gjata të Kur'anit, le ta bëjë. Kur lexon ndonjë ajet për mëshirën, qëndron dhe e lut Allahun për të, dhe kur lexon ndonjë ajet që flet për kërcënim, kërkon mbrojtje. Nëse namazin e ndien më tepër kur e zgjat rukunë dhe sexhden dhe lexon pak Kur'an, atëherë le ta bëjë. E nëse ai nuk ka ndonjë preferencë, më mirë është që rukuja dhe sexhdja të jenë afërsisht të

---

113 Suretu Sexhde:16,17

114 Transmeton Buhariu, Nr/1178. Muslimi nr/721.

përafërta me qëndrimin në këmbë, në mënyrë që namazi i tij të jetë i ekuilibruar. Nëse e zgjat leximin, atëherë zgjat rukunë dhe sexhden, e nëse e shkurton, shkurtoje rukunë dhe sexhden. Dhe namazi i fundit i natës të jetë vitri (namazi tek).

## Gjykimi për dëgjimin e ilahive

**A lejohet që thirrësi në rrugë të Allahut të dëgjojë ilahi islame?**

Kohë më parë kam dëgjuar ilahi islame dhe nuk kam parë në to ndonjë gjë të keqe, ndërsa kohët e fundit kam dëgjuar ilahi që u ngjajnë këngëve të shoqëruara me muzikë, dhe nëse janë tilla, mendoj se nuk duhet të dëgjohen.

Ndërsa, nëse janë vetëm fjalë pa muzikë dhe pa transformim të zërit, lejohet dëgjimi i tyre, por me kusht që të mos bëhen zakon i përhershëm.

Gjithashtu një kusht tjetër është që ilahitë të mos kthehen në mjetin e vetëm me të cilin kënaqet zemra apo përfitohet prej tyre. Në këtë rast braktiset ajo që është më e rëndësishme. Duke përfituar dhe këshilluar veçse me anë të ilahive, u shmangesh këshilluesve më të mirë; librit të Allahut të madhëruar dhe Sunnetit të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*.

Nëse dëgjon ndonjëherë në makinë apo shtyn rrugën me to në udhëtim, nuk ka problem.

## Nuk ka kontradiktë ndërmjet dy haditheve

**A ka ndonjë mospajtim ndërmjet këtyre dy haditheve: *"Me të vërtetë Allahu është i butë dhe e do butësinë. Ai jep nëpërmjet butësisë atë që nuk e jep nëpërmjet ashpërsisë dhe nëpërmjet asgjëje tjetër veç saj."*[115]**

115 Transmetohet nga Buhariu, Muslimi etj.

**Dhe thënies së Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* në një hadith tjetër: *"Nëse dikush prej jush sheh një gjë të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij, nëse nuk mundet, me gjuhën e tij…"***

Nuk ka ndonjë kontradiktë ndërmjet dy haditheve, sepse thënia e të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"le ta ndryshojë me dorë",*** kjo nëse nuk mundet që ta ndryshojë me diçka tjetër veç saj. Nëse mundet që ta ndryshojë të keqen me dorën e vetë atij që e kryen, do të ishte edhe më mirë.

Për shembull, nëse një thirrës sheh një person që mban një vegël ahengu, me të cilën këndon, ai i thotë se kjo është haram, e duhet që ta thyesh këtë mjet. Në këtë rast nëse ky e thyen me dorën e vet është më mirë, sepse ai e thyen nga bindja, ose nga frika. Por rëndësi ka që e hoqi me duart e veta këtë të keqe. Kjo është më mirë se ta kryesh ti. Nëse kjo nuk është e mundshme, atëherë e thyen ti nëse ke mundësi, nëse jo, atëherë e kritikon me gjuhë, e nëse nuk mundesh, atëherë e urren me zemër.

Prandaj duhet ose është detyrë për nxënësit e dijes që nëse dikush flet të pavërteta apo shkruan të pavërteta, të flasë me këtë njeri para se të replikojë me të, me qëllim që ky njeri vetë të reflektojë. Ai kur e shikon se është në gabim, duhet t'u sqarojë njerëzve gabimin e tij para se t'i kundërpërgjigjet dikush tjetër me shkrim, sepse kjo gjë sjell zhvlerësimin e dijetarëve së tepërmi.

Njerëzit në përgjithësi nëse shikojnë nxënësit e dijes të replikojnë me njëri-tjetrin, në sytë e tyre pozita e dijetarëve bie, si për atë që replikon, ashtu edhe për të replikuarin. Kjo gjë shkakton konfuzion te njerëzit, sepse nuk e dinë se kush ka të drejtë, ky apo ai.

Më e mira është që ai person që do të replikojë, të kontaktojë me atë që do t'i kundërpërgjigjet duke i thënë se kjo është gabim dhe ia sqaron duke diskutuar me të pse është gabim. Sepse ndodh që ky mund të ketë diçka që nuk e di ai që do të replikojë me të. Unë mendoj se ai që do të ngrihet feja e Allahut do t'i kthehet të vërtetës, ose të paktën të thotë: Për Zotin! Unë këtë di, nëse ti ke diçka tjetër,

nuk ka asgjë ta thuash, jo vetëm kaq, por e ke detyrë ta sqarosh nëse e shikon se fjalët e mia janë në kundërshtim me të vërtetën.

Megjithatë, mendoj se mënyra më e rregullt është të mos fillojë të tregojë gabimet e dikujt tjetër dhe pastaj ta kritikojë para njerëzve. Përkundrazi, ai duhet ta vërë vetë në dukje të vërtetën, duke thënë p.sh., nëse dikush thotë: kështu e kështu, përgjigjja ndaj tij është e tillë... Kështu njerëzit do të mësojnë të vërtetën dhe nuk do të shkaktohet urrejtje apo armiqësi ndërmjet tyre.

Vetëm nëse personi i kritikuar është bidatxhi, atëherë duhet të vihet në dukje gabimi dhe vetë personi, në mënyrë që njerëzit të mos bien në të.

Ndërsa për sa u përket çështjeve, për të cilat ka mendime të ndryshme dhe feja i toleron, në këtë rast rruga e urtësisë dhe bashkimit të zemrave, sa të kemi mundësi, është më e mira.

## Prej teje kërkohet që të urdhërosh për të mirë dhe të ndalosh nga e keqja

**Jam një burrë që falem dhe lexoj Kur'an, bëj punë të mira, por nuk urdhëroj për të mirë e nuk ndaloj nga e keqja. Ç'më këshilloni?**

Këshilla ime për këtë person, i cili thotë se falet dhe lexon Kur'an e bën punë të mira, është që të urdhërojë për të mira dhe të ndalojë nga e keqja aq sa të ketë mundësi. Sepse i Dërguari i Allahut, na ka urdhëruar, dhe jo vetëm ai por edhe Allahu i madhëruar, na ka urdhëruar për këtë, kur ka thënë: ***"Le të dalë prej jush një grup që të thërrasë për në mirësi, të urdhërojë për vepra të mira e të ndalojë prej veprave të shëmtuara! Këta njerëz do të jenë të shpëtuarit. Mos u bëni si ata që, pasi u erdhën provat e qarta, u përçanë dhe u grindën. Për këta do të ketë dënim të madh."***[116]

116 Sure Ali Imran:104-105.

Kërkoj nga ju vëllezër, që të meditoni në thënien e Allahut të madhëruar kur thotë: ***"Mos u bëni si ata që, pasi u erdhën provat e qarta, u përçanë dhe u grindën",*** e cila ka ardhur mbas ajetit ***"Le të dalë prej jush një grup që të thërrasë për në mirësi",*** në mënyrë që ta dini se lënia e të ftuarit në të mirë dhe ndalimit nga e keqja, të çon patjetër në përçarje. Sepse ai që kryen një të keqe, ka marrë një rrugë tjetër nga ai që nuk e kryen këtë gjë, dhe ai që nuk fton në të mirë, ka marrë një rrugë tjetër nga ai që e bën këtë. Dhe ja kështu do të përçahen njerëzit.

I them këtij vëllait: Urdhëro për të mirë dhe ndalo nga e keqja sa të mundesh. Dhe dije se urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja është prej obligimeve më të rëndësishme në fenë e Allahut. Allahu i madhëruar pikërisht për këtë virtyt na ka cilësuar si njerëzit më të mirë, Ai ka thënë: ***"Ju jeni populli më i mirë i dalë për njerëzimin*** *(sepse)* ***ju urdhëroni që të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun."***[117]

Allahu i madhëruar ka thënë për bijtë e Israilit: ***"Ata izraelitë që ishin mohues, u mallkuan me gjuhën e Dautit dhe të Isait, të birit të Merjemes, për shkak se kundërshtonin, shkelnin çdo kufi dhe nuk e ndalonin njëri-tjetrin të bënin vepra të këqija. Eh, sa të shëmtuara ishin veprat që bënin ata!"***[118]

## PËR THIRRËSIN ËSHTË DETYRË QË TË JETË SHEMBULL

**Ç'gjykim ka për atë thirrës, i cili fton për ndonjë gjë dhe nuk mundet që vetë ta zbatojë këtë?**

Detyra e thirrësit në rrugë të Allahut është që të jetë një shembull i mirë për ata që fton. Nëse urdhëron për të mirë, le të jetë i pari që e bën këtë, e nëse ndalon nga e keqja, le të i pari që e lë atë. Por ndodh që njeriu të ftojë për diçka të mirë dhe vetë bën diçka që është më e mirë se kjo që fton në të. Por nëse nuk

117 Sure Ali Imran:110.

118 Suretu Maideh: 78, 79

bën diçka më të mirë sesa ajo në të cilën fton, të ketë kujdes se mos bëhet si ata për të cilët Allahu i madhëruar ka thënë: ***"A i urdhëroni njerëzit për të mira dhe e harroni veten tuaj, e ju jeni ata që lexoni librin. A nuk mendoni?!"***[119]

Apo si ai që: ***"do të hidhet në zjarr derisa t'i dalin të brendshmet e barkut,*** - pra zorrët e tij, Allahu na ruajt - ***e do të vijë rrotull me to si gomari në lëmë. Rreth tij do të mblidhen banorët e zjarrit duke i thënë: Ç'ke kështu? A nuk je ti ai që na urdhëroje për të mirë dhe na ndaloje nga të këqijat!? Ai u thotë: Ju urdhëroja për të mirë e nuk e bëja dhe ju ndaloja nga e keqja dhe e bëja."***[120]

Pra duhet që njeriu të ketë kujdes në këtë pikë, megjithatë nuk themi se meqë nuk e bën këtë të mirë, mos urdhëro për të! Por nëse nuk e bën këtë të mirë, dije se e ke privuar veten nga kjo gjë, së paku mos e privo veten as nga e mira tjetër që të urdhërosh për të mira.

## Duhet që besimtari të jetë i sinqertë me Allahun e madhëruar

**Një njeri kryen vepra të mira dhe mundohet t'i fshehë nga njerëzit nga frika se mos bie në syefaqësi, por ama gëzohet e ndjehet i lumtur nëse dikush nga njerëzit e merr vesh pa qëllim këtë gjë. A është kjo syefaqësi? Dhe, a është lënia e punëve të mira në sy të njerëzve syefaqësi**?

Ajo që duhet të ketë parasysh besimtari, është sinqeriteti për Allahun në punën e tij. Ky është obligim. Nuk duhet që njeriu t'u dorëzohet mendimeve të cilat bezdisin zemrën për syefaqësi. Sepse nëse do t'u dorëzohesh këtyre mendimeve, do të lësh shumë punë të mira pa bërë.

119 Suretu Bekare: 44

120 Transmeton Buhariu Nr/3267 dhe Muslimi Nr/2989

Besimtari i sinqertë është ai që nganjëherë e shfaq e nganjëherë e fsheh punën e tij. Si të jetë e nevojshme. Prandaj Allahu i madhëruar i lavdëron ata që shpenzojnë pasurinë e tyre haptas dhe fshehtas, kur thotë: ***"Ata që e shpenzojnë pasurin e tyre natën e ditën, fshehtas dhe haptas, e kanë shpërblimin tek Allahu. Për ta nuk ka as frikë e as mërzitje."***[121]

Edhe ti, o vëllai im musliman, shiko atë që është më e mirë dhe bëje. Jepi fund syefaqësisë dhe largohu prej saj. E mos e mëso veten në asnjë mënyrë që të kërkosh kënaqësinë e krijesave apo pëlqimin e shikimit të punëve të tua nga njerëzit.

Për sa i përket kënaqësisë që ndien mbasi ke kryer ndonjë ibadet, e ti e ke kryer për hir të Allahut, kjo padyshim nuk të dëmton fare. Përkundrazi, kjo mund të jetë përgëzim për besimtarin, për të cilin Allahu i madhëruar ka thënë**:** ***"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar.*** *(Të tillë janë)* ***ata që besojnë dhe që*** *(i)* ***frikësohen*** *(Allahut)****. Ata i pret lajmi i mirë në këtë jetë dhe në tjetrën."***[122]

Ka dallim ndërmjet atij që e kryen një punë për ta parë njerëzit dhe lavdëruar, dhe ndërmjet një tjetri që e kryen një punë për hir të Allahut, por nëse njerëzit e marrin vesh, gëzohet. Ai gëzohet për atë që Allahu i ka dhuruar e ky gëzim nuk e dëmton në asgjë.

Ndërsa lënia e punës së mirë nganjëherë prej frikës së syefaqësisë, është një vesveseve me të cilat shejtani ngacmon zemrën. Pra duhet ta bësh adhurimin, edhe pse mund të mendosh se është e përzier me syefaqësi. Në këtë rast thuaj: *Eudhu bil-lahi minesh-shejtanirr-rraxhim*. Kërko nga Allahu ndihmë dhe vazhdo në kryerjen e adhurimeve.

---

121 Suretu Bekare/44

122 Junus/62;64

## Lejohet vizita e atyre që mëkatojnë ndaj Allahut në shtëpitë e tyre nëse shihet e përshtatshme

**A lejohet që thirrësi të ftojë njerëzit në fenë e Allahut e ata gjenden duke bërë vepra të këqija? Dhe, a lejohet vizita e atyre që mëkatojnë ndaj Allahut në shtëpitë e tyre, me qëllim që t'i ftojmë në fenë e Allahut?**

Thirrja gjithmonë bëhet me urtësi, ashtu siç na ka urdhëruar Allahu i madhëruar. Nëse njeriu shikon se thirrja e tij në këtë gjendje apo në këtë moment është e përshtatshme dhe e frytshme, le ta bëjë. Edhe nëse shkon në ato vende ku ata rrinë.

Historianët tregojnë se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* u shkonte njerëzve në kohën e Haxhit në vendndodhjet e tyre, për t'i ftuar në fenë e Allahut të madhëruar.

Mund t'i ftojë edhe nëse ndodhen në rrugë apo në vendet e tyre të dëfrimit, nëse e shikon të përshtatshme. Nëse shikon se nuk ka interes t'i thërrasë të gjithë së bashku, le t'i kapë një nga një. Duke u kushtuar kujdes më së shumti të parëve apo të mëdhenjve të tyre. Sepse të parët apo të mëdhenjtë nëse përmirësohen, përmirësohen edhe pasuesit e tyre. Pra nëse nuk mundet t'i ftojë njerëzit në masë, atëherë le të mundohet të thërrasë kokat e tyre. T'u shkojë atyre në shtëpi apo në ndonjë vend tjetër që do ta shohë më të përshtatshëm për t'i ftuar.

Rëndësi ka që njeriu t'i përmbahet asaj që na ka treguar Allahu për urtësi dhe butësi, sepse kështu do të ketë sukses. ***"Ai ia jep urtësinë kujt të dojë, e atij që i është dhënë urtësia pa dyshim se i është dhënë mirësi e shumtë."***[123]

123 Suretu Bekare/269

## Ata që mëkatojnë ndaj Allahut, janë jobesimtarë apo besimtarë?

**A lejohet të përshëndeten me selam ata që mëkatojnë ndaj Allahut të madhëruar? Dhe, a lejohet braktisja e tyre?**

Para se të përgjigjem për këtë, dua të bëj një pyetje: Ata që nuk i binden Allahut, janë jobesimtarë apo besimtarë?

Ata që bëjnë gjynahe, janë besimtarë për besimin që kanë dhe të prishur (fasik) me gjynahet e mëdha që bëjnë. Nëse çështja është kështu, atëherë ata nuk kanë dalë nga besimi. Në këtë rast nuk lejohet braktisja e tyre. Sepse i Dërguari i Allahut ka thënë: *"Nuk lejohet për një besimtar të mos i flasë vëllait të tij më shumë se tri net. Kur ndeshen me njëri-tjetrin, secili i kthen shpinën shokut të tij, e më i miri i tyre, është ai që përshëndet i pari."*[124]

Pra nëse kalon pranë një personi mëkatar e ky gjynah nuk e nxjerr nga besimi, atëherë jepi selam dhe ftoje në rrugë të Allahut. Këshilloje të largohet prej këtij gjynahu, por me fjalë të buta dhe zgjuarsi ndoshta përkujtohet dhe frikësohet.

Kujdes! Ndoshta ti thua se duhet të largohem nga mëkatari. Ndërsa unë të them se duhet të distancohesh nga gjynahu në të cilin ka rënë ky person, ndërsa vetë personin nuk duhet ta braktisësh, vetëm nëse në largimin prej tij ka efekt përmirësues në lënien e këtij gjynahu. Në këtë rast largimi është edukim dhe ilaç për të.

Duke e përmbledhur përgjigjen po ju them se nuk lejohet largimi apo braktisja e një besimtari, edhe pse mund të jetë mëkatar, vetëm nëse largimi prej tij ka efekt në lënien e kësaj vepre.

Dikush mund të thotë se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* nuk i foli Ka'ab ibn Malik-ut dhe dy shokëve të tij?![125]

Përgjigjja për këtë është se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* nuk u foli atyre, sepse diçka e tillë ishte e dobishme. Ata ranë në

124 Transmeton Buhariu nr/ 6077. Muslimi nr/2560.
125 Shih Buhariu Nr/4418. Muslimi nr/2869.

një pozitë të atillë, siç edhe e përshkruan Allahu i Madhëruar në thënien e Tij: ***"Kur toka, sado e gjerë, iu duk e ngushtë dhe iu shtrënguan shpirtrat, aq sa u bindën se nuk ka strehim tjetër përveç Allahut."***[126] Pra ata patën dobi të madhe nga ky veprim.

Ndërsa mëkatarit që nuk i bën dobi largimi, por i shton arrogancën dhe largim nga njerëzit e mirë, në këtë rast nuk lejohet. Ky është edhe thelbi i përgjigjes së pyetjes së mësipërme.

## Nuk është e ligjëruar të predikosh në varreza

**Çfarë mendimi keni për një fenomen që është shfaqur këto kohë, ku predikohet në varreza, gjatë varrimit?**

Unë mendoj se predikimi në varreza nuk është i ligjëruar. Nuk duhet që kjo gjë të kthehet në një traditë të përhershme. Nëse ka ndonjë shkak edhe mund të lejohet, si për shembull nëse sheh njerëz që gjatë varrimit nuk janë serioz dhe luajnë apo qeshin e tallen. Padyshim që në këtë rast këshillimi do të bënte mirë, sepse ka një arsye për ta bërë këtë. Por, që një njeri të ligjërojë ndërkohë që njerëzit varrosin të vdekurin, kjo gjë nuk ndonjë bazë në praktikën e Profetit ndaj dhe nuk duhet të bëhet.

Është e vërtetë se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* kur njëherë po varrosnin një nga medinasit dhe ndërkohë që po hapej varri ai u ul dhe rreth tij u ulën edhe shokët e tij. Ata po qëndronin në prani të tij sikur mbi koka tu qëndronte nga një zog secilit, si shenjë respekti dhe pozitën që ai kish. Profeti po mbante në dorë një shkop me të cilin gërvishte tokën dhe filloi tu tregonte atyre për gjendjen e njeriut gjatë vdekjes dhe pas saj.[127] Siç duket edhe nga kjo ndodhi ai nuk po ligjëronte dhe as po këshillonte, por ai bashkë me shokët e tij po prisnin ulur derisa të hapej varri dhe ai filloi tu tregoj, njëlloj sikur edhe ti të ishe duke pritur bashkë me shokët e tu dhe fillon të bisedosh me ta për diçka. Ka dallim

126 Teube/118.
127 Transmeton Ahmedi, Ebu Daudi nr.4753.

në mes një bisede të veçantë mes disa njerëzve të mbledhur dhe mes një këshille që mbahet si të ligjërosh për ditë Xhumaje. Po kështu Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* kur një i vdekur varrosej u thoshte njerëzve: *"Kërkoni falje për vëllain tuaj, dhe lutuni që ai të bëhet i qëndrueshëm, sepse tani ai po pyetet."*[128] Natyrisht që edhe kjo ka një natyrë tjetër dhe nuk është ligjërim.

## Kjo kontradiktë vjen nga mendjelehtësia dhe devijimi në fe

A tregojnë këto dy ajete se vepruesi i së keqes nuk ndalohet? ***"O ju që keni besuar, përse thoni atë çka nuk e bëni?"***[129] Dhe thënia e Allahut të madhëruar: ***"A po i urdhëroni njerëzit për përkushtim e po harroni veten tuaj, e ju jeni ata që lexojnë librin? A nuk mendoni?"***[130]

Këto dy ajete nuk tregojnë se vepruesi i së keqes nuk ndalohet. Por tregon veprimin e tyre të shëmtuar për ata që ndalojnë nga e keqja dhe vetë e bëjnë atë, urdhërojnë për përkushtim dhe nuk e bëjnë atë. Kjo në realitet është në kontradiktë me logjikën dhe me fenë.

Si ndalon nga një gjë që ti e bën?!

E si urdhëron për një gjë që ti nuk e bën?!

Nëse ndalimi yt është i sinqertë, do të ishe i pari ai që do të largoheshe nga ky veprim. E sikur të ishte urdhërimi yt i sinqertë, do të ishe i pari që e bën këtë. Ndërsa të urdhërosh për diçka e ti vetë nuk e bën apo të ndalosh nga diçka e ti e bën, kjo është në kundërshtim me logjikën dhe fenë. Prandaj i ka kritikuar Allahu i madhëruar Beni Israilët për këtë çështje, ku thotë: ***"A nuk mendoni?"***

---

128 Transmeton Ebu Daudi nr.3221.

129 Suretu Saf/2

130 Suretu Bekareh/44

## Vëllai im i madh tallet me përkushtimin tim ndaj fesë

**Kam një vëlla më të madh se veten, i cili tallet me mua duke më thënë se jam munafik dhe kur qëndroj vetëm në dhomë, dëgjoj muzikë dhe se mbas njëfarë kohe do të largohem nga kjo fe, do të bëhem me vesvese. E kam këshilluar, por ai nuk i pranon këshillat. Çfarë të bëj me të, më këshilloni Allahu ju shpërbleftë me të mira?**

Detyra jote është që të mos i humbësh shpresat në përmirësimin e tij, sepse shumë prej njerëzve kanë bërë dikur punë jo të mira e më pas i ka udhëzuar Allahu i madhëruar. Shtoji këshillat dhe bëji dhuratë ndonjë kasetë apo libër që ka këshilla. Ndoshta Allahu i madhëruar e udhëzon nëpërmjet teje.

Është transmetuar nga i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* se i ka thënë Alij ibn Ebi Talibit: *"Që Allahu të udhëzojë nëpërmjet teje një njeri, është më mirë për ty sesa të kesh një deve të kuqe."*

Vazhdo ta këshillosh dhe duro atë që të thotë, siç i ka thënë Lukmani djalit të tij: ***"O djali im, kryeje namazin, urdhëroje të mirën, pengoje të keqen dhe bëhu i durueshëm për çfarëdo që të godet! Me të vërtetë, ky është thelbi i patundur i të gjitha punëve!"***[131]

## Thirrësi në rrugë të Allahut kërkon vetëm përmirësimin e vëllezërve të tij

**Çfarë duhet të bëj nëse këshilloj familjen dhe shokët e mi, por ata nuk i përgjigjen këshillës sime, më ndërpresin fjalët e has vështirësi në këtë gjë?**

Kjo është diçka reale, si ti ka edhe shumë të tjerë. Të tilla ankesa shfaqin si burrat, ashtu gratë. Kjo vjen për shkak se disa

131 Suretu Lukman/17

njerëz kur i fton në fe, mendojnë se thirrësi do që të dominojë mbi të apo të hakmerret ndaj tij, apo kërkon të tregohet më superior se ai! Të gjitha këto pa dyshim se vijnë prej shejtanit.

Thirrësi në rrugë të Allahut nuk dëshiron veçse përmirësimin e vëllezërve të tij dhe udhëzimin e tyre në të drejtë. Megjithatë unë i them këtij pyetësi: Duro dhe prite shpërblimin nga Allahu dhe dije se çdo pengesë që gjen në thirrjen tënde në rrugë të Allahut, padyshim se do të shpërblehesh për të. Nëse thirrësit në rrugë të Allahut i pranohet thirrja, ai e ka kryer detyrën e tij dhe e ka marrë shpërblimin me udhëzimin e njerëzve, gjë edhe për të cilën i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* i ka thënë Ali ibn ebi Talibit: ***"Mos u nxito, sepse uallahi nëse udhëzon Allahu me ty një burrë, është më mirë për ty sesa deveja e kuqe."***

Por nëse ia kthejnë fjalën apo vuan në rrugë të Allahut, ai për këtë do të shpërblehet dy herë, një herë për thirrjen e tij në rrugë të Allahut dhe një herë për pengesat që gjen në këtë rrugë.

Të gjithë të Profetët *(alejhimus-salatu ue selam)* kanë vuajtur shumë, por duruan. Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Edhe para teje*** *(o Muhamed!)* ***shumë të dërguar janë mohuar, por ata e kanë duruar mohimin dhe lëndimin (që kanë pësuar), derisa u ka ardhur ndihma Jonë."***[132]

Edhe ti, o vëlla, mos i konsidero vuajtjet që të shkaktojnë njerëzit kur i fton në rrugë të Allahut, shkak për pengimin tënd nga e vërteta apo të kthimit nga kjo rrugë, sepse në të tillë gjendje bien ata që e kanë besimin të dobët. Allahu i madhëruar thotë: ***"Ka disa njerëz që thonë: "Ne besojmë Allahun". Por, kur vuajnë për çështjen e Allahut, e quajnë përndjekjen prej njeriut njësoj si dënimin e Allahut."***[133]

Këshilla ime për këtë vëlla dhe familjen e tij është: Vazhdo në thirrjen tënde e mos i humb shpresat. Ndërsa familjes së tij i them se duhet ta pranoni të vërtetën nga kushdo qoftë, qoftë edhe prej dikujt më të vogël se ju, moshatar apo edhe më i madh.

---

132 Suretu el-En'am/34.

133 Suretu Ankebut/10.

## Si të përputhim ndërmjet ndalimit nga e keqja, lidhjes farefisnore dhe thirrjes në fenë e Allahut

**Si të përputhim ndërmjet ndalimit nga e keqja, lidhjes farefisnore dhe thirrjes në fenë e Allahut me butësi dhe urtësi në të njëjtën kohë?**

Një njeri i mençur mund të pajtojë ndërmjet ndalimit nga e keqja, ruajtjes së marrëdhënieve farefisnore dhe thirrjes në rrugë të Allahut, me butësi. Pra ndonjëherë të ndalojë nga e keqja e ndonjëherë të heshtë për ndonjë të keqe, e cila mund të durohet për diçka më të mirë. Le të marrim një shembull. Një njeri ka të atin që kryen vepra që janë në kundërshtim me fenë, mund që ai t'ia fillojë me të duke u sjellë mirë, duke i ardhur në ndihmë për gjëra të lejuara. Ndërkohë ai mund t'i thotë se njeriu nëse bën kështu e ashtu, i bie besimi dhe Allahu mund ta ndëshkojë në këtë botë para ahiretit. Ndoshta i ati e kupton qëllimin e të birit. Atij i shtohet dashuria ndaj fëmijës, për shkak të kësaj sjelljeje të butë që këshillon pa lënduar e kështu Allahu udhëzon njerëzit.

## Duhet që thirrësi të ftojë në rrugë të Allahut edhe nëse njerëzit tallen me të

**Ç'duhet të bëj me ata që i ftoj për tek Allahu, ndërsa ata tallen me këtë? A lejohet që t'i shkëpus lidhjet me ta, sepse më thonë se duhet të merrem vetëm me të afërmit e mi?**

Detyra e thirrësit në rrugë të Allahut është që të ftojë edhe sikur njerëzit të tallen me të. Nuhu *(alejhi salatu ue selam)*, që ishte Profeti i parë dhe populli i tij tallej me të, thoshte: ***"Nëse ju talleni me ne, edhe ne do të tallemi me ju."***[134]

Të gjithë e dimë thënien e Allahut të madhëruar: ***"Vërtet, keqbërësit qeshnin me ata që besonin, duke ia shkelur syrin***

134 Suretu Hud/38

***njëri-tjetrit sa herë që kalonin pranë tyre. Kur ktheheshin te njerëzit e vet, ata talleshin** (me besimtarët) **dhe, kur i shihnin ata, thoshin: "Këta janë të humbur", ndonëse nuk qenë dërguar për kujdestarë të tyre. Por sot, ata që kanë besuar, do t'i përqeshin jobesimtarët e nga divanet e ngritura do t'i shikojnë. A janë shpërblyer meritueshëm mohuesit për atë që kanë bërë?!"***[135]

Pra duhet që t'i ftosh edhe sikur të tallen me ty. Por për mendimin tim, sikur t'i ftoje këta një e nga një secilin më vete, do të ishte më mirë. Pra qëndro me njërin prej tyre dhe fillo ta ftosh në fenë e Allahut, e kështu derisa ta copëzosh bashkimin e tyre. Ndoshta një gjë e tillë është një urtësi që ia vlen.

## DETYRIMET FETARE JANË TË NJËJTA SI PËR BURRAT EDHE PËR GRATË

**A e ka për detyrë gruaja të ftojë në fe? Dhe ku mund ta bëjë këtë?**

Duhet të dimë një rregull që thotë: Çka është detyrim për burrat, është edhe për gratë, si dhe e anasjella, përjashtim bëhet vetëm nëse ka argument që del nga ky rregull i përgjithshëm. P.sh, argument që veçon burrat: Aishja *(radiallahu anha)* e pyeti të Dërguarin e Allahut: *O i Dërguari i Allahut a ka xhihad për gratë?* Ai iu përgjigj: ***"Për to ka xhihad që s'ka përleshje në të; haxhi dhe umreja."***[136]

Ky hadith shërben si argument se xhihadi që ka të bëjë me armikun, është detyrë për burrat dhe jo për gratë.

I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* gjithashtu ka thënë: ***"Rreshti më i mirë për burrat** (në falje)**, është ai i pari dhe më i keqi ai i fundit. Rreshti më i mirë për gratë është ai i fundit dhe më i keqi ai i pari."***[137]

135 Suretu Mutafifinë/29;35

136 Trasmeton Ahmedi 165/6, ibn Maxheh nr/2901.

137 Trasmeton Muslimi në Nr/440.

Këtu vlen të përmendet edhe norma fetare, e cila përjashton gratë nga mospërdorimi i arit dhe mëndafshit, gjë për të cilën ka edhe argument. Pra origjina është se çka është obligim për burrat, është edhe për gratë, si për urdhëresat ashtu dhe për ndalesat. Po për këtë arsye ai që shpif ndaj një burri, sipas gjykimit fetar, dënohet me 80 fshikullime me kamxhik, edhe pse ky ligj ka zbritur për ata që shpifin për besimtaret e pafajshme: ***"Ata që shpifin për gratë e dlira e nuk sjellin katër dëshmitarë, fshikullojini me tetëdhjetë të rëna me kamxhik."***[138]

Le të shohim tani thirrjen në fenë e Allahut, a është ajo e veçantë për burrat apo për të gjithë, si për burrat dhe për gratë? Ajo që duket qartë nga Libri i Allahut dhe Sunneti i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* është se thirrja u takon të gjithëve. Por fushëveprimi i thirrjes së burrave është i ndryshëm nga ai i grave. Femra fton në rrugë të Allahut mes femrave e jo mes burrave. Pra ajo fton atje ku mund të ftojë, mes grave, qoftë kjo nëpër shkolla apo në xhami.

## Duhet të bësh atë që është më e dobishme

**Bashkëshorti im më urdhëron të plotësoj shkollën që të bëhem thirrëse midis grave, ndërsa unë dua të kujdesem për shtëpinë dhe fëmijët e mi, dhe ta lë shkollën. A është më mirë t'i bindem bashkëshortit apo të lë shkollën**?

Ajo që mendoj unë, është të shikosh në atë që është më me interes. A është i domosdoshëm qëndrimi yt në shtëpi? Nëse fëmijët janë shumë të vegjël dhe kanë nevojë për përkujdesje, atëherë qëndrimi yt në shtëpi është më i mirë sesa vazhdimi i studimeve. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Filloje me veten, pastaj me ata që ke më pranë."***[139]

138 Suretu Nur/4.

139 Hadithi bën fjalë për sadakanë, Shehu e jep këtë hadith për të treguar radhën e përparësive të obligimeve. Shih Ed-durur el-muntethire e Es-sujutit, si dhe një hadith të ngjashëm te Muslimi nr.998.

Pra ti je e ngarkuar që të kujdesesh për fëmijët dhe për shtëpinë. Dhe ky është një obligim që duhet kryer. Ndërsa thirrja në fenë e Allahut është obligim i mjaftueshmërisë *(farz kifaje)*, të cilin mund ta kryejnë disa gra duke çliruar të tjerat për këtë. Nëse është e mundur të kryhen të dyja, pra të jesh thirrëse në rrugë të Allahut edhe nëse jo në auditorët e shkollës, kjo është diçka e mirë.

## Si duhet të ftojë një grua në fenë e Allahut

**Si duhet t'i ftojë një grua të tjerat që të jenë më të përkushtuara ndaj kësaj feje? Dhe, a është më mirë që të mblidhen nëpër shtëpitë e tyre apo në xhami?**

Mendoj se gratë munden të ftojnë në fenë e Allahut, ashtu si edhe burrat. Por duke parë se gruas nuk i krijohet aq lehtë mundësia për të dalë nga shtëpia ashtu si burrit, atëherë duke u nisur nga kjo ajo nuk është e barabartë me të në çdo pikëpamje. Por shkollat dhe fakultetet të cilat kanë një numër të madh femrash, mund të jenë të përshtatshme për thirrje në fenë e Allahut.

Ndërsa për sa i përket grumbullimit nëpër shtëpi për të marrë dije, nuk kam ndonjë mendim të prerë për këtë çështje. Nëse do të krahasoja ndërmjet dobive dhe atyre gjërave që i trembem, mund të them se më parësore do të ishte që gruaja të qëndronte në shtëpinë e saj, të mësojë e të lexojë libra aq sa ka mundësi. Por nëse këto shtëpi ku merret mësim janë pranë njëra-tjetrës, kjo nuk është problem.

Ndërsa, nëse gruas i duhet të hipë në makinë e të shkojë larg për të marrë mësim në ndonjë shtëpi, për këtë çështje nuk kam ndonjë qëndrim të caktuar dhe lus Allahun të më udhëzojë në atë që është më e mira.

## Rregullat bazë të pasuesve të Sunnetit në trajtimin e çështjeve kontradiktore

**Cila janë rregullat bazë të pasueseve të Sunetit në trajtimin e çështjeve, për të cilat ka mosmarrëveshje, dhe kriteri me të cilin trajtohen këto çështje?**

Rregullat bazë të pasuesve të Sunnetit në çështjet kontradiktore janë: Për çdo gjë që ka mospajtim dhe vjen si rezultat i ixhtihadit (mendimit të lirë islam), në çështje ku lejohet ixhtihadi, në të tilla raste pasja e mendimeve të ndryshme është e tolerueshme. Ky lloj mospajtimi nuk shërben si arsye për përçarje dhe armiqësi. Ai që nuk pajtohet me mua për shkak të argumentit, në të vërtetë nuk më ka kundërshtuar. Kjo sepse të dy jemi në të njëjtin shteg, si për mua që nuk pajtohem me ty, për shkak të argumentit, por edhe për ty që po për të njëjtin shkak nuk pajtohesh me mua. Pra jemi njëlloj. Mospajtimi ka ekzistuar që nga koha e të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* e deri në ditët tona.

Ndërsa për sa u përket çështjeve, në të cilat nuk lejohen mosmarrëveshjet, ato janë të dënueshme dhe të patolerueshme. Këto çështje janë ato që nuk pajtojnë me qëndrimin e Sahabëve dhe tabiinëve. Siç janë për shembull çështjet e akides (besimit), në të cilën kanë devijuar e humbur ata njerëz që dihen.

Unë flas për periudhën ku nuk ka pasur kundërshti të atilla, të cilat janë shfaqur dhe përhapur vetëm pas brezave të parë të Islamit. Ka pasur disa mospajtime në kohën kur ka pasur sahabë, por duhet të dini se kur themi brezi që erdhi pas sahabëve, nuk kemi si qëllim të themi se ata patën vdekur të gjithë. Por një brezi i thuhet se është në jetë kur jeton shumica e pjesëtarëve të tij. Ju e dini se Allahu i madhëruar me urtësinë e Tij ka bërë që brezat ta pasojnë njëri-tjetrin. Nëse themi se brezi i sahabëve nuk do të zhduket veçse kur të vdesin të gjithë, do të na mbizotëronte një pjesë e madhe e kohës së tabiinëve. Dijetari Islam Ibn Tejmije thotë: *"Një brez vlerësohet se është mbyllur, kur shumica e tij nuk jeton më"* Për shembull, nëse shumica e sahabëve kanë vdekur dhe kanë mbetur veçse disa dhjetëra

apo një pakicë qindëshe, kjo do të thotë se koha e tyre ka mbaruar. Po kështu edhe për tabiinët e kështu me radhë deri në ditët tona. Pra brezat e nderuar u shuan dhe nuk kish pasur gjithë këto kontradikta që u përhapën më vonë në çështje të besimit.

Ata që janë në kundërshti me ne në çështjet e besimit, në realitet janë në kundërshti me besimin e sahabëve dhe tabiinëve. Të tillë njerëz dhe rryma kritikohen dhe nuk ka kompromis me ta në këto çështje. Ndërsa çështjet që kanë gjetur mospajtim që në kohën e sahabëve dhe janë çështje që kanë hapësira për ixhtihad, patjetër që mospajtimi për to duhet të mbetet. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Nëse gjykatësi jep mundin e duhur në gjykim dhe ia qëllon, ai ka dy shpërblime, e nëse jep mundin e duhur por gabon në gjykim, atëherë ai ka një shpërblim."***[140]

Pra merr vetëm një shpërblim dhe ky është kriteri me të cilin gjykohet.

Nëse dikush pyet se a është i lejuar mospajtimi në atributet e Allahut, përgjigja për këtë është: Jo. Ky mospajtim del jashtë atij shtegu, në të cilin kanë kaluar sahabët. Nuk ka sahabë që të kenë pasur me njëri-tjetrin mospajtime për atributet e Allahut. Që të gjithë kanë pranuar se atributet e Allahut janë të vërteta e reale, por që nuk i shëmbëllejnë askujt. Argument për këtë është fakti se nuk transmetohet prej tyre ndonjë mosmarrëveshje lidhur me ajetet apo hadithet që flasin për atributet e Allahut. Nëse nuk kemi asnjë fakt që të vërtetojë ekzistencën e mosmarrëveshjeve ndërmjet sahabëve për këto ajete dhe hadithe, kjo do të thotë se ata janë shprehur me to ashtu siç na kanë ardhur. Sepse Kur'ani është në gjuhën arabe, po kështu edhe hadithet dhe ata janë njohës të mirë të kësaj gjuhe. E pra, nëse nuk kemi fakte se janë shprehur ndryshe nga ç'kuptohet literalisht nga ajetet dhe hadithet në fjalë, atëherë nga kjo mësojmë se ata janë shprehur me këto ajete dhe hadithe ashtu siç janë, pra janë kuptuar literalisht. Për këtë arsye i kundërshtojmë të gjithë ata që nuk pajtojnë me shkollën e të parëve të nderuar në çështjet e atributeve të Zotit. Por, këtë mund ta themi për të gjitha çështjet e besimit: besimi

140 Transmeton Buhariu, nr/7302. edhe Muslimi nr/1716.

tek Allahu, engjëjt, librat, të dërguarit, Dita e Gjykimit dhe te kaderi, i mirë apo i keq qoftë ai. Të gjithë ata që nuk pajtojnë me bindjen që kanë pasur sahabët në këto gjashtë pika, ne nuk pajtojmë me ta dhe i kritikojmë.

## NJERËZIT DO TË VAZHDOJNË TË MOS PËRPUTHEN NË MENDIME, EDHE NËSE ÇËSHTJEVE U JEPET ZGJIDHJE

**Pse nuk verifikohen çështjet kontradiktore, që thirrësit islam t'i bëhet e qartë cila është e sakta dhe që të krijohet uniteti i umetit?**

Mendoj se edhe nëse do të mundnim t'i mblidhnim të gjithë dijetarët në ndonjë vend, do të kishte patjetër mospajtim në mendime. Edhe sikur të eliminonim kontradiktat, përsëri do të ketë kundërshtime. Por njerëzit e kanë për detyrë që të kenë frikë Allahun sa të munden dhe të mos jenë parapëlqimet dhe dëshirat e tyre ato që i shtyjnë të pranojnë apo refuzojnë këtë apo atë dijetar. Le të jetë shtytësi kryesor njohja e së vërtetës.

Duke u nisur nga kjo që thamë, duhet që njeriu në mes mospajtimeve të dijetarëve, të marrë atë mendim që është më afër së vërtetës, e kjo siç ia dikton dija, feja dhe përgjegjësia e tij. Ndërsa të bashkosh njerëzit në një mendje, me aq sa duket, është diçka e pamundur dhe e parealizueshme.

## TRI ARSYET QË E FRENOJNË DIJETARIN TË MOS POZICIONOHET PËR NJË ÇËSHTJE TË CAKTUAR

**Ç'do të thotë që dijetari të mos pozicionohet në lidhje me disa fetva të veçanta?**

Pse dijetari nuk pozicionohet në një çështje...? Me sa duket, pyetësi ka për qëllim të dijë se cilat janë arsyet e këtij qëndrimi.

Arsyeja pse nganjëherë një dijetar nuk pozicionohet, vjen për shkak të mospërputhjes që sheh mes argumenteve që njeh. Si për shembull disa argumente e obligojnë diçka e disa e ndalojnë, apo disa e bëjnë haram e disa të kundërtën. Në këtë rast myftiu nuk pozicionohet në dhënien e fetvasë.

Arsye tjetër që e shtyn, ka të bëjë me vetë argumentin, nëse është i zbatueshëm në një rast konkret apo jo, dhe a vlen kjo në mënyrë të përhershme apo të përkohshme.

Arsyeja e tretë është se ai e di që një ajet apo hadith në fjalë e obligon diçka, dhe se ky argument vlen për këtë rast, por e sheh se nuk ka dobi nëse e jep një fetva të tillë. Ndaj edhe hesht për të shmangur dëmet që mund të sjellë kjo fetva. Në traditën e të parëve tanë të mirë do të hasësh shumë raste të tilla. Në veçanti situata të tilla mund të shihen gjatë kohës së kalifatit të Umer ibn Hatabit *(radijAllahu anhu)*, sepse ai qe Kalif për një kohë të gjatë, megjithatë i kaloi gjërat me urtësi dhe qe i suksesshëm.

Një rast i tillë është konsiderimi i divorcit nga ana e tij, kur thuhet tri herë në të njëjtën kohë, si divorc i pakthyeshëm. Ndonëse një divorc i tillë konsiderohej në kohën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, Ebu Bekrit dhe dy vitet e para të sundimit të Umerit si divorc i vetëm, pra i kthyeshëm. Por Umeri e pa të arsyeshme për atë kohë se njerëzit duheshin privuar nga një gjë e tillë.

Pra kemi tri arsye:

Mospajtimi mes argumenteve.

Mospërputhje e argumentit me situatën në fjalë.

Mungesa e dobisë.

## DUHET TË BËJMË Ç'ËSHTË E MUNDUR QË TË FORCOJMË KËTË RIGJALLËRIM

**Ky ripërkushtim ndaj fesë, a ka ardhur si reagim ndaj prishjes morale dhe largimit nga rruga e Zotit, siç thonë disa, apo është diçka e rrënjosur dhe e lidhur, dhe për rrjedhojë**

**me lejen e Allahut do të sjellë frytet e tij?**

Mendoj se ky zgjim ka dy arsye:

**E para:** Dëshira për t'iu kthyer Islamit. Kjo ndodh më së tepërmi me intelektualët. Një njeri i mençur sot, nëse shikon gjendjen e njerëzve në përgjithësi – dhe nuk e kam fjalën këtu vetëm për muslimanët dhe arabët, por për të gjithë popujt në përgjithësi - do të gjejë një shthurje morale, strese dhe lodhje mendore. Kjo situatë nuk mund të ketë zgjidhje veçse duke iu kthyer ligjit të Zotit, ligj të cilin Ai e zbriti si dritë dhe udhëzim për njerëzit në jetën e tyre intelektuale dhe praktike. Allahu i madhëruar thotë: ***"O njerëz! Me të vërtetë ju ka ardhur një provë bindëse nga Zoti juaj dhe ju është zbritur një Dritë e dukshme*** *(Kurani)**."***[141]

Këtë mangësi njeriu e plotëson nëse lidhet fort me Allahun e madhëruar. Ai gjen lumturi në zemër, qetësi shpirtërore dhe dritë, të cilën nuk e gjen nëse do t'i kishte kthyer shpinën Atij. Allahu i madhëruar thotë: ***"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira që ka bërë."***[142]

Këta njerëz të mençur e panë se vazhdimi i kësaj gjendjeje të patolerueshme të prishjes së moralit, besimit dhe çorientimit që ka kapluar shumicën e njerëzve, do ta çojë njerëzimin drejt shkatërrimit. Njeriu patjetër duhet që të ketë një udhërrëfyes bazë, me të cilin do të ecë në jetë. Kështu ata iu kthyen Islamit. Nga një kthim i tillë shpresohet diçka e mirë, sepse ai erdhi si rezultat i studimit dhe i një bindjeje të kënaqshme logjike.

**E dyta:** Për shkak të imitimit. Njerëzit imitojnë njëri-tjetrin. Një i ri p.sh., nëse shikon vëllain, djalin e xhaxhait, komshiun apo shokun e tij që t'i jetë futur një rruge të tillë të drejtë, edhe ai do të bëjë si ata. Ky imitim mund të ngulitet në zemër dhe njeriu

141 Suretu Nisa/174

142 Suretu Nahl/97

të gjejë rehati në të, dhe qëndron i patundur. Por edhe mundet që shejtani ta mashtrojë që ai t'i shmanget  kësaj rruge.

Këto janë arsyet e këtij rizgjimi islam, sipas mendimit tim. Sidoqoftë duhet të bëjmë ç'është e mundur që ky zgjim të bëhet sa më i fortë e i palëkundshëm dhe të përpiqemi gjithashtu t'i japim drejtim praktik dhe intelektual. Sepse disa njerëz vërtet kanë përfituar njohuri të shumta si shkak i këtij zgjimi, por kanë mangësi në anën metodologjike, edukative dhe praktike. Ka raste kur njerëzit nga dëshira dhe zelli i tepërt marrin hov pa marrë parasysh gjendjen e njerëzve dhe nuk ndjekin urtësinë që e kërkon feja në përhapjen e saj.

Nëse do të shikonim sesi Allahu e dërgoi Profetin *(salallahu alejhi ue selem)* për te njerëzit, do të gjenim se Ai nuk e solli fenë të plotë brenda një jave, një muaji apo një viti. Por i Dërguari i Allahut qëndroi në Meke trembëdhjetë vjet dhe iu obligua veçse shehadeti dhe namazi. Për zekatin nuk është rënë dakord se kur është obliguar. Më pas u obligua agjërimi dhe u la e lirë që besimtarët të zgjidhnin ndërmjet agjërimit dhe ushqimin e të varfërve. Më pas u përcaktua agjërimi. Ndërsa obligimi i Haxhit u shty mbas çlirimit të Mekës, me qëllim që njerëzit të mos kishin vështirësi për të hyrë në të.

Sidoqoftë, kushdo e shikon urtësinë e Allahut të madhëruar në përshkallëzimin e zbritjes së fesë dhe se njerëzit nuk bëhen brenda një nate e një dite myslimanë, e as nuk mund të kthehen menjëherë nga kundërshtues në aprovues. Nëse njeriu do ta kuptojë mirë këtë, do të mundë që dijen e dhuruar nga Allahu ta përdorë me butësi, urtësi dhe durim. Mos kërko prej njerëzve që të udhëzohen për një ditë. Ai që do që njerëzit të drejtohen për një ditë, ka dalë kundër urtësisë së Allahut të madhëruar dhe ka kundërshtuar fenë e Tij. Pra njeriu e ka për detyrë t'i peshojë çështjet e të mos krahasojë të tjerët me veten e tij, kështu do t'i jepet mundësia të përmirësojë krijesat e devijuara të Zotit.

## KUR'ANI DHE SUNNETI NUK E LEJOJNË SHTIMIN E GRUPEVE DHE FRAKSIONEVE

**A ka argumente në librin e Allahut apo në Sunnetin e Profetit** *(salallahu alejhi ue selem)* **që lejojnë shtimin e grupimeve islamike?**

As në Kur'an e as në Sunnet nuk ka ndonjë argument që lejon shtimin e fraksioneve dhe grupimeve. Por, përkundrazi, Kur'ani dhe Sunneti e kundërshtojnë diçka të tillë.

Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Me të vërtetë, ti s'ke të bësh fare me ata që e përçajnë fenë e tyre dhe shndërrohen në sekte. Tek Allahu është puna e tyre, pastaj Ai do t'u tregojë çfarë patën punuar."***[143]

Gjithashtu Ai thotë: ***"si ata që fenë e vet e kanë përçarë dhe janë ndarë në grupe, e ku çdo grup është i kënaqur me atë që ka."***[144]

Pa dyshim që këto fraksione bien në kundërshtim me atë që ka urdhëruar Allahu. Dhe sidomos me urdhëresën për bashkim, ku Ai thotë: ***"Vërtet, kjo feja juaj është një fe e vetme, ndërsa Unë jam Zoti juaj, andaj frikësohuni prej Meje!"***[145]

Gjendja bëhet akoma më e keqe kur shohim pasojat e kësaj përçarjeje ku secila palë shan dhe denigron palën tjetër, e ndoshta shkojnë edhe më larg se kaq. Ndaj dhe unë mendoj se kjo përçarje në përkatësi të ndryshme është e gabuar.

Disa thonë: Thirrja nuk mund të forcohet dhe të përhapet vetëm nëse është nën drejtimin e ndonjë fraksioni?!

Përgjigjja: Kjo gjë nuk është e vërtetë. Thirrja, përkundrazi, do të përhapet dhe forcohet sa më shumë të kapemi pas Librit të Allahut dhe Sunetit të Profetit, pa lënë pas dore edhe shembullin e Kalifëve të udhëzuar.

---

143 Suretu el-En'am/159.

144 Suretu Rum/32

145 Suretu Mu'minun/52.

## Shtimi i grupimeve është një dukuri e sëmurë

**Shtimi i grupimeve në terren është dukuri negative apo pozitive?**

Shtimi i grupeve është një dukuri e sëmurë dhe jo pozitive. Ajo që mendoj unë, është se umeti islam duhet të jetë një grup i vetëm, t'i mbështetet Librit të Allahut dhe Sunnetit të Profetit. Nuk dua të them me këtë që t'i detyrojmë njerëzit të bashkohen në një mendim të vetëm, sepse kjo është e pamundur. Mospajtimi në opinione ka qenë edhe në kohën e sahabëve, edhe në kohën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*. Atyre që i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* u tha: ***"Mos ta falë ikindinë askush prej jush veçse në Beni Kurejdha."*** Mbasi dolën nga Medina, i zuri namazi i ikindisë në rrugë. Ata për këtë çështje u ndanë në dy mendime: një pjesë thanë se do ta vononin namazin e ikindisë, derisa të shkonin e të faleshin në Beni Kurejdha edhe sikur koha e tij të dilte. Ndërsa të tjerët thanë se do ta falin namazin në kohën e tij, edhe nëse nuk e falnin atë në Beni Kurejdha. Të Dërguarin e Allahut e lajmëruan për këtë e ai nuk kritikoi asnjërin prej tyre.

Ajo që dua të theksoj, është fakti se mospërputhjet në mendime ekzistojnë, por ne u frikësohemi divergjencave në drejtimet e marra. Domethënë që secili prej nesh të besojë se ka një rrugë të kundërt me vëllain e tij dhe në këtë mënyrë ai flet për të duke e fyer apo ndoshta edhe duke e nxjerrë nga Islami. Sepse ai nuk është në të njëjtën rrugë me të. Kjo është ajo prej së cilës kemi frikë, gjë që ndodh me të vërtetë me disa njerëz sot. Ka disa njerëz që nëse dikush e kundërshton për mendimin që ka – e ndoshta mendimi i saktë është me kundërshtarin - sa herë që i jepet rasti për t'u hakmarrë fillon duke e fyer dhe sulmuar atë. Kjo padyshim që është në kundërshtim me rrugën e besimtarëve, sepse besimtarët janë vëllezër të pandarë dhe kanë mendime të ndryshme. Madje po ju them se mospajtimi në mendime, nëse është i bazuar

mbi argumente, në të vërtetë nuk është mospajtim, sepse secili prej kundërshtarëve do që të punojnë me argument. Pra ata në të vërtetë kanë rënë dakord, por ndryshojnë në të kuptuarin e këtij argumenti.

Mospajtimi në të kuptuar është diçka që ekziston te njerëzit dhe nuk dëmton dhe as nuk çon në përçarjen e zemrave, nëse kanë qëllim të pastër.

## ÇFARË QËNDRIMI DUHET TË MBAJË MUSLIMANI KARSHI NDARJEVE NË GRUPIME DHE PËRÇARJEVE TË TYRE?

**Në kohën tonë shohim të flitet shpesh për grupimet islame të cilat ftojnë në fenë e Allahut të madhëruar: si tabligët, ihuanët dhe selefitë. Cilën nga këto grupe duhet të ndjekim? Ç'qëndrim duhet të mbajë muslimani karshi përçarjeve që kanë këto grupe?**

Pasha Allahun! Ajo që ndiej nga kjo gjë, është e dhimbshme dhe për të të ardhur keq. Kemi frikë se ky përparim, ky zgjim islamik, do të prapësohet dhe do të shuhet, do të shkatërrohet dhe do të paralizohet, sepse njerëzit nëse do të përçahen, do të bëhen siç thotë Allahu i madhëruar: ***"Bindiuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe mos u grindni ndërmjet jush, sepse do të humbni guximin e do t'ju lërë fuqia."***[146]

Nëse përçahen dhe kundërshtohen me njëri-tjetrin, do të dështojnë, do të humbin, nuk do t'u mbetet më forcë dhe do të ngelen pa asnjë lloj peshe. Armiqtë e Islamit, si ata që hiqen si muslimanë edhe ata që e sulmojnë Islamin hapur e fshehur, gëzohen jashtë mase nga kjo përçarje. Ata e ndezin këtë zjarr. Vijnë te njëra palë duke i thënë: ky është kështu e ai është ashtu, duke mbjell armiqësi ndërmjet vëllezërve të një rruge, thirrës në rrugë të Allahut të madhëruar.

146 Suretu Enfal/46

Detyra jonë është që të qëndrojmë kundër këtyre kurtheve të armiqve të Allahut, të Profetit dhe të fesë së Tij, e të jemi një grup i vetëm. Të bashkohemi me njëri-tjetrin, të përfitojmë nga njëri-tjetri dhe të bëhemi si të ishim një thirrës i vetëm. Mënyra për ta zgjidhur këtë, është që të mblidhen në çdo vend drejtuesit e këtyre grupeve, të cilëve u shkon fjala te vëllezërit e tyre, ta studiojnë gjendjen dhe të bien dakord me një plan që do të jetë bashkues për të gjithë. Edhe nëse nuk përputhen mënyrat e thirrjes së tyre, nuk ka rëndësi, rëndësi ka që të jemi vëllezër të bashkuar me të vërtetën dhe të duhemi mes nesh.

Ndërsa pyetja se cili nga këto grupe është më i miri.

Sikur të them se filan grup është më i mirë, atëherë ky është si një aprovim i kësaj përçarjeje, ndërkohë që unë nuk e aprovoj këtë gjë. Prandaj mendoj se e kemi për detyrë ta shohim çështjen tonë me ndershmëri dhe të jemi të sinqertë me Allahun, Librin e Tij, Profetin *(salallahu alejhi ue selem)*, prijësit e muslimanëve dhe me të gjithë myslimanët në përgjithësi. Të jemi si një dorë e vetme. E drejta shyqyr Zotit është e qartë dhe nuk i fshihet veçse një njeriu që është moskokëçarës ose mendjemadh.

Ndërsa ai që kthehet nga e vërteta me bindje dhe praktikë, padyshim që do të ketë ndihmën dhe Allahun me vete.

## NUK DUHET TË PËRÇAHEMI DUKE THËNË KY ËSHTË TABLIG, KY IHUANI E KY SELEFI

**Përkatësia në grupin e ihuanëve apo tabilgëve në vendin tonë është e drejtë apo e gabuar?**

Mendoj se është gabim. Nuk duhet që besimtarët të ndahen në: ky është tabligi, ky është ihuani e ky është selefi. Të gjithë dëshirojmë të jemi një Umet i vetëm nën një flamur të vetëm. E ky është Islami që solli i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*. Duhet që gjithsecili të zbatojë normat e fesë, ashtu siç i përcakton Sunneti i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, e ato

janë të mirënjohura për atë që do të ndjekë udhëzimin. Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Vërtet, Ne e kemi bërë Kur'anin të lehtë për t'u kuptuar dhe kujtuar, prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!"***[147]

## Të gjitha grupimet duhet të jenë të bashkuara në një grup të vetëm dhe besimtarët të mos ndahen në fraksione

**Çfarë qëndrimi duhet të mbajmë karshi atyre që ftojnë për t'u bërë pjesë e grupit të ihuanëve apo tabligëve, me arsyetimin e vëllazërimit dhe dashurisë për hir të Allahut?**

Nëse dikush fton për t'u bërë pjesë e njërit prej këtyre grupimeve në bazë të dashurisë dhe vëllazërimit për hir të Allahut, atëherë ky është një qëllim i drejtë. Kam për qëllim dëshirën e tij që myslimanët të jenë vëllezër e të duhen për hir të Allahut të madhëruar. Por ama të ftojë për të aderuar në një grupim të caktuar dhe jo në një tjetër, kjo është e gabuar. Mendoj se të gjitha grupimet duhet të bëhen një grupim i vetëm, që të mos kemi përçarje.

## Çdo lëvizje islame ka armiq që iu kundërvihen

**Grupimet islame, të cilat ndodhen jashtë këtij vendi, përballen me sulme të ashpra nga disa njerëz të letrave dhe gazetarë të ndryshëm. Çfarë do t'u thoshit atyre që flasin për këto grupime islame me qëllim zhvlerësimin dhe dëmtimin e tyre?**

Them se është e pamundur që të mbyllen gojët e njerëzve. Çdo lëvizje islame dhe çdo rizgjim që ndodh, patjetër që do të kenë kundërshtarë nga ata që nuk duan të dalë e vërteta. Allahu

147 Sure El-Kamer: 17

i madhëruar në librin e Tij thotë: ***“Dhe kështu, Ne çdo profeti i kemi kundërvënë një armik nga keqbërësit.”***[148]

Kujtoni shembullin e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* kur para se t’i zbriste shpallja, dallohej ndërmjet Kurejshëve për ruajtjen e amanetit dhe për ndershmërinë e tij. Kur Allahu i madhëruar i zbriti shpalljen, ata e konsideruan gënjeshtar, magjistar, të çmendur, poet, e i vunë lloj-lloj epitetesh të këqija.

Patjetër që çdo lëvizje islame dhe rizgjim islam do të ketë armiq, të cilët i kundërvihen. Nuk mund të them se mund ta zhdukim këtë dukuri, por them se njerëzit e hajrit duhet të durojnë e të presin shpërblimin për këtë tek Allahu i madhëruar dhe të mbrojnë veten e tyre sa të kenë mundësi. Jo vetëm kaq, por dëshiroj që të mbajnë qëndrim të fortë e dinjitoz.

## Ka njerëz që ftojnë për tek Allahu dhe në dukje janë të devotshëm, por përdorin mënyra në kundërshtim me rrugën e Profetit

**Në botën islame ka disa grupime, të cilat bëjnë thirrje për tek Allahu, por në fund i shpien ndjekësit e tyre drejt sufizmit dhe marrjes së besës për llogari të të parit të tyre. Praktikojnë disa lutje dhe përmendje të Allahut në forma bidate. Ç’qëndrim duhet të mbajë nxënësi i dijes ndaj tyre?**

Nxënësi i dijes këtë thirrje, e cila në pamje të jashtme duket e mirë, duhet ta mirëpresë, përderisa është kështu. Por duhet që ai të korrigjojë ato gabime që sheh tek ata. T’u sqarojë defektet që kanë, siç është p.sh., dhënia e besës dikujt prej tyre që të jetë i parë për ta dhe jo kryetarit të përgjithshëm të shtetit.[149] Ndërsa të vësh një të parë kur dilet për shëtitje apo në udhëtim, kjo është prej fesë.

148 Suretu Furkan/31

149 Në ato vende ku kryetari i shtetit është besimtar mysliman dhe jo si në rastin tonë. (sh. p.)

Sepse Profeti *(salalallahu alejhi ue selem)* ka urdhëruar ata që dalin për udhëtim – e janë grup - të vendosim dikë të parë, pasi grupi pa dikë të parë që ta drejtojë dhe prijë atë, do të bëhet rrëmujë.

Ndërsa të parin e tyre ta vënë në pozitën e prijësit të myslimanëve që i jepet besa, duke iu bindur ashtu siç ka urdhëruar Allahu dhe ta ndihmojnë atë me të vërtetën, një gjë e tillë nuk lejohet. Nuk ka dyshim se ka njerëz, që ftojnë për tek Allahu dhe në paraqitje të jashtme duken mirë, por kanë metoda që bien në kundërshtim me Sunnetin e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, këta njerëz duhet t'i shoqërojmë dhe të shohim sesi veprojnë. Nëse shohim se kanë gjëra të pavërteta, i këshillojmë dhe i sqarojmë, nëse e pranojnë të vërtetën, kjo është ajo që dëshirojmë. Nëse nuk e pranojnë dhe ngulin këmbë në tarikatet e tyre, atëherë na del si detyrë të largohemi prej tyre. Dhe t'u sqarohet njerëzve humbja e tyre, që të mos gënjehen nga pamja e tyre të jashtme.

## NUK LEJOHET QË NJERIU TË FLASË RRETH FESË SË ALLAHUT PA DIJE

**Ç'këshillë do t'u jepnit njerëzve, të cilët ftojnë për tek Allahu, u bëjnë vizita atyre dhe i thërrasin për në xhami, ndërkohë që disa prej tyre nuk kanë aspak dije?**

Për sa i përket mënyrës sesi duhen ndrequr njerëzit, mendoj se duhet të ndiqen mjetet më të përshtatshme, nëse ky mjet nuk është i ndaluar. Sepse për mjetet në vetvete nuk ka ndonjë gjykim, por ato gjykohen sipas qëllimeve.

Mjetet e ndaluara nuk lejohet të përdoren. Si për shembull ai që përdor këngë dhe valle për të mbledhur njerëzit, me qëllim që t'i ftojë për tek Allahu. Kjo është e ndaluar dhe nuk bën dobi. Allahu i madhëruar nuk e ka vendosur shërimin e umetit në atë që Ai e ka ndaluar.

Pra mjetet për të ftuar në rrugë të Allahut lejohen përderisa nuk janë të ndaluara. Sepse vetë mjeti nuk është adhurim, por rrugë që të çon për te qëllimi i duhur. Konkretisht, me vizitat që u bëjnë njerëzve duke lexuar diçka prej Kur'anit dhe haditheve të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* apo dalin së bashku me qëllim që t'i mësojnë, pa dyshim se kjo është diçka e mirë.

Ndërsa për sa i përket faktit se ata flasin pa dije, kjo nuk i lejohet askujt! Është e ndaluar që dikush të flasë për fenë e Allahut pa dije. Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Thuaj: "Me të vërtetë, Zoti im ka ndaluar vetëm punët e pahijshme, qofshin të hapura ose të fshehta, gjynahet, dhunimin pa të drejtë, t'i shoqërohet Allahut*** *(në adhurim)* ***diçka, për të cilën nuk ju ka dhënë kurrfarë të drejte dhe të thoni për Allahun atë që nuk e dini."***[150]

Gjithashtu Ai ka thënë: ***"Mos shko pas diçkaje për të cilën nuk ke dijeni. Vërtet, dëgjimi, shikimi dhe zemra, të gjithë këta do të merren në përgjegjësi."***[151]

Meqë m'u dha rasti, dua që t'u tërheq vëmendjen për diçka. Shumë prej atyre që predikojnë kur këshillojnë, përdorin hadithe të cilat nuk janë autentike. Janë hadithe të dobëta ose hadithe të trilluara. Këta njerëz pretendojnë se vetëm me anë të këtyre haditheve i bëjnë për vete njerëzit. Natyrisht që ky është një gabim i madh. Hadithet, të cilat janë autentike nga Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*, po kështu edhe Kur'ani, janë të mjaftueshëm dhe nuk është aspak nevoja të përdorim gjëra të pasakta.

## Unë jam kundër atyre që e kritikojnë këtë grupim

**Janë shtuar së shumti kritikat ndaj xhematit tablig, edhe pse ky grupim ka një rol të dukshëm në thirrjen e njerëzve. Ju lutem të këshilloni këtë grupim që thirrjen ta bëjnë në përputhje me rregullat e fesë, sesa të bëhen paralajmërime ndaj tyre!**

150 Suretu A'raf: 33.

151 Isra: 36.

Flitet shumë për grupimet islame, cili prej tyre është më i miri si dhe pyetje të ngjashme, ashtu siç flitet shumë edhe për xhematin tablig. Mendoj se ky xhemat ka shumë të mira. Ai ka një ndikim, të cilin nuk e shoh tek asnjë nga ato grupe që njoh.

Sa e sa jobesimtarë kanë besuar me thirrjen e tyre e sa e sa mëkatarë janë kthyer për shkak të thirrjes së tyre! Kjo është diçka e dukshme dhe nuk mund të mohohet. Por ky xhemat, me sa shoh unë, ka nevojë për dije. E unë kam dëgjuar se disa prej tyre nuk kanë dëshirë të marrin dije e të thellohen në të, duke thënë se thellimi në dije është për dijetarët, e të tjera si këto. Kjo është gabim dhe për këtë i kritikoj. Gjithashtu kam marr vesh se drejtuesit e këtij xhemati në vendet myslimane jashtë vendit tonë, kanë devijime në besim. Nëse është e saktë një gjë e tillë, atëherë duhet të kemi kujdes prej tyre e të mjaftohemi në këtë vend me thirrjen që pajton me fenë. Sidoqoftë, mendoj se ky xhemat ka shumë të mira, por edhe ata kanë mangësitë e tyre. Ashtu siç edhe u tërheq vëmendjen për drejtuesit e këtij xhemati që ndodhen jashtë vendit tonë, nëse është e saktë ajo që thuhet për ta, sepse vendi ynë, shyqyr Zotit, ka dijetarë dhe njerëz të mirë dhe nuk është e nevojshme të dalim jashtë tij.[152]

Nga ka ardhur Islami? A nuk ka ardhur nga ky vend? E do të tkurret sërish besimi drejt tij, pra në Medine. Në këtë vend filloi Islami dhe këtu do të përfundojë. Ndaj dhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* pat thënë: *"Nxirrini çifutët dhe të krishterët nga Gadishulli Arabik!"*[153]

Po ashtu, gjatë sëmundjes në të cilën vdiq tha: *"Nxirrini idhujtarët nga Gadishulli Arabik!"*[154]

Në transmetimin e Muslimit thuhet: *"Do t'i nxjerr çifutët dhe të krishterët nga Gadishulli Arabik, derisa të mos lë në të veçse myslimanët."*[155]

152 Dijetari Ibn Uthejmin këtu flet për vendin e tij, Arabinë Saudite. (sh.p)

153 Transmeton Buhariu dhe Muslimi. Shih Telhis el-habir 4/139.

154 Transmeton Buhariu nr/ 3168. Muslimi nr/1637

155 Transmeton Muslimi nr/1767.

Pse e ka veçuar i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* Gadishullin Arabik për këtë gjë? Sepse ky vend ka një rëndësi të madhe, ndaj dhe duhet të qëndrojë i pastër dhe të mos ketë në të fe tjetër veç Islamit, në asnjë mënyrë.

## GJASHTË VIRTYTET, NË TË CILAT FTON XHEMATI TABLIG, KANË MANGËSI TË MËDHA

**Thirrja e xhematit tablig sillet rreth asaj që e quajnë gjashtë virtytet, të cilat janë cilësitë e sahabëve. A kanë këto virtyte bazë në Kur'an dhe Sunnet? Çfarë mendoni për këto cilësi?**

Gjashtë virtytet në të cilat ftojnë vëllezërit tanë të xhematit tabligë, padyshim se janë të mira dhe të lëvduara, por këto nuk janë virtytet e vetme që duhet të zotërojë thirrësi dhe i thirruri për tek Allahu. Madje ata kanë mënjanuar virtyte edhe më të rëndësishme se ato që ftojnë në to apo më të rëndësishme se disa prej atyre në të cilat ftojnë. Por kjo vjen prej ixhtihadit të tyre.

Ndaj u kemi shkruar disave se kjo thirrje është e mangët dhe se ata duhet ta përqendrojnë thirrjen e tyre në atë që ka bërë i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*. Ajo që thuhet në hadithin e Umer ibn Hatabit *(radiallahu anhu)*: Ishim duke ndenjur tek i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ku erdhi një burrë me rroba shumë të bardha e flokë shumë të zeza. Në të nuk dukeshin shenja udhëtimi e askush prej nesh nuk e njihte. Ai u ul tek i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* dhe i takoi gjunjët e tij me të Dërguarit *(salallahu alejhi ue selem)*. Vuri duart mbi kofshët e tij dhe i tha: *O Muhamed, më thuaj ç'është Islami?* Ai tha: ***"Islami është të dëshmosh se s'ka hyj tjetër veç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguar i Tij. Të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh Ramazanin dhe të vizitosh shtëpinë** (Ka'ben)**."***

Tha: *Të vërtetën the*.

Ai i tha: *Më thuaj ç'është besimi (imani)?*

Tha: ***"Të besosh tek Allahu, tek engjëjt, te librat e Tij, tek të Dërguarit e Tij, te Dita e fundit, dhe te përcaktimi i të mirës dhe së keqes."***

Tha*: Të vërtetën the*.

Tha: *Më thuaj ç'është bamirësia?*

Tha: ***"Të adhurosh Allahun sikur e sheh Atë, nëse nuk e shikon, të shikon Ai ty."*** Në fund të hadithit i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* u tha: ***"Ky ishte Xhibrili, erdhi që t'ju mësojë fenë tuaj."***[156]

Pra sikur vëllezërit tanë të xhematit tabligë ta përqendronin thirrjen e tyre mbi këto themele, të cilat i Dërguari i Allahut i quajti fe, do të ishte më mirë dhe më e drejtë.

Ato gjashtë virtyte në të cilat të ftojnë, padyshim se kanë mangësi të mëdha, ndaj e kanë për detyrë t'i plotësojnë me çështjet e tjera të fesë.

## Kjo fjalë është e përgjithshme

**Ç'mendim keni për atë që thotë: Të bashkohemi në ato pika që biem dakord dhe ta justifikojmë njëri-tjetrin në ato që nuk pajtojmë.**

Jam i mendimit se kjo fjalë është e përgjithshme. Për sa i përket asaj që të bashkohemi në ato gjëra që biem dakord, është e vërtetë. Ndërsa që ta justifikojmë njëri-tjetrin për ato që nuk biem dakord, kjo gjë ka nevojë për shpjegim.

Nëse janë çështje ku lejohet ixhtihadi, atëherë po, e justifikojmë njëri-tjetrin dhe nuk lejohet të na përçahen zemrat për shkak të këtij mospajtimi.

Ama, nëse në këtë çështje nuk ka vend për ixhtihad, atëherë nuk mund ta pranojmë. Duhet që gjithsecili të përulet para së vërtetës. Pra pjesa e parë e fjalës që u përmend në pyetje, është e saktë, ndërsa pjesa tjetër ka nevojë për shpjegim.

---

156 Transmeton Muslimi.

## Thirrja pa dije asnjëherë nuk do të ketë ngritje

**Disa thirrës që i janë përkushtuar thirrjes islame, vëllazërimit dhe dashurisë për hir të Allahut, nuk i kushtojnë rëndësi marrjes së dijes, njohjes e kuptimit të besimit dhe të fik'hut, ata nuk marrin pjesë në tubimet e dijes. Çfarë mund të na thoni për këtë?**

Ajo që dua të them në këtë rast, është se gjëja e parë me të cilën duhet të pajiset thirrësi, është të jetë i dijshëm. Të mos i japësh rëndësi dijes, do të thotë që njerëzit të rrinë në injorancë. Do të thotë që thirrja atyre t'u bëhet qorrazi, pa ditur se kush është e drejta në të.

Nëse thirrja e tij është e ngritur mbi injorancë, atëherë çdo njeri do të gjykojë ashtu si ia pret mendja, ashtu si i duket e drejtë, ndërkohë që ajo është gabim. Unë mendoj se ky drejtim është i gabuar dhe se duhet t'i largohemi një gjëje të tillë. Njeriu nuk duhet të ftojë pa mësuar. Imam Buhariu një kapitull të librit të tij e ka titulluar: *"Dija para fjalës dhe punës"* dhe më pas është argumentuar me thënien e Allahut të madhëruar: ***"Dije se s'ka hyjni tjetër veç Allahut dhe kërko falje për gjynahun tënd dhe të besimtarëve dhe besimtareve."***[157]

Patjetër që njeriu duhet të dijë së pari e pastaj të ftojë njerëzit. Ndërsa thirrja pa dije kurrë nuk mund të jetë e qëndrueshme. Për shembull, nëse do të udhëtonim nga Xhida për në Riad, rrugës gjejmë një njeri të mirë dhe të sinqertë të cilit i themi: Duam të na tregosh rrugën për në Riad, ndërkohë që ai nuk ka njohuri për këtë rrugë dhe na shpie nëpër shkrepa dhe nëpër shtigje, sa na lodhë ne dhe veten. Si përfundim nuk na çon në Riad... Pse? Sepse ai nuk e dinte rrugën.

E si mund të jetë udhërrëfyes për te feja ai që nuk di asgjë? Jo, kjo nuk është e mundur.

---

157 Sure Muhamed/19.

## Ai që dëshiron t'i përkasë një shkolle të caktuar juridike, nuk duhet të kundërshtojë argumentet nëse për të bëhen të qarta

**A e këshilloni nxënësin e dijes që të ndjekë ndonjë medh'heb apo t'i mbështet atij vetëm në rastet kur ka çështje të paqarta?**

Kapja pas ndonjë shkolle të veçantë juridike *(medh'hebi)* me fanatizëm, pa marrë parasysh nëse e drejta është me të apo dikë tjetër, nuk është e lejuar dhe është një fanatizëm i urryer.

Nëse njeriu i përket ndonjë medh'hebi të caktuar, në mënyrë që të përfitojë nga rregullat dhe parimet e tij, i kthehet gjithmonë Kur'anit dhe Sunnetit dhe e pranon të drejtën kudo që të jetë, kjo nuk ka ndonjë gjë të keqe. Edhe dijetarë verifikues, si Ibn Tejmije e të tjerë si ai, kanë pasur nga një medh'heb të caktuar të cilit i përkisnin, por nuk i kundërshtonin argumentet kur u bëheshin të qarta.

## Kasetat e magnetofonit janë një mjet për marrjen e dijes

**A konsiderohen kasetat e magnetofonit si një mënyrë për marrjen e dijes? Dhe cila është mënyra më e mirë për të përfituar prej tyre?**

Për sa i përket qenies së kasetave një mënyrë apo mjet për marrjen e dijes, në këtë askush nuk dyshon. Nuk e mohojmë mirësinë e Allahut të madhëruar ndaj nesh me këto kaseta, nga të cilat kemi përfituar shumë. Sepse këto kaseta na i sjellin fjalët e dijetarëve kudo që të jemi.

Duke qenë në shtëpi, nëpërmjet këtyre kasetave kemi mundësi të vihemi në kontakt me dijetarë, me të cilët na ndajnë largësi të mëdha. Kjo është një mirësi e Allahut të madhëruar ndaj nesh.

E ky në të vërtetë është element në favorin tonë ose argument kundër nesh. Pa dyshim që dija po përhapet gjithkund me anë të këtyre kasetave.

Si të përfitojmë prej tyre?

Kjo varet nga gjendja e vetë personit. Ka njerëz, të cilët përfitojnë prej tyre më shumë kur janë duke drejtuar makinën, ka prej tyre që përfitojnë më mirë në momentin e ngrënies së drekës apo të darkës, apo kur janë duke pirë kafenë.

Rëndësi ka që mënyra e përfitimit prej këtyre kasetave, varet nga vetë personi dhe nuk mund të vëmë ndonjë rregull të përgjithshëm.

## Duhet që çështjet e gajbit (të fshehta) t'i pranojmë ashtu siç kanë ardhur

**Ç'kuptojmë me atë se engjëjt i ulin krahët e tyre për kërkuesin e dijes, si kënaqësi ndaj asaj që është duke bërë?**

Ne e kemi për detyrë që këto çështje të gajbit t'i pranojmë ashtu siç kanë ardhur në argument.

Vërini mend këtij rregulli të dobishëm: *"Tekstet që flasin për çështjet e gajbit (të fshehtës), duhet t'i marrim sipërfaqësisht dhe në kuptimin e drejtpërdrejtë të tyre"*. Kjo sepse mendja jonë nuk e percepton dot realitetin e vërtetë të tyre.

Lind pyetja: A kanë engjëjt krahë?

Po, ata kanë krahë. Allahu i madhëruar thotë: ***"I ka bërë engjëjt e dërguar me nga dy, tre dhe katër krahë."*** [158]

Atëherë del se kanë krahë. Nëse është kështu, atëherë mundet që engjëjt t'i ulin këto krahë për kërkuesit e dijes dhe nuk është e nevojshme që ta shohim, sepse kjo çështje i takon gajbit. Ne p.sh., besojmë se tani në të djathtë dhe në të majtë ka nga një engjëll. Engjëjt shkruajnë çdo gjë që themi, Allahu i madhëruar thotë:

158 Suretu Fatir/1.

***"dhe, për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm** (për ta shënuar atë)**."**[159]*

A i shikoni këta engjëj?! Asnjëherë!

Atëherë duhet të besojmë në argumentin tekstual se engjëjt i ulin krahët e tyre për kërkuesit e dijes. Por në ç'mënyrë? Allahu e di më së miri.

Një nga çështjet e fshehta, të cilën nuk e dimë se si kryhet është edhe ajo që lakohet nga disa nxënës se i Dërguari i Allahut na ka thënë se dielli kur perëndon, shkon dhe bie në sexhde nën Arsh dhe kërkon leje. Nëse i jepet leje vjen, e nëse jo, kthehet.[160]

Dikush thotë: Ne e shohim diellin të perëndojë këtu, dhe të lindë në vende të tjera. P.sh., perëndon këtu në Riad, por në Hixhaz akoma nuk ka perënduar. Perëndon në anën lindore, dhe te ne akoma jo, si i bëhet kësaj?!

I themi: duhet të besosh ashtu siç ka thënë i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*. Ndërsa si ndodh kjo, është një çështje e fshehtë që nuk e di veçse Allahu i madhëruar apo edhe ai të cilit Allahu ia ka mundësuar ta dijë. Ndaj edhe Ebu Dherri i cili është transmetuesi i hadithit, kur e tha i Dërguari i Allahut këtë gjë, nuk tha si ndodh kjo, por e pranoi dhe nuk foli.

Po ashtu disa nxënës përmendin faktin se Allahu i madhëruar zbret në qiellin e dynjasë, në një të tretën e fundit të natës.[161]

Ne e dimë se një e treta e natës ndryshon në sipërfaqen tokësore. Pra si ndodh kjo?! Ne themi që Allahu e di më së miri. Besojmë se Ai zbret në qiellin e dynjasë kur vjen një e treta e natës. Kur vjen sabahu mbaron edhe koha e kësaj zbritjeje hyjnore.

Allahu e di më mirë se çka përtej këtyre gjërave.

---

159 Suretu Kaf/18

160 Transmeton Buhari nr/7424. Muslimi nr/159.

161 Transmeton Buhari nr/1145. Muslimi nr/578.

## A lejohet mësimi i fesë vetëm nëpërmjet librave?

**A lejohet mësimi i fesë vetëm nëpërmjet librave dhe jo nëpërmjet dijetarëve, veçanërisht nëse është i vështirë kontakti me dijetarët, për shkak të numrit të vogël të tyre? Ç'mendoni për shprehjen: "Ai që ka për mësues të tij librin, ka më shumë gabime se të sakta"?**

Pa dyshim që dija merret nga dijetarët dhe nga librat. Sepse libri i dijetarit është si vetë dijetari. Ai të flet nëpërmjet librit të tij. Nëse është e pamundur të merret dija nga dijetarët, atëherë do të merret nga librat. Por marrja e dijes nga dijetarët është më e drejtë sesa marrja nga librat. Sepse ai që e merr dijen nëpërmjet librave, lodhet më shumë dhe kërkon më shumë mund. E përsëri mund t'i shpëtojë ndonjë çështje, si p.sh., rregulla të sheriatit të formuluara nga dijetarët. Pra duhet patjetër që nxënësi t'u referohet dhe të pyesë dijetarët sa të ketë mundësi.

Ndërsa ai që thotë: *Ai që ka për mësues të tij librin, ka më shumë gabime se të sakta,* kjo formulë nuk është plotësisht e saktë dhe as plotësisht e gabuar.

Ndërsa ai njeri që e merr dijen nga çdo lloj libri që i bie në dorë, padyshim se gabon shumë. Ndërsa ai që bazohet në marrjen e dijes nga librat e dijetarëve të njohur, si nga besimi, amaneti dhe dija, gabimet e tij nuk janë të shumta, përkundrazi, në fjalët e tij gjen më shumë gjëra të sakta.

## Përparësitë e thirrjes së jomyslimanëve në Islam

**Cilat janë parimet bazë, me të cilat duhet të fillojë muslimani në thirrjen e tij me jomyslimanët?**

Shumë prej njerëzve nuk bëjnë dallim ndërmjet thirrjes për tek Allahu dhe ndalimit nga e keqja e urdhërimi për të mirë, e as ndërmjet ndryshimit të së keqes. Në realitet këto gjëra kanë dallim.

Thirrja në rrugë të Allahut ndahet në dy lloje: e përgjithshme dhe e veçantë. E përgjithshmja ka të bëjë me mbajtjen e ligjëratave publike dhe përpilimin e librave, të cilat u drejtohen njerëzve në përgjithësi. Ndërsa thirrja e veçantë ka të bëjë me individë të veçantë, të cilët i fton tek Allahu i madhëruar. Kjo nuk bëhet vetëm me jobesimtarët, por edhe me myslimanët që kanë nevojë për një ftesë të tillë. Ka raste kur edhe myslimanët bëjnë gjëra të ndaluara dhe mendojnë se janë në të drejtë. Ndodh që edhe të kenë dyshime për ndonjë çështje nëse është e ndaluar apo jo. Edhe ky njeri ka nevojë për thirrje që dikush të shkojë e t'ia sqarojë të vërtetën, t'i sjellë shembuj e të flasë me të derisa të bindet, e jo duke e urdhëruar. Urdhëruesi është ai që ka më shumë pushtet sesa thirrësi. Sepse urdhri, siç e dimë të gjithë, është të kërkuarit e veprimit nga një person që gjendet në pozitë më të lartë. Pra ai që ka njëfarë pushteti dhe jo si thirrësi që vetëm nxit dhe këshillon.

Prandaj nëse urdhëron dikë prej shokëve të tu, quhet ftesë dhe jo urdhër. Por nëse urdhëron dikë që është poshtë teje, atëherë ky është urdhër. Ndërsa ai që ekzekuton një veprim, ka pushtet më të fortë sesa thjesht një këshillues, sepse ai ka mundësi ta heqë të keqen me dorën e tij. Ndaj dhe i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: ***"Kush shikon prej jush një vepër të keqe, le ta ndryshojë me dorën e tij, nëse nuk mundet, atëherë me gjuhën e tij, e nëse nuk mundet, atëherë me zemrën e tij..."***[162] Ndërsa për urdhrin nuk përmendet ndonjë renditje e ngjashme, ku të thuhet për shembull: Kush urdhëron prej jush, le të urdhërojë me dorën e tij…

Pra, mënyra e të ftuarit të jobesimtarit ndryshon sipas mosbesimit të tij. Ai që mohon ekzistencën e Allahut si p.sh., komunistët, duhet t'i ftojmë për tek Allahu me argumente logjike dhe fizike të prekshme. Argument logjik është për shembull ajeti që thotë: ***"A mos vallë ata janë krijuar nga hiçi apo mos janë krijues të vetvetes?!"***[163]

---

162 Transmeton Muslimi Nr/49

163 Sure Et-Tur:35.

Xhubejr ibn Mu'tim – që kish qenë një nga robërit e luftës së Bedrit - pat thënë: "Unë po e dëgjoja Profetin *(salallahu alejhi ue selem)* duke kënduar Kuran në namazin e akshamit dhe kur arriti te ky ajet: ***"A mos vallë ata janë krijuar nga hiçi apo mos janë krijues të vetvetes?!"***, zemra sa nuk më fluturoi."[164]

Kjo ndjenjë i erdhi për shkak të emocionit të fuqishëm që ajetet patën në zemrën e tij dhe besimi që filloi të lindë në të.

Përgjigjja ndaj këtij ajeti do të ishte: Ata nuk janë krijuar nga hiçi, sepse patjetër duhet të ketë një krijues. E ata nuk e kanë krijuar vetveten, sepse nuk ekzistonin dhe ai që nuk ekziston, nuk mund të sjellë në ekzistencë diçka tjetër. Ai vetë nuk është, dhe veten nuk mund ta krijojë e as mund të krijohet nga hiçi, pra krijuesi është Allahu.

Ndërsa argumentet fizike të prekshme janë ato që shikojmë se si një njeri i lutet Allahut të madhëruar për ndonjë gjë dhe kërkesa i plotësohet ashtu siç lutet. Fakte të tilla gjen shumë në Kur'an dhe Hadith, po kështu edhe në praktikën e shumë njerëzve.

Nëse njeriu, që ftojmë, beson tek Allahu, por e mohon profetësinë e Muhamedit *(salallahu alejhi ue selem)*, si p.sh., çifutët dhe të krishterët, i ftojmë për tek Allahu duke u sqaruar vërtetësinë e misionit të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*.

## Njeriu duhet të ftojë në Islam njerëzit e tij më të afërm

**Ç'gjykim jep feja për përpjekjet dhe thirrjen që bëhet jashtë shoqërisë ku jeton, qofshin këto shoqëri në vendet arabe apo në vendet e tjera? Shumë prej njerëzve i japin kësaj gjëje një prioritet të madh.**

Mendoj se njeriu fillimisht duhet të ftojë njerëzit e tij më të afërm. Allahu i madhëruar në fillim të shpalljes i tha Profetit

164 Transmeton Buhariu nr/4854.

*(salall-lahu alejhi ue selem)*: ***"Dhe këshilloje farefisin tënd të afërm."***[165] Nëse vendi ku njeriu jeton, ka nevojë për thirrje dhe përmirësimin e njerëzve, atëherë nuk i takon këtij njeriu të largohet nga ky vend, qoftë edhe diku afër. Nëse vendi i tij nuk ka nevojë dhe është ashtu si duhet, atëherë le të kalojë në ndonjë vend tjetër e pastaj në një të tretë e kështu me radhë. Ndaj dhe Allahu i madhëruar i tha të Dërguarit të Tij *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"Dhe këshilloje farefisin tënd të afërm."*** Ndërsa besimtarëve në përgjithësi u thotë: ***"O ju që keni besuar! Luftojini ata që janë afër jush prej jobesimtarëve, dhe le të gjejnë tek ju ashpërsi."***[166] Pra vajtja në Amerikë e Rusi apo në ndonjë vend tjetër, duke qenë se vendi i tij ka nevojë për të, nuk është gjykim i drejtë.

Gjykimi i drejtë është që njeriu të ndreqë vendin e tij fillimisht para çdo gjëje, jo vetëm vendin, por familjen e tij para çdo gjëje, më pas t'u drejtohet njerëzve të tjerë duke u nisur nga më të afërmit e me radhë. Duke marrë shembull udhëzimin që Allahu i madhëruar i dha të Dërguarit të Tij për këtë gjë.

## THIRRJA NDAJ NJË JOMYSLIMANI BËHET DUKE ZHVLERËSUAR BINDJEN E TIJ TË GABUAR

**Ne e dimë se mënyra e të ftuarit të një muslimani është duke i kujtuar shpërblimin e Allahut dhe ndëshkimin e Tij, me anë të ajeteve të Kur'anit dhe haditheve të Profetit. Por cila është mënyra e thirrjes së një jomyslimani?**

Përgjigjja është se duhet të bëjmë të njëjtën gjë, ***"Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri."***[167] Kjo mënyrë thirrjeje përfshin si myslimanin, ashtu edhe jomyslimanin. Për jomyslimanin shohim se ku qëndron mohimi i tij dhe i paraqesim argumentet që zhvlerësojnë këtë bindje të gabuar të tij.

165 Sure Shuara/ 214.
166 Suretu Teube/123.
167 Suretu Nahl/125.

Nëse jobesimtari beson se Allahu është trini, si të krishterët, ne ia bëjmë të qartë se kjo nga ana logjike nuk është e mundur, është absurde. Një fakt të tillë e trajtojnë edhe argumentet fetare, si ajeti ku Allahu thotë: ***"Sikur në qiej dhe në Tokë të kishte zota të tjerë, përveç Allahut, si qiejt, ashtu edhe Toka do të shkatërroheshin."***[168] Po ashtu Ai thotë: ***"Allahu nuk ka zgjedhur për Vete ndonjë bir dhe përveç Atij s'ka asnjë zot tjetër, përndryshe çdo zot do të merrte atë që ka krijuar dhe do të ngriheshin njëri mbi tjetrin."***[169]

Pra u sqarojmë se Zoti është një dhe unik, dhe se Isai *(alejhi selam)* është rob i Allahut dhe i Dërguar i Tij. Nëna e tij ishte e ndershme dhe se që të dy jetonin me ushqim, hanin e pinin. Nëse ata do të ishin Zot, nuk do të kishin nevojë për diçka të tillë.

Pra e rëndësishme është që të ftojmë jomyslimanin duke zhvlerësuar fillimisht mohimin e tij, por ashtu si është më e mira, dhe më pas i shpalosim të mirat e Islamit, si në këtë botë dhe në tjetrën, të këqijat e mohimit dhe përfundimin e tij.

## Ç'GJYKIM KA PËR DEBATET NDËRMJET FEVE?

**A lejohet mbajtja e debateve ndërmjet feve, siç ka vepruar thirrësi i njohur Ahmed Didad me priftërinj të krishterë?**

Debati ndërmjet muslimanëve dhe jobesimtarëve është detyrë, nëse diçka e tillë është e nevojshme. Allahu i madhëruar ka thënë: ***"Thuaj: "O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë*** *(në adhurim)* ***dhe se njëri-tjetrin nuk do ta mbajmë për zot në vend të Allahut!" Nëse nuk pranojnë, atëherë thuaju: "Dëshmoni se i jemi nënshtruar Allahut!"***[170]

---

168 Suretu Enbija/22

169 Suretu Mu'minun/ 91.

170 Suretu Ali Imran/64.

Historia e Ibrahimit *(alejhi selam)* që debatoi me mbretin që nuk besonte tek Allahu, është më se e njohur, po kështu edhe polemikat e tij me popullin e tij për të njëjtën arsye. Allahu na i përmend ato në Kuran: ***"Kur ra nata, ai pa një yll dhe tha: "Ky është Zoti im!" Por, kur perëndoi ylli, ai tha: "Nuk i dua ata që perëndojnë". Kur pa hënën duke lindur, tha: "Ky është Zoti im!" Por, pasi ajo perëndoi, tha: "Nëse Zoti im nuk më udhëzon në rrugën e mbarë, me siguri do të bëhem njëri nga të humburit". Kur vërejti diellin duke lindur, thërriti: "Ky është Zoti im, ky është më i madhi!" Por, pasi dielli perëndoi, tha: "O populli im, unë jam larg nga idhujt që ju i shoqëroni Allahut në adhurim! Unë e kthej fytyrën nga Ai që ka krijuar qiejt dhe Tokën, duke qenë besimtar i vërtetë dhe nuk jam nga idhujtarët!"***[171]

Por kusht është që personi i cili debaton, duhet ta njohë mirë Islamin dhe fenë e kundërshtarit, në mënyrë që ta bllokojë. Debatuesi ka nevojë për dy gjëra:

**E para:** Të tregojë vërtetësinë e argumentit të tij.

**E dyta:** Të hedhë poshtë argumentin e kundërshtarit të tij.

Kjo gjë është e mundur vetëm nëse ka dije mbi fenë e vet dhe të kundërshtarit. Kështu ai do të ketë mundësi të dalë fitues. Thirrësit në Islam duhet të gëzohen se argumentet e të humburve janë të paqëndrueshme dhe e kota e tyre është shkatërruar, siç edhe Allahu i madhëruar thotë: ***"Sa për ata që polemizojnë rreth Allahut, pasi i janë përgjigjur Atij, arsyetimet e tyre do të jenë të pavlefshme te Zoti i tyre dhe mbi ta do të bjerë zemërimi i Tij e do të dënohen ashpër."*** [172] Po ashtu Ai thotë: ***"Por, Ne e godasim të pavërtetën, me të vërtetën, e cila e shkatërron atë dhe ajo zhduket. Dhe mjerë për ju për atë që i mvishni*** *(Allahut!).* ***"***[173]

Unë kam parë një pjesë nga debati që mbajt mes thirrësit islam Ahmed Didad dhe priftit, dhe më pëlqeu shumë, pasi në

171 Suretu En'am/ 76,79.

172 Sure Shura/16.

173 Sure El-Enbija:18.

fund arriti ta zërë ngushtë. Kështu që ai e ndërpreu debatin duke treguar pamundësinë për ta vazhduar atë më tej. Allahut i përket falënderimi!

## Lejohet ta demonstrosh gëzimin për jobesimtarët që hyjnë në Islam

**A lejohet të festohet futja në Islam e një jobesimtari në atë vend ku punon, për të afruar kështu edhe të tjerët e për t'ua zbutur zemrat?**

Shfaqja e gëzimit dhe e kënaqësisë me rastin e pranimit të Islamit nga ndonjë jobesimtar, nuk ka ndonjë gjë të keqe. Por me kusht që të mos bëhet si festë e përvitshme jubilare. Në Islam nuk ka përveç tri festave: Festa e Kurban Bajramit, festa e Bajramit të Ramazanit dhe festa javore, e cila është dita e xhuma. Ndërsa përgatitja e ndonjë gostie për këtë person si rast gëzimi për bërjen e tij mysliman si dhe për ta afruar edhe më tepër me Islamin, dhe pa u bërë kjo një festë e përvitshme, është diçka e lejuar. Kjo bëhet me qëllim për ta afruar edhe më tepër me Islamin.

## A lejohet që të krishterëve t'u urohen festat e tyre?

**A lejohet që të krishterëve t'u urohen festat e tyre e të tjera si këto?**

Nuk lejohet të urohen për festat e tyre si të krishterët, ashtu edhe hebrenjtë. Ky është vendim unanim mes dijetarëve, siç e ka përmendur këtë Ibn El-Kajim në librin e tij **"Ahkam Ehli dhimeh"**, dhe ja fjalët e tij: *Për sa i përket urimit për festat e tyre, kjo është e ndaluar në mënyrë unanime. Si p.sh., rasti kur kanë festat apo agjërimet e tyre, t'i urojnë duke u thënë: Gëzuar festën! Apo diçka të*

*ngjashme. Ai që e bën këtë edhe nëse mund t'i shpëtojë kufrit, padyshim se ai ka bërë një gjë të ndaluar. Kjo është tamam sikur ta urojë atë për përuljen që i bën kryqit! Ky është gjynahu më i madh dhe më i urryer tek Allahu, sesa ta urosh për shembull për pirjen e alkoolit, vrasjen e një njeriu, kryerjen e një imoraliteti...etj. Shumë prej njerëzve të cilët, nuk ia dinë vlerën fesë, e bëjnë një gjë të tillë duke mos e ditur sesa e keqe është kjo gjë."* Allahu e di më së miri.

## ISLAMI ËSHTË FEJA E VËRTETË

**Ç'thonë dijetarët tanë të nderuar për ata që e shfrytëzojnë Islamin për interesat e tyre personale?**

Islami është feja e vërtetë dhe për këtë falënderimi i përket Allahut. Allahu i madhëruar i drejtohet të Dërguarit të Tij *(salallahu alejhi ue selem)* duke i thënë: ***"Pa dyshim se Ne të kemi dërguar me të vërtetën, përgëzues dhe qortues."***[174]

Feja Islame është aq e lartë dhe e ngritur, sa nuk mund të jetë mjet për të përmbushur interesat personale të një njeriu. Çdo njeri që pretendon se është luftëtar i Islamit dhe mbrojtës i tij, duhet që fjalët e tij të përputhen me veprat, kështu dallohet i sinqerti nga mashtruesi. Sepse edhe hipokritët flasin për Islamin aq sa, nëse dikush i dëgjon, do të thotë se këta janë besimtarët e vërtetë. Allahu i madhëruar thotë: ***"Kur vijnë te ti hipokritët, thonë: "Ne dëshmojmë se ti je vërtet i Dërguari i Allahut!" Allahu e di se ti je i Dërguari i Tij, por Ai dëshmon se hipokritët janë gënjeshtarë! Ata i përdorin betimet e tyre si maskë dhe i largojnë*** *(njerëzit)* ***prej rrugës së Allahut. Vërtet, shumë të mbrapshta janë punët e tyre! Kjo, sepse ata fillimisht besuan, pastaj mohuan, kështu që zemrat e tyre u vulosën dhe si pasojë nuk kuptojnë më. Kur i shihni, pamja e tyre e bukur ju mahnit e, nëse flasin, ju i dëgjoni fjalët e tyre. Megjithatë, ata janë si trungje të mbështetura. Ata***

---

174 Sure Bekare/119

***kujtojnë se çdo thirrje që dëgjojnë, është kundër tyre. Ata janë armiqtë e vërtetë, andaj ruajuni prej tyre! Allahu i vraftë! Sa shumë që janë larguar** (nga e vërteta)**?!"***[175]

Hipokritët *(munafikët)* kanë fjalë e oratori, të cilat kur i dëgjon, hutohesh pas tyre e mendon se këta janë në hak dhe në të drejtë.

Sidoqoftë, ajo që vlen të theksohet, është fakti se nuk lejohet që dikush të fshihet pas fesë Islame për të realizuar qëllimet e tij personale dhe për ta bërë fenë vegël për interesa të dynjasë. Njeriu duhet të shtrëngohet fort mbas Islamit, që të korrë frytet e tij të mëdha, nga të cilat është edhe sundimi në këtë botë përveç shpërblimit të botës tjetër. Allahu i madhëruar thotë: ***"Allahu u ka premtuar atyre prej jush, që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, se do t'i bëjë mëkëmbës në Tokë, ashtu siç i ka bërë ata para tyre dhe që do t'ua forcojë fenë e tyre, me të cilën Ai është i kënaqur dhe që frikën do t'ua shndërrojë në siguri. Le të më adhurojnë Mua e të mos Më shoqërojnë asgjë** (në adhurim)**. Sa për ata që pas kësaj mohojnë** (besimin)**, pikërisht ata janë të mbrapshtët."***[176]

Dhe Ai përsëri thotë: ***"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira që ka bërë."***[177]

## LUFTA NDAJ HIPOKRITËVE NUK I NGJAN LUFTËS NDAJ JOBESIMTARËVE

**Cila është mënyra më e mirë për përballimin e luftës që i bëhet Islamit nga disa prej bijve të myslimanëve, qofshin këta laikë apo të tjerë?**

Muslimanët e kanë për detyrë të përballen me çdo lloj arme që i drejtohet Islamit, ashtu siç është më e përshtatshme.

175 Sure Munafikunë: 1-4

176 Sure Nur: 55.

177 Sure Nahl: 97.

Ata që e luftojnë Islamin me ide dhe fjalë, duhet që t'u përgjigjemi me të njëjtën mënyrë, duke hedhur poshtë kotësinë e ideve të tyre me argumente shkencore e logjike, shto këtu edhe argumentet fetare nga Kur'ani dhe Hadithi, derisa të bëhet e qartë pavërtetësia e tyre. Ata që e luftojnë Islamin nga ana ekonomike, duhet që t'i përballojmë, madje t'i sulmojmë nëse është e mundur me po të njëjtën metodë, me të cilën ata e sulmojnë Islamin. Njerëzve duhet t'u sqarohet se mënyra më e mirë për të forcuar një ekonomi të drejtë, është ajo islame.

Ata që e luftojnë Islamin me armë të caktuara, duhet t'i përballojmë me ato armë që u përshtaten atyre. Allahu i madhëruar thotë: ***"O Profet! Luftoji të pafetë dhe hipokritët dhe bëhu i ashpër ndaj tyre! Vendbanimi i tyre do të jetë Xhehenemi. Eh, sa i shëmtuar është ai vendbanim!"***[178]

## Çifutët dhe të krishterët Allahu i madhëruar i ka cilësuar si jobesimtarë në Librin e Tij të shenjtë

**Një njeri që jep mësim dhe këshilla në një xhami të Evropës, ka thënë se nuk lejohet që çifutët dhe të krishterët të konsiderohen si jobesimtarë. Dhe siç e dini – Allahu ju ruajt - shumica e atyre që frekuentojnë xhamitë në Evropë, kanë shumë pak dije. Kemi frikë se mos përhapen gjëra të tilla, ndaj kërkojmë prej jush të jepni një sqarim bindës për këtë çështje.**

Po ju them se kjo fjalë që ka thënë ky njeri, është e pavërtetë e ndoshta edhe kufër. Dhe kjo sepse Allahu i madhëruar i ka cilësuar si jobesimtarë çifutët dhe të krishterët në Librin e Tij. Allahu i madhëruar thotë: ***"Hebrenjtë thonë: "Uzejri është i biri i Allahut", të krishterët thonë: "Mesihu është i biri i Allahut". Këto janë fjalët e tyre, nga goja e tyre dhe i imitojnë fjalët e***

178 Sure Tahrim/9

***jobesimtarëve të mëparshëm. I vraftë Allahu! Si po shmangen*** *(nga e vërteta)****! Në vend të Allahut, ata kanë zgjedhur për zot rabinët dhe murgjit e tyre, si dhe Mesinë, të birin e Merjemes, ndërkohë që janë urdhëruar të adhurojnë vetëm një Zot, përveç të Cilit nuk ka tjetër që meriton të adhurohet. I lartësuar qoftë Ai mbi gjithçka që ia shoqërojnë*** *(në adhurim)****."***[179]

Kjo tregon se ata janë idhujtarë.

Allahu i madhëruar na sqaron në ajete të tjera haptazi mosbesimin e tyre: ***"Pa dyshim janë jobesimtarë ata që thonë: "Allahu është Mesihu, i biri i Merjemes!"***[180]

Gjithashtu Allahu thotë: ***"Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: "Allahu është njëri prej Trinisë!"*** [181]

Po ashtu Ai thotë: ***"Ata izraelitë që ishin mohues, u mallkuan me gjuhën e Daudit dhe të Isait, të birit të Merjemes."***[182]

Dhe thotë**:** ***"Në të vërtetë, ata që nuk besojnë prej ithtarëve të Librit dhe idhujtarëve, do të hyjnë në zjarrin e Xhehenemit."***[183]

Ajetet që flasin për këtë dhe hadithet janë të shumta. Ai që e mohon mosbesimin e çifutëve dhe të krishterëve, të cilët nuk kanë besuar Muhamedin *(salallahu alejhi ue selem)* dhe e përgënjeshtruan atë, përgënjeshtron Allahun e Madhëruar. Dhe përgënjeshtrimi i Allahut të madhëruar është kufër. E ai që dyshon në kufrin e tyre, nuk ka dyshim se vetë ka rënë në kufër.

Allah qoftë i lëvduar!

Si i lejon vetes ky njeri të thotë se nuk lejohet të thuhet për ata se janë mosbesimtarë, ndërkohë që ata thonë për Allahun se është trini?!

Si nuk u lejuaka që këta të quhen jobesimtarë, ndërkohë që thonë se Mesia është i biri i Zotit, dhe thonë se: Dora e Allahut

179 Sure Teubeh/30,31.
180 Sure Maideh/17.
181 Sure Maideh/73.
182 Sure Maideh/78.
183 Sure El-Bejine:6.

është e shtrënguar! Dhe thonë se: Allahu është i varfër e ne jemi të pasur!

Si nuk e lejuaka që të ata të cilësohen si jobesimtarë ndërkohë që ata thonë për Zotin e tyre këto fjalë të shëmtuara, që të gjitha të turpshme dhe ofenduese?!

Unë e ftoj këtë njeri që të pendohet tek Allahu i madhëruar dhe të lexojë thënien e Tij**: *"Ata dëshirojnë që ti të bësh lëshime, kështu që dhe ata të bëjnë lëshime."*** [184]

Të mos u bëjë lëshime dhe lajka kufrit (herezisë) të atyre, por t'ua sqarojë të gjithëve se janë jobesimtarë. Dhe se ata janë banorë të zjarrit. I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* ka thënë: *"Pasha Atë, të Cilin shpirti i Muhamedit është në Dorë të Tij, askush që dëgjon nga këta njerëz, çifut qoftë apo i krishterë, dhe pastaj vdes duke mos besuar në atë me të cilën jam dërguar veçse do të jetë prej banorëve të Zjarrit."* [185]

Ky njeri duhet të pendohet te Zoti për këtë fjalë të hatashme dhe të shprehet haptazi e qartë se ata janë jobesimtarë dhe prej banorëve të zjarrit. Të krishterët dhe çifutët duhet patjetër të ndjekin Profetin Muhamed *(salallahu alejhi ue selem)*, të cilin e njohin siç njohin fëmijët e tyre. Allahu i madhëruar thotë: ***"dhe atyre që ndjekin të Dërguarin Tonë, Profetin që nuk di shkrim e lexim, të cilin ata do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill. Ai do t'i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t'i ndalojë nga të këqijat; do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që kanë pasur. Prandaj, ata që do ta besojnë, përkrahin dhe nderojnë atë, duke ndjekur dritën që është zbritur me të, pikërisht ata janë të fituarit."*** [186]

Ardhja e Muhamedit *(salallahu alejhi ue selem)* është përgëzuar nga Isai, biri i Merjemes *(salallahu alejhi ue selem)*, siç e përmend këtë Zoti në Kuran kur thotë: ***"Kujto kur Isai, i biri i Merjemes,***

---

184 Sure Kalem/9.

185 Transmeton Muslimi Nr/153.

186 Sure A'raf/ 157

***tha: "O bijtë e Izraelit, unë jam i dërguari i Allahut tek ju, për t'ju vërtetuar Teuratin e shpallur para meje dhe për t'ju sjellë lajmin e gëzueshëm për një të dërguar, emri i të cilit është Ahmed, që do të vijë pas meje". Por, kur ai u solli atyre shenja të qarta, ata thanë: "Kjo është magji e hapur!"*** [187]

E kur u erdhi Ahmedi, me të cilin ishin përgëzuar me argumente të qarta, thanë se kjo është një magji e qartë. Dhe me këtë u kthejmë përgjigje atyre të krishterëve, të cilët mund të thonë se këtu është përmendur emri Ahmed dhe jo Muhamed!

Ne u themi se Allahu i madhëruar thotë: ***"Por, kur ai u solli atyre shenja të qarta"***, dhe mbas Isait nuk ka ardhur tjetër veçse Muhamedi *(salallahu alejhi ue selem)* . Muhamedi është Ahmedi. Por, siç shihet, Allahu e frymëzoi Isain *(salallahu alejhi ue selem)* që ta quajë Muhamedin me emrin Ahmed. Emri Ahmed në gjuhën arabe është në shkallën sipërore dhe vjen nga fjala "hamd" - lavdërim. Pra ai është lavdëruesi më i madh i Allahut mes njerëzve, ashtu siç është edhe njeriu më i lavdëruar për karakterin dhe cilësitë që ai zotëronte.

Po ju theksoj se cilido që pretendon se në tokë ka fe tjetër, të cilën Allahu e pranon përveç fesë Islame, është kafir *(jobesimtarë)*, për të cilin nuk ka dyshim në kufrin *(herezinë)* e tij. Kjo sepse Allahu i madhëruar thotë në librin e Tij: ***"Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur."*** [188]

Po kështu Allahu i lartësuar thotë: ***"Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj."*** [189] Dhe thotë: ***"Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami."*** [190]

Prandaj, e përsëris që ky njeri që ka thënë këtë fjalë, duhet të pendohet tek Allahu i Madhëruar dhe t'u sqarojë të gjithë njerëzve

---

187 Sure Saf/6

188 Sure Ali Imran: 85.

189 Sure Maide/3.

190 Sure Ali Imran: 19.

se hebrenjtë dhe të krishterët janë jobesimtarë. Argumentet atyre u kanë ardhur dhe mesazhi u ka shkuar, por ata e mohuan nga inati.

Çifutët cilësoheshin dikur si popull, mbi të cilin ka rënë zemërimi i Allahut, sepse ata e njihnin të vërtetën dhe e kundërshtonin, ndërsa të krishterët janë cilësuar si të humburit, sepse ata e deshën të vërtetën, por e humbën. Ndërsa sot të dyja grupet e njohin të vërtetën dhe e kundërshtojnë atë, pra që të dyja e meritojnë të bjerë zemërimi i Allahut mbi ta.

Unë i ftoj të gjithë hebrenjtë dhe të krishterët që të besojnë Allahun dhe të gjithë Profetët e Tij, dhe të ndjekin Muhamedin *(salallahu alejhi ue selem)*, sepse kjo u është urdhëruar edhe në mesazhet që u kanë ardhur. Allahu i madhëruar thotë: ***"Na cakto të mira në këtë botë dhe në tjetrën, sepse veç te Ti kthehemi." Allahu tha: "Unë godas me dënimin Tim kë të dua, ndërsa mëshira Ime përfshin çdo gjë. Atë do t'ua jap atyre që ruhen nga gjynahet e japin zekatin, atyre që u besojnë shpalljeve Tona dhe atyre që ndjekin të Dërguarin Tonë, Profetin që nuk di shkrim e lexim, të cilin do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill. Ai do t'i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t'i ndalojë nga të këqijat; do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që kanë pasur. Prandaj, ata që do ta besojnë, përkrahin dhe nderojnë atë, duke ndjekur dritën që është zbritur me të, pikërisht ata janë të fituarit." Thuaj (o Muhamed): "O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju, i Atij që i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës. Nuk ka zot tjetër të vërtetë veç Atij; Ai jep jetë dhe vdekje, prandaj besoni në Allah dhe në të Dërguarin e Tij, Profetin që nuk di shkrim e lexim e që beson në Allah dhe Fjalët e Tij! Shkoni pas Tij që të jeni në rrugën e drejtë!"***[191]

Ata do të marrin shpërblim të dyfishtë nëse e pranojnë këtë fe, siç ka thënë i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"Tre***

191 Sure A'raf: 156-158.

***njerëz kanë dy shpërblime: një njeri që ka qenë nga ithtarët e Librit** (çifut ose i krishterë)**, i cili besoi Profetin e tij dhe besoi edhe Muhamedin** (salallahu alejhi ue selem)**....**"*[192]

Unë këtu po i referohem edhe librit të fik'hut "El-Ikna", kapitulli që flet për atë që braktis fenë, ku autori i tij thotë: *"... apo ai që nuk i konsideron jobesimtarë ata që kanë një fe tjetër veç Islamit, si p.sh., të krishterët, apo dyshon në kufrin e tyre, apo e pranon për të saktë drejtimin e tyre, ky person është jobesimtar (kafir)."*

Dijetari islam Ibn Tejmije thotë: *"Kush mendon se kishat janë shtëpi (të Zotit dhe se Allahu adhurohet në to, dhe se ajo që çifutët dhe të krishterët bëjnë në to është adhurim ndaj Allahut dhe bindje ndaj të Dërguarit të Tij, apo se Allahu e do një gjë të tillë dhe është i kënaqur me të, apo se Ai i ndihmon në hapjen e kishave dhe ngritjen e fesë së tyre, dhe se e gjitha kjo është afrim dhe bindje ndaj Allahut, një njeri i tillë është kafir."*

Diku tjetër ai thotë: *"Ai që beson se vizita e të krishterëve apo çifutëve, të cilët jetojnë mes muslimanëve nëpër kishat e tyre, është afrim tek Allahu, një njeri i tillë ka dalë nga feja."*

Të gjitha këto e përforcojnë atë që përmendëm në fillim të përgjigjes, dhe në këtë çështje nuk ka asgjë të paqartë. Allahun e lusim të na ndihmojë!

192 Transmeton Buhariu nr/97. Muslimi nr/154.

SHTOJCË

## Mesatarja në daua

*nga*
*Shejh Muhamed ibn Salih El-Uthejmin*

Lavdërimet më të larta i përkasin vetëm Allahut, Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij ndihmë kërkojmë. Allahut i lutemi të na falë dhe para Tij pendohemi për gjynahet dhe gabimet tona.

O Allah, na ruaj nga të këqijat që bëjmë dhe na mbro nga pasojat e punëve tona të mbrapshta!

Atë që Allahu e shpie drejt udhëzimit, askush nuk mund ta devijojë dhe atë që Ai e lë në humbje, askush nuk mund ta udhëzojë.

Dëshmoj se nuk ka hyj tjetër veç Allahut, të vetëm e të pashoq, dhe dëshmoj se Muhamedi është robi dhe i dërguari i Tij. Allahu e dërgoi Profetin e Tij me një fe të vërtetë dhe me udhëzim të drejtë. Ai e komunikoi më së miri mesazhin dhe e shpuri në vend amanetin e Zotit. Profeti e këshilloi popullin dhe luftoi deri në vdekje për hir të Allahut, ashtu siç e meriton të luftosh për hir të Tij. Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të, familjen dhe shokët e tij dhe të gjithë ata që e pasojnë deri në ditën e Kiametit.

Është një kënaqësi e imja të trajtoj një temë të tillë të rëndësishme për të gjithë myslimanët, siç është tema e predikimit për fenë e Allahut të lartësuar.

Allahu i madhëruar thotë: ***"E kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut, bën vepra të mira dhe thotë: "Unë me të vërtetë jam mysliman."***[1]

1 Fusilet:33.

Mënyra se si është ndërtuar ajeti në formë pyetjeje, ku tregon mohim, pra nuk ka asnjë që të flasë më bukur. Shkaku pse përdoret forma e pyetjes në një kontekst mohues, bëhet për dy arsye: E para, për të mohuar këtë gjë dhe e dyta, për të sfiduar atë të cilit i drejtohet ligjërimi që të provojë të kundërtën.

Pyetja në ajet ta jep një përshtypje të tillë, ajo është tamam si të thotë: Nëse ti ke diçka më të mirë sesa kjo, atëherë sille! E pra mund të themi se nuk ka asnjë që të flasë më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut, bën vepra të mira dhe thotë: ***"Unë me të vërtetë jam mysliman."***

Të ftosh njerëzit për tek Allahu, do të thotë t'i ftosh për te feja e Tij dhe për te rruga që të shpie në Xhenetin e Tij.

Thirrja që Profetët e Zotit u kanë drejtuar njerëzve, vërtitet rreth tri çështjeve kryesore:

**E para:** Njohja e Allahut me emrat dhe atributet e Tij.

**E dyta:** Njohja e fesë së Tij që të shpie në Xhenet.

**E treta:** Njohja e shpërblimit që kanë ata që i binden urdhëresave të Zotit dhe ndëshkimi që marrin ata që nuk i binden.

Të ftosh për tek Allahu, është një nga shtyllat e punëve të mira, pa të cilën nuk mund të plotësohet shpërblimi. Allahu i madhëruar thotë: ***"Për kohën! Me të vërtetë, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën dhe durimin."***[2]

Të këshillojmë për të vërtetën, do të thotë të thërrasim për tek e vërteta; të këshillojmë për durim, do të thotë që njerëzve t'u themi të durojnë për hir të fesë.

Thirrja për në fenë e Allahut sot gjendet ndërmjet dy ekstremeve dhe mesatares. Për sa u përket dy ekstremeve, ato janë: ashpërsia e thirrësve dhe, nga ana tjetër, neglizhenca dhe toleranca e tepruar.

I pari është i ashpër dhe kërkon që njerëzit ta zbatojnë fenë me rigorozitet dhe nuk toleron për asgjë, edhe për ato gjëra që vetë feja toleron. Ky njeri kur sheh se njerëzit kanë mangësi edhe në

2 Sure El-Asr.

çështjet fetare që janë të pëlqyera, bëhet keq dhe u flet si të kishin lënë ndonjë parim kryesor të fesë. Këtu mund të përmendim disa shembuj:

- Dikush mund të shohë se njerëzit kur falen, nuk e bëjnë uljen e pushimit para se të ngrihen për në rekatin e dytë dhe në rekatin e katërt. Kjo ulje që te dijetarët njihet si "ulja e pushimit" *(xhelsetu istiraha)*, konsiderohet nga disa si sunnet, po kështu edhe nga ky njeri, megjithatë ai kur sheh se njerëzit nuk e bëjnë, i qorton ata. Ai flet me ta dhe të krijon përshtypjen sikur ajo të ishte diçka e detyruar. Disa dijetarë kanë thënë se ekziston mirëkuptimi mes dijetarëve, se kjo ulje nuk është e detyruar dhe se ekzistojnë tri qëndrime në lidhje me të: Qëndrimi i parë thotë se ajo është e pëlqyer në çdo rast. I dyti, se nuk është e pëlqyer në asnjë rast. Dhe i treti, se kjo ulje është e pëlqyeshme nëse është e nevojshme, si për shembull për një njeri të moshuar apo të sëmurë që mezi ulet dhe ngrihet.

Megjithatë ka njerëz që përsëri i trajtojnë të tilla gjëra si të ishin të detyrueshme!

- *Shembull tjetër,* ka njerëz që shohin ndonjërin se kur ai falet dhe ngrihet nga rukuja, i lidh përsëri duart e tij, të djathtën mbi të majtën. Kjo i duket atij bidat, ndaj edhe mund t'i thotë se je bidatçi! Pse i lidh përsëri duart mbas rukuje, duhet t'i lëshosh patjetër!

Kjo është një çështje për të cilën ka mendime të ndryshme e ndoshta edhe argumenti më i saktë mund të jetë me atë që mendon se ato duhet të lidhen pasi të ngrihesh prej rukuje, ashtu siç mbahen lidhur para saj. Hadithi i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* që përcillet nga Sehl ibn Sadi, mund të themi se e mbështet këtë mendim. Ai thotë: *"Njerëzit urdhëroheshin që në namaz dorën e tyre të djathtë ta vinin mbi parakrahun e së majtës."*[3]

- *Shembull tjetër,* ka njerëz që i qortojnë disa të tjerë kur falen apo bëjnë ndonjë lëvizje, qoftë edhe të vogël. Lëvizje të tilla që

3 Transmeton Buhari.

nuk e prishin namazin dhe janë të nevojshme, lejohen, pasi lëvizje të tilla transmetohen të jenë bërë edhe nga vetë Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*, ndaj ato nuk janë të ndaluara. Një herë një shok i Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, Ebu Xhuhejfe, po falej dhe me dorë kish kapur frerët e kalit të tij. Kali filloi të largohej pak nga pak dhe Ebu Xhuhejfe filloi të lëvizte bashkë me të derisa mbaroi namazin. Një burrë, nga ata që tregohen të ashpër, e pa dhe i tha: "Shikojeni këtë njeri! Shikojeni këtë njeri! Shikojeni këtë njeri!" Ndërkohë që Ebu Xhuhejfe ishte një sahab i nderuar, Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

Mbasi Ebu Xhuhejfe mbaroi namazin, i shpjegoi këtij njeriu se një veprim i tillë lejohet, sepse nëse do ta linte kalin të ikte, do ta kishte humbur dhe deri në darkë nuk kishte për ta gjetur. Shih se ç'do të thotë të kuptosh fenë, të tolerosh dhe ta bësh atë të lehtë!

- Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* falej me shokët e tij dhe qëllonte që mbante me vete Umamen, të bijën e Zejnebes, vajzës së tij. E pra, Profeti ishte gjyshi i saj dhe e mbante në krah, ndërkohë që falej me njerëzit. Ndërsa kur binte në sexhde, e ulte. Të gjitha këto veprime janë lëvizje që nuk i përkasin namazit, megjithatë Profeti duke u sjellë me dashamirësi me mbesën e vet, i bënte ato. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* qe njeriu që më shumë se askush i frikësohej Allahut dhe që e njihte fenë më mirë se asnjë njeri tjetër.

- *Një shembull tjetër,* disa shokë të Profetit u mblodhën njëherë dhe pyetën se çfarë bënte kur nuk ishte në publik me njerëzit. Pasi e morën vesh, iu duk pak. Ata thanë: Profetit i janë falur gabimet, ato që ka bërë dhe ato që do të bëjë, ndërsa ne kemi nevojë që Allahu të na i falë gabimet tona. Njëri prej tyre tha: Unë gjithmonë do të agjëroj. I dyti: Unë gjithmonë do të falem (natën) dhe nuk do të fle. Dhe një i tretë: Unë nuk do të martohem asnjëherë.

Kur këto fjalë i shkuan Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* në vesh, tha: ***"Për sa më takon mua, unë herë agjëroj dhe herë***

***jo; edhe falem, edhe fle, dhe martohem me gra. E kujt nuk i pëlqen rruga*** *(sunneti)* ***ime, ai nuk më përket mua."***

E gjitha kjo tregon se ne nuk na takon, madje nuk na lejohet që të tregohemi ekstremistë në fenë e Allahut, si me të tjerët, ashtu edhe me veten tonë. Duhet të jemi të mesëm dhe të qëndrueshëm, ashtu siç na ka urdhëruar Allahu i madhëruar dhe Profeti i Tij. Allahu i lartësuar thotë: ***"Dhe vërtet, kjo është Rruga Ime e Drejtë, kështu që ndiqeni atë dhe mos ndiqni rrugë të tjera, pasi ato do t'ju ndajnë e t'ju largojnë nga Udha e Tij. Këtë jua ka urdhëruar Ai që të bëheni të përkushtuar."***[4]

Profeti u tha shokëve të tij: *"Mos më lavdëroni ashtu siç e lavdëruan të krishterët Isain, të birin e Merjemes."* Dhe po kështu, duke u kthyer nga Muzdelifeja për në Mina, gjatë Haxhit, mori disa guriçka në dorë dhe tha: *"O njerëz! Me gurë të ngjashëm si këta gjuani dhe mos e tepronі në fe."*

E kundërta e të gjithë kësaj është neglizhenca në predikimin fetar. Njeriut mund t'i krijohen raste të volitshme për të ftuar njerëzit në fe dhe ai i humbet këto raste. Ndonjëherë i humbet, sepse shejtani i shtie në mend se kjo nuk është koha e përshtatshme për t'u predikuar njerëzve dhe ata nuk kanë për t'i pranuar fjalët e tua.... e mjaft justifikime të tjera që të vijnë në kokë dhe bëjnë të humbësh rastin.

Ka njerëz që kur shohin ndonjërin që nuk i pëlqen se si mëkaton, nuk janë të gatshëm t'i qëndrojnë pranë dhe nuk kanë asnjë shpresë se ai mund të rregullohet. Kjo gjë është problem! Allahu na e ka bërë të qartë se duhet të durojmë dhe të shpresojmë shpërblimin tek Allahu. Ai i thotë Profetit të Tij: ***"Kështu pra, ji i duruar*** *(O Muhammed)* ***ashtu siç bënë durim të Dërguarit e vendosur e me vullnet të fortë dhe mos ji i nxituar për ta*** *(jobesimtarët)*.***"***[5]

Njeriu duhet të durojë dhe ta përmbajë veten edhe nëse shikon diçka që e prek apo e lëndon atë, le të durojë për hir të

4 El-Enam:153.

5 El-Ahkaf:35.

Allahut. Kur Profetit (salallahu alejhi ue selem), iu gjakos gishti në luftë, tha: ***"Ti nuk je veçse një gisht i gjakosur që për hir të Allahut u sakrifikove."***

Ky është rast i kundërt me të parin. Ai e sheh me sytë e tij dhe dëgjon me vesh që situata, e cila po përballet me të, bie në kundërshtim me fenë, megjithatë nuk i fton njerëzit tek e drejta dhe e vërteta.

Ka disa njerëz që thonë: Duhet t'i trajtojmë myslimanët të gjithë njëlloj, si një grup i vetëm, përderisa të gjithë kanë një fe, dhe të mos bëjmë dallime në mes atij që ndjek sunnetin dhe atij që është ndjekës i bidatit![6] Kjo gjë është e gabuar, sepse e vërteta duhet të dallohet nga e shtrembëta, ashtu si edhe ata që e pasojnë të vërtetën, duhet të dallohen nga ata që nuk e pasojnë atë. Nëse njerëzit do të ishin të përzier pa u dalluar, mjafton që t'i thonë vetes mysliman edhe sikur mes tyre të ketë të atillë që me devijimet e tyre dalin jashtë Islamit, pa dyshim që këtë gjë asnjë besimtar i sinqertë, që i do të mirën këtij umeti, nuk do ta bënte!

Ka njerëz që kanë mundësi dhe potenciale intelektuale për të ftuar në fenë e Allahut, por ata megjithëse i shohin njerëzit në rrugë të gabuar, druhen t'u flasin nga frika se mos i ofendojnë apo flasin keq për ta. Këta lloj njerëzish qëllon që kur shohin ata të mesmit, që janë kapur pas fesë pa tepruar, thonë: Ata janë njerëz fanatikë, janë njerëz ekstremistë, janë injorantë ... janë ...e janë! Ndonëse janë në rrugë të drejtë!

Kur të mesmit i shohin ekstremistët, thonë për ta: Ju keni mangësi dhe jeni tepër tolerantë! Ju nuk jeni duke i dhënë hakun fesë...etj!

E pra nuk mund të përdorim si njësi matëse për ashpërsinë dhe tolerancën, opinionet tona personale dhe ajo që na pëlqen neve. Por matësi i drejtë i kësaj gjëje është udhëzimi i Profetit dhe i shokëve të tij. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* na e ka qartësuar rrugën e tij mjaft mirë, nëpërmjet fjalëve dhe praktikës së tij.

6 Si për shembull në mes sunnijve dhe shiave. (sh.përkth)

Nëse vihesh në një situatë kur nuk di se çfarë të bësh, të tregohesh i ashpër apo tolerant, nëse nuk e di se cila do të ishte më e mira dhe më e dobishmja, të ishe i butë apo ashpër, duhet të zgjedhësh rrugën e tolerancës dhe butësisë, sepse Profeti thotë: *"Feja me të vërtetë është lehtësim."* Kur Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*, dërgoi Muadhin dhe Ebu Musën në Jemen, u tha: ***"Lehtësoni dhe mos vështirësoni, përgëzoni dhe mos i largoni njerëzit."***

- Njëherë kur një hebre po kalonte pranë Profetit, i tha: Es-samu alejkum o Muhamed! Pra ai po thoshte: Vdekja qoftë mbi ty! Pasi *es-sam* do të thotë vdekje në gjuhën arabe. Pranë Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, ndodhej Aishja dhe kur e dëgjoi, iu përgjigj duke i thënë: Edhe mbi ty qoftë *es-sami* (vdekja) dhe mallkimi! Profeti iu drejtua dhe i tha Aishes: ***"Allahu është i butë dhe e do butësinë. Allahu jep nëpërmjet butësisë atë që nuk e jep nëpërmjet ashpërsisë."***

Duku u bazuar në këtë thënie të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, duhet që në rastet kur gjendemi në dilemë, nëse duhet të përdorim ashpërsinë apo butësinë, duhet të zgjedhim këtë të fundit. Kjo sepse ***"Allahu jep nëpërmjet butësisë atë që nuk e jep nëpërmjet ashpërsisë."*** Ai që do ta kuptojë më mirë këtë gjë, le ta provojë.

Kur njerëzve, të cilët i fton në fe, u flet me ashpërsi, ata do të të marrin inat dhe do të ta kthejnë me të njëjtën monedhë. Nëse është ndonjëri i thjeshtë, do të të thotë: Unë ndjek njerëz që dinë më tepër sesa ty! Nëse ka dije, do të fillojë të debatojë, ndonëse e vërteta mund të jetë e qartë për të dy si drita e diellit. Por egoja nuk e lë të pranojë të vërtetën dhe të tregohet i humbur, por atij i duket se ka përpara një betejë për të fituar! Dhe e gjitha kjo vetëm për shkak se ti u solle ashpër me të.

Thirrja për në fenë e Allahut bëhet me urtësi dhe me këshilla të bukura. E vërteta është e qartë për të gjithë, përveç për dy lloje njerëzish: Për indiferentin dhe mendjemadhin që nuk don t'ia dijë, ndërsa ai që i qaset së vërtetës me përulësi dhe bindje, do të ketë sukses për ta pranuar dhe njohur atë.

Nganjëherë ekstremi vjen nga prindërit, sidomos nga këta të sotmit. Ndonëse shohim shumë të rinj ta duan fenë dhe t'i përkushtohen asaj, ka prindër që i shtrëngojnë dhe nuk i lënë të lirë djemtë dhe vajzat e tyre të bëjnë vepra të mira që i ka urdhëruar feja, megjithëse asgjë e keqe nuk u vjen as prindërve dhe as fëmijëve të tyre nga kjo gjë. Si për shembull, ata prindër që bëhen pengesë që fëmijët e tyre të falen apo të agjërojnë, ndonëse këto gjëra nuk u bëjnë dëm prindërve në mosplotësimin e kërkesave dhe nevojave të tyre dhe as vetë të rinjve në mendjen, shëndetin dhe shkollimin e tyre, si për djemtë dhe për vajzat. Unë kam frikë se këta prindër këtë e bëjnë për shkak të urrejtjes apo pakënaqësisë që kanë ndaj fesë dhe rregullave të saj. Kjo është diçka vërtet e keqe, sepse ai që nuk e pëlqen të vërtetën dhe fenë, mund të dalë fare nga ajo me këtë pakënaqësi dhe urrejtje që ka. Allahu i madhëruar thotë: ***"Këtë për shkak se ata urrejnë atë që zbriti Allahu, kështu që Ai i ka bërë pa asnjë dobi veprat e tyre."***[7]

Dhe veprat nuk zhvlerësohen veçse kur njeriu dezerton nga Islami, ashtu siç thotë Allahu: ***"Dhe kushdo qoftë prej jush që kthehet prapa nga feja e tij*** *(Islami)* ***dhe vdes si jobesimtar, atëherë veprat e tij do t'i humbasin në këtë botë dhe në Botën e Pastajme, dhe do të jetë prej banorëve të Zjarrit. Aty do të banojnë përgjithmonë."***[8]

- Për sa u përket të rinjve, djem apo vajza qofshin, nëse ndjekin në rregull mësimet e shkollës dhe krahas tyre zbatojnë edhe fenë e Zotit, nuk ka se si të konsiderohen aspak si njerëz fanatikë apo të ashpër.

Ka prej të rinjve që tregohen tepër të ashpër me familjarët e tyre dhe ndjehen të shqetësuar edhe për disa gjëra që janë të lejuara. Ka raste kur këta të rinj kërkojnë prej baballarëve dhe nënave të tyre, apo edhe vëllezërve dhe motrave, që edhe ata të jenë në një nivel me të, për sa i përket përkushtimit ndaj fesë.

---

7 Muhamed:9.

8 El-Bekare:217.

Kjo nuk është e drejtë, ti e ke si detyrë që nëse sheh se ata bëjnë një vepër të ndaluar, t'i këshillosh, por nëse i sheh që ata kanë mangësi në disa gjëra që nuk janë të detyruara, si për shembull lënien e disa gjërave të pëlqyera nga ana fetare, kjo nuk duhet të të shtyjë aspak që të sillesh ashpër me ta. Po kështu edhe për disa gjëra, për të cilat dijetarët nuk kanë rënë dakord. Nëse ata marrin mendimin e ndonjë dijetari për këtë çështje, nuk bën të tregohesh i ashpër dhe shtrëngues me ta.

Çdo njeri, çfarëdo qoftë ai, një thirrës apo një adhurues dhe praktikant i thjeshtë i besimit, duhet të kapet pas së mesmes, as i ashpër dhe as neglizhent, por ta mbajë fenë e Zotit ashtu siç duhet, ashtu siç e kërkon vetë Allahu. Allahu thotë në librin e Tij: ***"Ai ka urdhëruar për ju atë Fe, të cilën ta zbuloi ty*** *(o Muhamed)* ***dhe që pati urdhëruar për Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain, duke thënë: "Qëndroni në fenë e drejtë dhe mos u përçani në të!" Por për idhujtarët është e rëndë ajo në të cilën po i fton ti. Allahu zgjedh për këtë fe kë të dojë dhe udhëzon drejt saj këdo që kthehet tek Ai me pendim."***[9]

Të *qëndrosh në fe,* do të thotë ta zbatosh atë në mënyrë të drejtë, ashtu siç e ka ligjëruar Allahu. Të mos përçahemi në fe, është një ndalesë që vjen nga Zoti, sepse pasojat e përçarjes janë tepër të rrezikshme si për individët, ashtu edhe për të gjitha grupimet dhe umetin në tërësi.

Përçarja është një fenomen i dhimbshëm, sepse kur njerëzit janë të përçarë, ndodh ajo që thotë Allahu: ***"dhe mos u grindni ndërmjet jush, sepse do të humbni guximin e do t'ju lërë fuqia."*** Kur njerëzit përçahen dhe grinden me njëri-tjetrin, detyrimisht do të dështojnë dhe do të humbasin edhe forcën e tyre dhe do të jenë pa asnjë peshë përpara armiqve të Islamit, qofshin këta armiq të hapur apo edhe hipokritë. Ky soj njerëzish kënaqen kur shohin një përçarje të tillë, madje janë po këta njerëz që nxisin dhe i hedhin benzinë zjarrit të përçarjes mes vëllazërisë së besimit dhe mes thirrësve në fenë e Zotit. Ne e kemi detyrim t'u bëjmë

9 Esh-Shura:13.

ballë këtyre intrigave që nuk e duan fenë e Zotit dhe rrugën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*. Të jemi të bashkuar si një trup i vetëm, të jemi vëllezër të lidhur me librin e Allahut dhe rrugën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, ashtu siç ishin edhe të parët e mirë të këtij umeti, në veprat dhe në jetën e tyre. Nëse kjo bazë do të neglizhohet, atëherë ka mundësi që një mangësi e tillë të na shpjerë në një dështim të madh.

Përçarja është kënaqësi për djajtë, qofshin njerëz këta apo xhindë. Sepse ata e dinë se bashkimi i atyre që ndjekin të vërtetën, përbën një forcë të padëshiruar për armiqtë e Islamit, ndërsa përçarja bëhet pengesë për një gjë të tillë. Allahu i madhëruar thotë: ***"Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe mos u grindni ndërmjet jush, sepse do të humbni guximin e do t'ju lërë fuqia."***[10] Dhe përsëri Ai thotë: ***"Mos u bëni si ata që, pasi u erdhën provat e qarta, u përçanë dhe u grindën. Për këta do të ketë dënim të madh."***[11] Dhe ***"Me të vërtetë, ti s'ke të bësh fare me ata që e përçajnë fenë e tyre dhe shndërrohen në sekte. Tek Allahu është puna e tyre e pastaj Ai do t'u tregojë çfarë patën punuar."***[12] Dhe ***"Ai ka urdhëruar për ju atë Fe, të cilën ta zbuloi ty*** *(o Muhamed)* ***dhe që pati urdhëruar për Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain, duke thënë: "Qëndroni në fenë e drejtë dhe mos u përçani në të!"***[13]

Allahu na ka ndaluar që të përçahemi dhe na i ka bërë të qarta pasojat e dhimbshme të kësaj përçarjeje. Ne të gjithë e kemi detyrim të jemi një grup i vetëm, unik, edhe nëse kemi mendime të ndryshme për disa çështje apo për disa metoda.

Përçarja mbjell vetëm shkatërrim dhe hallakatje, e pa dyshim dobësi. Edhe mes shokëve të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* ka pasur mospërputhje mendimesh, por ata nuk u përçanë, as nuk u urryen e as nuk u armiqësuan me njëri-tjetrin. Mes tyre

10 El-Enfal:46.

11 Al-Imran:105.

12 El-Enan:159.

13 Esh-Shura:13.

ka pasur mospërputhje mendimesh edhe në kohën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, si për shembull kur ai pas luftës së Hendekut u tha shokëve të tij: ***"Askush prej jush të mos e falë ikindinë veçse në fisin Beni Kurejdha."*** Sahabet dolën nga Medina për të shkuar në fisin Beni Kurejdha, por ndërkohë i zuri koha e namazit të ikindisë. Kështu ata ranë në mosmarrëveshje se çfarë do të bënin. Dikush thoshte se nuk do të falemi veçse në fisin Beni Kurejdha edhe sikur të perëndojë dielli, sepse Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* na tha: ***"Askush prej jush të mos e falë ikindinë veçse në fisin Beni Kurejdha."*** dhe ne e dëgjuam dhe i bindemi vetëm atij. Ndërsa pati të tjerë që thanë se Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* me këto fjalë kishte si qëllim që ne të nxitonim dhe të dilnim sa më shpejt dhe kur të hyjë koha, ne të falim namazin e ikindisë. E gjithë kjo mosmarrëveshje i shkoi në vesh Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* dhe ai nuk u tregua i ashpër me asnjërin dhe as nuk qortoi njeri për mënyrën sesi i kishte kuptuar fjalët e tij. Sahabet vetë nuk u përçanë për shkak të të kuptuarit të ndryshëm të thënies së Profetit dhe po kështu edhe ne nuk duhet të përçahemi, por të jemi si një trup i vetëm.

Ndonjëri mund të thotë: Nëse ai me të cilin ne nuk pajtojmë, është një ndjekës i bidatit, si duhet të sillemi atëherë me të?

Përgjigja është: Bidati ndahet në dy lloje:

I pari, bidat që të nxjerr nga feja.

I dyti, bidat që nuk të nxjerr nga feja.

Në të dyja rastet, ne na takon që t'i ftojmë tek e vërteta të gjithë ata që i thonë vetes myslimanë, duke ua sqaruar atë sa më mirë, por pa i sulmuar për shkak të asaj që bëjnë apo besojnë. Kjo gjë mund të bëhet vetëm nëse bindemi se ata po tregohen mendjemëdhenj ndaj pranimit të së vërtetës. Për një arsye të ngjashme, Allahu i thotë të Dërguarit të Tij: ***"Mos i shani idhujt që ata i adhurojnë në vend të Allahut, në mënyrë që ata të mos e shajnë Allahun armiqësisht nga padija."***[14]

14 El-Enam:108.

Së pari, le t'i ftojmë ata tek e vërteta duke ua sqaruar atë me argumente dhe fakte, sepse e vërteta pranohet nga të gjithë ata që e kanë ruajtur natyrën e pastër, me të cilën lind njeriu. Nëse e shohim se ata tregohen mendjemëdhenj dhe kryeneçë, ne e bëjmë të qartë të vërtetën, sepse e vërteta duhet patjetër të bëhet e qartë pa qenë e nevojshme të debatohet me kundërshtarët e saj.

Ndërsa për sa i përket të mosfolurit me ta, kjo varet nga bidati. Nëse kemi të bëjmë me një bidat që të nxjerrë nga feja, atëherë e kemi për detyrë që të largohemi dhe të mos u flasim këtyre njerëzve. E nëse bidati nuk arrin në një shkallë të tillë, (*që të nxjerrë nga feja*) dhe nga moskomunikimi me ta ka dobi, atëherë nuk u flasim. Por nëse moskomunikimi me ta nuk bën dobi, atëherë u flasim, sepse në themel të parimeve fetare është haram që një besimtar të mos i flasë një besimtari tjetër. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* thotë: ***"Një njeriu besimtar nuk i lejohet të mos flasë me vëllain e tij më shumë se tri ditë."*** Kjo ndalesë përfshin të gjithë besimtarët edhe ata me moral të keq (fasikët), përveç rasteve kur moskomunikimi me të tillë njerëz bën dobi.

Të mos flasësh dhe të mos komunikosh me një njeri gjynahqar, është një lloj ilaçi, i cili nëse nuk bën dobi, por përkundrazi mund ta shtojë edhe më tepër gjynahun dhe rebelimin, atëherë ajo prej së cilës nuk vjen ndonjë dobi, interesi e do që ajo të mos bëhet.

Zgjidhja e problemit të përçarjes bëhet ashtu siç kanë vepruar sahabët, Allahu qoftë i kënaqur me ta. Ne duhet të dimë se kjo mospërputhje mendimesh vjen nga ixhtihadet (opinionet fetare), për të cilat lejohen mendimet e ndryshme dhe ato nuk kanë ndonjë efekt negativ. Në të vërtetë kjo gjë është pajtim mes nesh, sepse çdo njeri prej nesh ka atë mendim që mendon se argumenti e mbështet atë. Pra që të gjithë kemi pasur parasysh argumentin, dhe secili prej nesh e mbron mendimin e tij, sepse sipas bindjes që kemi, argumenti e vërteton atë. Është detyrë për të gjithë që të mos ndiejmë për vëllain tonë pakënaqësi, por duhet t'i jemi mirënjohës për mendimin që ka, sepse mospajtimin me ne e ka për shkak të argumentit që mbështet.

Ne nuk kemi asnjë të drejtë më shumë për t'u imponuar të tjerëve mendimin tonë dhe tjetri nuk e paska këtë të drejtë për të na imponuar mendimin e tij! E kemi për detyrë që këtë mospajtim mendimesh të bazuar në opinionet e ndryshme fetare *(ixhtihadet)*, ta kthejmë në pajtim dhe në një mjet bashkimi mes nesh, dhe ku ka më mirë!

Nëse nijeti është i sinqertë, edhe shërimi i kësaj plage është i lehtë. Ama nëse nijeti nuk është i sinqertë dhe gjithësecilit i pëlqen mendimi i tij dhe nuk i intereson ai i tjetrit, pa dyshim se suksesi do të jetë i largët.

Allahu i ka këshilluar njerëzit që të jenë të pajtuar mes vetes dhe të mos përçahen. Ai thotë: ***"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu siç i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë! Të gjithë mbahuni fort për litarin e Allahut*** *(Kuranin)* ***dhe mos u përçani!"***[15]

Ky ajet është një këshillë shumë e vlefshme për myslimanët.

E lus Allahun e lartësuar të më bëjë mua dhe ju të udhëzuar dhe udhëzues, të pajtuar dhe pajtues, sepse me të vërtetë Ai është Bujar dhe Fisnik i madh!

Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve, paqja dhe bekimi i Allahut qoftë për Profetin tonë, Muhamedin, familjen dhe mbarë shokët e tij.

15 Ali-Imran:102-103.

# Përmbajtja